


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Jakup Çunaku, Miftar Ajdini,
Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta,
Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca
**Korrektor**
Skender Rashiti
**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku
**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Fitër Bajrami - festë e dyfishtë*

*Për ne në Kosovë Fitër Bajrami, këtë vit, pati një domethënie të dyfishtë, ngase për të parën herë e pritem dhe e festuamë në Kosovën e pavarur e të pranuar ndërkombëtarisht, për çka i jemi mirënjohës Zotit fuqiplotë që na mundësoi ta arrijmë këtë ditë e më pastaj u jemi mirënjohës edhe të gjithë miqve tanë që na ndihmuan ta realizojmë projektin tonë të kamotshëm për liri e sovranitet.*

*Islami synon të ngrejë një shoqëri humane, në të cilën gjykon dashuria hyjnore e ngritur mbi principe të fuqishme të drejtësisë, bamirësisë dhe mëshirës, dhe assesi nuk i dëshiron njerëzimit shkatërrim dhe rrënim, por i dëshiron udhëzimin, përmirësimin dhe mirësinë.*

*Fitër Bajrami, vjen si fllad i cili qetëson dhe gëzon zemrat e besimtarëve, të cilët me dinjitet e përkushtim të pashoq, kryen obligimin e Ramazanit duke iu nënshtruar Allahut fuqiplotë me tërë qenien e tyre.*

*Fitër Bajrami është moment i vetëdijesimit tonë, kur ne do të dimë ta respektojmë dinjitetin njerëzor.*

## Në këtë numër pos të tjerash

**Hytbeja e Myftiu të Kosovës Mr. Naim Tërnava me rastin e Fitër-Bajramit**
**Fitër-Bajrami vjen si një fllad i cili qetëson dhe gëzon zemrat e besimtarëve**
**4**

**Objektet fetare në Ballkan caqe të sulmeve**
**6**

**Ndikimi i agjërimit në proceset biokimike dhe bioritëm**
**9**

**Funksioni i njeriut dhe misioni i tij në këtë gjithësi**
**12**

**Mëshira e Muhamedit a.s. ndaj personave me aftësi të kufizuar**
**17**

**Musnedi i Ebu Hanifes**
**21**

**Kurani dhe ne - sa i ngjajmë atij**
**23**

**Alkooli**
**26**

**Samir Frashëri njohës i Kuranit**
**28**

**Islami dhe perëndimi**
**32**

**Problemi ekonomik dhe trajtimi i tij nga këndvështrimi islam - (5)**
**35**

**Mulla Idriz Gjilani**
**38**

**Bekimi i priftit e mallkimi i Nënës**
**41**

**Salanemtë (Vjetarët) e Vilajetit të Kosovës**
**43**

**Aktuale**
**45**

Hytbeja e Myftiut të Kosovës Mr. Naim Tërnava
e mbajtur në xhaminë "Sulltan Murat" në Prishtinë me rastin e festës së Fitër-Bajramit

# Fitër-Bajrami vjen si një fllad i cili qetëson dhe gëzon zemrat e besimtarëve

*Të nderuar besimtarë!*

Jemi tubuar sot, në këtë ditë madhështore për të kremtuar në mënyrën më të mirë Fitër-Bajramin, festë kjo që ngërthen në vete rikujtimin dhe përkushtimin ndaj Krijuesit të gjithësisë, të cilin besimtarët me devocionin më të madh e shprehën gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit.

Në muajin e Ramazanit ne na bashkoi agjërimi që e kemi bërë vetëm për Allahun, na bashkuan ibadetet e namazet, iftari e syfyri, zeqati e sadakaja si dhe solidariteti, bamirësia, mirëkuptimi e përkujdesja ndaj nevojtarëve.

Allahu i Madhërishëm thotë:

***"Shembulli i pasurisë së atyre që e japin në rrugën e Allahut është si i një kokrre që i mbinë shtatë kallinj, në secilin kalli njëqind kokrra. All-llahu ia shumëfishon** (shpërblimin) **atij që dëshiron, All-llahu është bujar i madh, i di qëllimet."** (El-Bekare, 261)*



*Myftiu, Mr. Naim Tërnava*

Janë këto tipare që këtë muaj e bënë më të veçantë nga të tjerët, sepse nëpërmjet tij ne u afruam edhe më shumë tek Allahu, ishim më tolerant, më dorëlirë, dhe më të afërt me farefisin, familjen dhe shoqërinë.

Për ne në Kosovë, kjo festë, këtë vit, ka një domethënie të dyfishtë, ngase për të parën herë e presim dhe e festojmë në Kosovën e pavarur e të pranuar ndërkombëtarisht, për se së pari i jemi mirënjohës Zotit fuqiplotë që na mundësoi ta arrijmë këtë ditë e më pastaj u jemi mirënjohës edhe të gjithë miqve tanë që na ndihmuan ta realizojmë projektin tonë të kamotshëm për liri e sovranitet.

*Të nderuar besimtarë!*

S'ka dyshim se jeta jonë në këtë botë është një sprovë e rëndë, sprovë që duhet të na kalitë e të na e forcojë edhe më tepër imanin e të mos na e dobësojë shpresën e të na e thyejë moralin. Mbi të gjitha, besimtari duhet të gjejë forcë e durim për të përballuar çdo vështirësi a pengesë në rrugën e gjatë të realizimit të shpresave dhe idealeve të veta. Shpresa tek mëshira e Allahut, kurrë nuk bën të humbet. Meqenëse jemi ende në këtë jetë, ekziston mundësia e pendimit, ekziston mundësia e përmirësimit, sepse Allahu xh.sh. nga mëshira e Tij e pakufishme, na e ka lënë të hapur derën e pendimit. Kurdo që të trokasësh në të gjallët tënd, atë derë gjithmonë do ta gjesh të hapur krah më krah, që të të pranojë në gjerësitë e saj.

I Madhërishmi thotë:

***"Thuaj, o robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, sepse Allahu i fal të gjitha mëkatet, Ai është që fal shumë dhe është mëshirues!".*** *(Ez-Zumer, 53)*

Parimet universale të Islamit konsistojnë në formimin e një shoqërie të shëndoshë, dinjitoze e humane, me vlera të larta etike e të vlefshme, të një shoqërie të barabartë, përparimtare, të lirë, demokratike dhe bashkëkohore, të një shoqërie të njerëzishme, në të cilën të gjithë njerëzit pa kurrfarë dallimesh do të gëzonin lumturinë e vërtetë shpirtërore dhe atë materiale trupore.

Roli i njeriut në këtë botë është që ai së pari ta njohë natyrën e ambientin që e rrethon, që në shpirtin e njeriut të zgjojë vetëdijen dhe ndër-




gjegjen e heshtur të humanitetit dhe të njerëzores, të cilat e shtyjnë dhe e motivojnë për realizimin e idealeve të larta.

Nëse njeriu e kupton drejt këtë mision, padyshim do të jetë një pjesëtar i vlefshëm në shoqëri, e shoqëria mburret me ata që zbukurohen e stolisen me këto virtyte të larta të moralit e të fisnikërisë.

*Të nderuar besimtarë!*

Fitër-Bajrami vjen si një fllad i cili qetëson dhe gëzon zemrat e besimtarëve, të cilët me dinjitet e përkushtim të pashoq, kryen obligimin e Ramazanit duke iu nënshtruar Allahut fuqiplotë me tërë qenien e tyre.

Le të jetë kjo festë e Fitër-Bajramit si stimulim në përforcimin tonë ndaj ftesës së besimit dhe tolerancës dhe, forcim i zemrave tona drejtë shkallëve të larta të devotshmërisë për të na siguruar prosperitet në këtë botë dhe shpëtim në botën tjeter. Le të jetë festa e Fitër-Bajramit moment i vetëdijesimit tonë, kur ne do të dimë ta respektojmë dinjitetin njerëzor.

Në këtë ditë feste, ju porosis që t'i nënshtroheni vetëm Madhërisë së Allahut, përmendeni Atë vazhdimisht. Le të jetë shenja e devotshmërisë suaj përulja vetëm për Krijuesin Fuqiplotë. Nëse veproni kështu, atëherë dijeni se vërtet e keni kuptuar rëndësinë e këtij besimi dhe i keni përmbushur kushtet e këtij besimi, andaj me të drejtë shpresoni se do të jeni më të lumturit në këtë botë dhe të shpëtuar e fitimtar në Ahiret. Silluni mirë me njëri-tjetrin, tregojeni zemërgjerësinë tuaj, tregojeni butësinë tuaj dhe dëshmojeni në vepër madhështinë e Imanit tuaj.

*Të nderuar qytetarë të Kosovës!*

Përfitoj nga rasti, që nga ky vend t'ju ftojë që të kontribuojmë për funksionalizimin e shtetit tonë, të ndërtojmë një shtet ku do të mbretërojë rendi, ligji e rregulli, të ndërtojmë një shoqëri që do të respektojë vlerat qytetëruese të popujve të Kosovës duke respektuar etninë, gjuhën dhe besimin e çdo qytetari të saj, dhe duke u angazhuar për afirmimin dhe kultivimin e vlerave pozitive të popujve të Kosovës.



Në fund, më lejoni që të gjithë juve, besimtarë të nderuar, t'ua uroj Festën e Madhe të Fitër-Bajramit, duke e lutur të Gjithëmëshirshmin që në shtëpitë tona të mbretërojë paqja, harmonia dhe ngrohtësia familjare.

Me fat dhe me shumë gëzime e kalofshi këtë Bajram. Mëshira dhe paqja e Allahut le t'ju përcjellë Juve, familjet Tuaja dhe të dashurit e Juaj, brenda trojeve tona etnike dhe atyre që përkohësisht gjenden në mërgim. Amin!

*Prishtinë, 30 shtator 2008*

*Myftiu i Kosovës*
***Mr. Naim ef. Tërnava***

### Vendet e shenjta - vende konflikti apo dialogu

# Objektet fetare në Ballkan caqe të sulmeve[1]

Mr. Qemajl Morina

**"E sikur Allahu të mos i zmbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kishat, havrat e edhe xhamitë që në to përmendet shumë emri i Allahut. E Allahu patjetër do ta ndihmoj atë që ndihmon rrugën e Tij, se Allahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues".** (Al-Haxh:40)

Tema e shtruar për diskutim dhe shqyrtim në këtë konferencë është e një rëndësie të veçantë, sepse ajo ka të bëjë me objektet fetare, qofshin ato xhami, sinagoga apo kisha, të cilat paraqesin simbolet e çdo feje si dhe shërbejnë si objekte për t'iu lutur Krijuesit, sipas parimeve të besimit përkatës.

Nuk janë të rralla rastet, kur këto objekte janë në shënjestër të sulmeve dhe përdhosjeve të anëtarëve të besimeve tjera, me qëllim të atakimit të besimit tjetër.

Unë me këtë rast do të përpiqem, të japë një pasqyrë të atakimeve në objektet fetare në luftërat e fundit të zhvilluara në Ballkan, në Bosnjë e Hercegovinë, Kosovë e Maqedoni dhe qëndrimin e prijësve fetarë ndaj këtyre akteve.

Por, para se të hyjë në këtë temë, e ndiej për obligim të përmendi kalimthi dukurinë e keqpërdorimit të simboleve fetare, nga ana e personave të autorizuar për ruajtjen e rendit dhe të qetësisë, siç është policia dhe ushtria. Ata gjatë luftës së fundit kanë keqpërdorë simbolin e kryqit, duke vizatuar atë, në objektet fetare islame, gjatë gjuajtjes së plumbave nga armët automatike. Raste të këtilla kemi pasur në disa xhami të Kosovës, si në xhaminë e fshatit Zaskok të Ferizajt, xhaminë e fshatit Dobërçan të Gjilanit etj.[2]

Për fat të keq kjo dukuri gjatë luftës 1998-1999, mori përmasa të mëdha sa që kryqi si simboli më i lartë i kërkimfaljes tek të krishterët, nga disa policë, ushtarë dhe paramilitarë serbë, u kthye në një simbol për maltretimin dhe tmerrimin e të rinjve shqiptarë të besimit islam, duke vizatuar me thikë kryqin në pjesë të ndryshme të trupave të të rinjve shqiptarë. Për këtë realitet të hidhur, posedojmë emrat e personave dhe fotografitë e tyre[3]. Ajo çka është më tragjike në tërë këtë rrëfim të pakëndshëm, se Kisha Ortodokse Serbe, nuk ka patur kurajën



*Trondheim - Norvegji*


Trondheim, 28.7.2008

dhe guximin që së paku ta ngrit zërin e saj për t'u distancuar nga aktet e këtilla neveritëse johumane dhe jonjerëzore që kryheshin nga besimtarët e saj të veshur me uniforma të policisë serbe, të cilët si të tillë kishin për obligim të merrnin nën mbrojtje të gjithë qytetarët e Kosovës pa dallim feje e etnie.

Dukuria e ngritjes së kryqeve, pas konflikteve të fundit në Ballkan, ka marrë përmasa të mëdha . Ajo bëhet në vende të theksuara publike, në veçanti në kodra të larta, pranë qyteteve të mëdha ku popullata është e përzier. Si raste të këtilla mund të përmendim, ngritjen e kryqit në maje të malit Vodno në Shkup (Maqedoni), ngritja e kryqit në Shkodër (Shqipëri), në anën e Malit (Mali i Zi), ku popullata kryesisht është e besimit islam. Pastaj në qytetin e Mostarit (Bosnjë e Hercegovinë). Për fat të keq këto veprime, kanë bekimin dhe përkrahjen edhe të organeve shtetërore, të cilat manipulojnë me të hollat e taksapaguesve të tyre. Unë besoj se kjo temë do një trajtim të veçantë në njërën nga konferencat e ardhshme.

## Xhamitë caqe të sulmeve në Bosnjë e Hercegovinë

Gjatë luftës së vitit 1992-1995 në shënjestër të sulmeve të forcave serbe dhe kroate kishin qenë, xhamitë, si vende adhurimi të myslimanëve. Por edhe objektet tjera si mesxhidet, mejtepet, teqetë, vakufet, bibliotekat, varrezat etj.[4]

Në një studim të përgatitur nga Muharrem Omerdiqi, që mban titullin: "Kontribut për studimin e gjenocidit ndaj boshnjakëve (1992-1995)", përmend se gjatë luftës tre vjeçare në Bosnjë dhe Hercegovinë, e cila ishte përgatitur për shkatërrimin në mënyrë sistematike të popullatës boshnjake në Bosnjë e Hercegovinë si dhe kulturës së tyre materiale dhe shpirtëror, u rrënuan plotësisht mbi 1000 xhami, kurse edhe një numër i ngjashëm u demolua, u granatua dhe u dëmtua. Duke shkatërruar në mënyrë sistematike dhe të planifikuar tërë atë që ishte ndërtuar me shekuj, barbarët i shkaktuan dëme të shumta kulturës së Bosnjës e Hercegovinës.

Nuk janë kursyer edhe objektet më me renome të arkitekturës islame në Bosnjë e Hercegovinë, siç ishin: Xhamia Gazi Husrev Beut (1532), e cila ishte goditur më shumë se njëqind herë me granata të kalibrave të ndryshme. Xhamia e Mbretit (1565), Xhamia e Ali Pashës (1561), Magribija (1766), në Sarajevë. Xhamia e Alaxhes (1551), dhe xhamia e Mbretit (1483) në Foqë, xhamia e Sultan Esmas (1745) në Jajce, xhamia e Karaxhoz beut (1570), në Mostar, xhamia e Ferhadisë (1579) dhe Arnaudija (1495) , në Banja Llukë ( janë rrënuar më 7 maj 1993).

Xhamitë gjatë tërë kohës së agresionit në Bosnjë e Hercegovinë kanë qenë caqe në të cilat më së shumti armiku ka gjuajt . Brenda dhe në oborret e tyre janë mbytur shumë njerëz. Sa për ilustrim po përmendim se vetëm nga një granatë që është gjuajtur nga pozicionet e forcave serbe në Sarajevë, në shtator të vitit 1992, në oborrin e xhamisë Qekalushe, në lagjen Bjelave, kanë vdekur katër fëmijë ndërsa janë plagosur mbi dhjetë të tjerë.[6]

Përveç xhamive, agresorët kanë shkatërruar shumë mesxhide, mejtepe, teqe si dhe monumentet mbivarrezore. Rrënimi i varrezave është bërë në mënyrë sistematike sa që janë përdorur edhe mekanizmat teknike, siç janë bagerët e buldozerët.[7]

## Rrënimi sistematik i xhamive në Kosovë

Gjatë viteve 1998-1999, Kosova u përball me një agresioni tejet të egër serb. Edhe në Kosovë në shënjestër të soldateskës serbe ishin objektet fetare islame, xhamitë, mesxhidet, mejtepet, bibliotekat, arkivat, teqetë, hamamet, varrezat etj. Vlen të theksohet se ditën e hyrjes së forcave të NATO-së në Prishtinë, forcat serbe i dhanë flakën selisë së Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, duke djegur arkivin dhe bibliotekën shumë të pasur me dorëshkrime islame të BIK-ut.

Gjatë agresionit serb u dogjën, rrënuan dhe u granatuan mbi 218 xhami në Kosovë. Në mesin e tyre kishte xhami monumentale, siç ishin xhamia e Hadumit në Gjakovë, e ndërtuar para 400 vjetësh, Çarshia e vjetër dhe biblioteka e xhamisë, e themeluar më 1592/95, në të cilën gjendeshin me qindra dorëshkrime të vjetra orientale; xhamia Llapit apo Xhamia Ramadanije në Prishtinë, e ndërtuar më 1470. Në qytetin e Pejës me rrethinë pothuajse janë djegur të gjitha xhamitë, si xhamia e Çarshisë (1470), xhamia Kurshumli (1577), xhamia e Defterdarit (1570), xhamia e Hamamit (1587), xhamia e Kuqe (1755), hamami i Pejës si dhe Çarshia e vjetër. Të gjitha këto objekte islame kanë qenë nën mbikëqyrjen e Institutit për mbrojtjen e monumenteve historike.

Shkatërrimi i objekteve islame në Gjakovë, Pejë, Prishtinë, Vushtrri, Mitrovicë e në qytetet tjera të Kosovës ka qenë aq i egër, sa që në disa raste gërmadhat janë pastruar me buldozerë, në mënyrë që të pamundësohet rindërtimi i tyre.



*Me kryetarin e Organizatës Qendra e Osllos për Paqe dhe të Drejtat e Njeriut, dhe ish-kryeministri i Norvegjisë Kjell Magne Bondevik (djathtas) Trondheim, 28.07.2008*

Me këtë rast për të qenë objektiv ndaj vetvetes, si dhe ndaj juve të nderuar pjesëmarrës, nuk mund të kaloj pa e përmendur edhe dëmet dhe shkatërrimin që iu është bërë kishave dhe manastireve ortodokse serbe pas hyrjes së forcave të NATO-së në Kosovë si dhe gjatë ngjarjeve të 17-18 marsit 2006. Për çka Bashkësia Islame e Kosovës është prononcuar me njëherë dhe i ka gjykuar këto akte si të dënuara fetarisht dhe kundër traditës sonë të koekzistencës ndërfetare shekullore.

Ne kemi përkrah iniciativën e qeverisë së Kosovës, e cila nga buxheti i saj ka ndarë shumën prej 7.200,000 milion euro për meremetimin e tyre. Për fat të keq qeveria serbe deri më sot jo që nuk është interesuar të kompensojë dëmet që iu janë bërë Bashkësisë Islame të Kosovës, por ajo as që ka tregua kurrfarë interesimi për objektet islame të rrënuara gjatë viteve 1998/99, nga ushtria, policia dhe forcat paramilitare serbe.

## Xhamitë në shënjestër të sulmeve në Maqedoni

Edhe në Maqedoni gjatë luftës së vitit 2001, xhamitë ishin në shënjestër të shkatërrimeve, djegieve dhe granatimeve të ushtrisë maqedonase, por edhe të vet qytetarëve. Vlen të përmendim me këtë rast djegien e xhamive edhe nëpër ato qytete ku nuk pati lufta dhe ku pjesëtarët e besimit islam janë pakicë, si në qytetet: Manastir, Shtip, Prilep, Veles etj. Këto xhami u dogjën nga vet qytetarët. Kjo tregon mosdurimin dhe urrejtjen që ata manifestuan ndaj islamit si dhe fqinjëve të tyre të besimit islam. Tendenca e shkatërrimit të objekteve fetare është dukuri tejet e rrezikshme, e cila u manifestua në luftërat e fundit në Ballkan, në veçanti ishte e theksuar tendenca e shkatërrimit të objekteve fetare islame. Në Maqedoni sa për ilustrim brenda vetëm pak muajve sa zgjati lufta u rrënuan, dogjën dhe e granatuan mbi 80 xhami e shumë të tjera u demoluan.[8]

Kjo tendencë për fat të keq po ndikon keq në marrëdhëniet ndëretnike dhe ndërfetare në rajon. Aq më keq, kur pas këtyre ideve qëndrojnë edhe disa prijës fetarë. Kështu për shembull, i pari i Kishës Ortodokse Serbe, peshkopi Artemie, thotë: "Kosova do të bëhet shtet kriminal mysliman", "Amerika e Evropa po e shpërblejnë "terrorizmin xhihadist" në Kosovë", e shumë tituj të ngjashëm.

Në anën tjetër në Serbi nën presionin e traumave të luftës dhe presionin e paparë të mediave, një numër i konsideruar i myslimanëve po i ndërrojnë emrat e tyre: Kështu një gazetë lokale, kohë më parë citonte fjalët e një romi, i cili duhet të ketë thënë: "Përse ta humbi kokën për shkak të emrit", "Si jetojnë shqiptarët në Beograd?"

Djegia e xhamisë së vetme në Beograd si dhe dy xhamive në Nish, me rastin e ngjarjeve të 17-18 marsit 2006, kishin ndikuar që një numër i madh i qytetarëve të Serbisë me përkatësi fetare islame ta lëshojnë Serbinë dhe të shpërngulen, në Kosovë, Maqedoni apo në Luginë të Preshevës.

Në anën tjetër në një album të vjetër, shoh shqiptarët me plisa të bardhë marrin pjesë në një meshë fetare ortodokse serbe. Kishat dhe manastiret serbe, shumë herë në mungesë të kujdestarëve të Kishës Ortodokse Serbe, si dhe duke u gjendur në një ambient ku jetonin vetëm shqiptaret, vojvodët shqiptarë ishin ata që kujdeseshin për manastiret dhe kishat ortodokse serbe në Kosovë, siç është manastiri i Deçanit, Patriarkana e Pejës etj. Andaj, edhe aktet më të reja të çuarjes dorë mbi kishat dhe manastiret ortodokse serbe në Kosovë, nuk kishte të bënte me urrejtje për motive fetare, por më tepër në shenjë urrejtje për krimet që serbët kishin bërë ndaj popullatës shqiptare në luftën e fundit, nga të cilat akte, Kisha Ortodokse Serbe nuk ishte distancuar. Përkundrazi, ajo gjatë sundimit të regjimit të Millosheviqit kishte përkrahur masat represive që regjimi i tij kishte zbatuar ndaj popullatës shumicë shqiptare të Kosovës.

---

*Fusnotat:*

1. Kumtesë e lexuar në Konferencën Ndërkombëtare me temën: "Vendet e shenjta - vende konfliktit apo dialogu, organizuar nga Qendra Një Botë në Dialog dhe Qendra e Osllos për Paqe dhe të Drejtat e Njeriut mbajtur në Trondheim, të Norvegjisë prej 26-28 korrik 2008.
2. International Crisis Group, Reality Demands, Documenting Violations of International Humanitarian Law in Kosovo 1999
3. Qemajl Morina, Kush kë po e terrorizon?! (Dituria Islame, nr. 83, gusht 1996, fq.4-7).
4. Muharrem Omerdic, Prilozi izucavanju genocida nad bosnjacima (1992-1995), Rijaset islamske zajednice u Bosni i Hercegovini, Izdavacka djelatnost El-Kalem.
5. Ibid. s. 24.
6. Ibid. s. 24.
7. Ibid. s. 25.
8. Behixhudin Shehapi, Plagët e pavdekshmërisë, (shkatërrimi dhe dëmtimi i xhamive gjatë luftës në Maqedoni), Shkup, 2002, fq.6.

# Ndikimi i agjërimit në proceset biokimike dhe bioritëm

Prim.dr.med.sc. **Ali F. Iljazi**

Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik urdhëron e thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."[1]

Muaji i Ramazanit është dhe vlerësohet si kreator i energjisë shpirtërore. Është muaji i faljes dhe mëshirës, në të cilin Allahu i Lartësuar shpall amnistinë e Tij Hyjnore për besimtarët. Agjërimi është institucion i edukimit shpirtëror dhe muaji i Ramazanit është periudha e lulëzimit të vlerave shpirtërore dhe humane.

Agjërimi kultivon tek njeriu virtytin e çiltërisë shpirtërore, për arsye se individi, kur agjëron, këtë akt ia dedikon Zotit të Gjithësisë.

Individi që kryen këtë ritual në mënyrë të përpiktë, pa dyshim është një njeri që mund t'i disiplinojë dëshirat dhe pasionet e tij nga ngacmimet instinktive materiale. Ky person karakterizohet si një personalitet me karakter të lartë devocioni.

Institucioni i agjërimit na ofron mundësinë që t'i akordojmë natyrës dhe karakteret tona, dhe njëkohësisht të zhvillohen tek ai cilësitë e durimit, ekuilibrit, kontrollit dhe vetëpërmbajtjes.

Gjatë gjithë jetës njeriu dhe forca e besimit të tij, sprovohen me vështirësi, fatkeqësi e prova të vështira, dhe njeriu, nëse arrin të triumfojë, atëherë tek ai do të zhvillohet një forcë shpirtërore, e cila do ta parandalonte nga mëkatet dhe dëshirat djallëzore.

Është pikërisht ky mesazhi kuptimplotë i agjërimit: Të agjërosh prej të ngrënit, pijes, dëshirave tunduese, shikimeve provokuese, prej të folurit përgojues, shpifjeve, ofendimeve, sharjeve, prej të menduarit djallëzor, ndaj intrigave, komploteve dhe prapaskenave.

Është pikërisht ky ridimensioni i vlerave të karakterit njerëzor.

Agjërimi vendos një ekuilibër të përkohshëm në mes trupit dhe shpirtit, që



ata të përjetojnë së bashku një ekzistencë të harmonizuar paqësore.

Kuptimi i vërtetë i fjalës arabe es-saum (agjërim) d.m.th. pushim, qetësi. Kjo d.m.th. që sistemit gastro-intestinal, gjenital, gjuhës, syve dhe veshëve, etj. - u japim pushim.

Në realitet, agjërimi është një siguri plotësuese për proceset regjeneruese në organizëm. Procesi i regjenerimit të trupit dhe trurit, përfshirë molekulat e memories, fillon kur trupi pushon, sidomos gjatë periudhës së gjumit të thellë. Gjumi gjatë Ramazanit është shumë më intensiv se gjumi në periudhat e tjera. Dy orë gjumë gjatë Ramazanit janë më të ëmbla dhe më të bukura se disa orë në situata të tjera. Meqë agjërimi nuk kalon 14 orë në ditë, gjendja stabël e organizmit është rezultat i mekanizmit të koordinuar psikologjik. Për këtë, hulumtimet e bëra në shumë qendra botërore të mjekësisë, tregojnë rezultate fantastike biokimike të gjakut.

Gjatë agjërimit, magnezi në serum rritet. Magnezi ka efekt mbrojtës kardiak dhe shfrytëzohet për parandalimin dhe shërimin e sulmeve kardiake.

-Ai në vete përmban cilësi anti-platelitale dhe mbron nga përhapja e koagulimit.

-Është stabilizator i membranës, që ndikon në rrjedhën e sodiumit, potasiumit dhe kalciumit në nivelin e membranës. Prandaj ai mbron nga disritmitë e zemrës dhe trurit.

-Agjërimi, përmes efekteve të dobishme të magnezit, parapengon formimin e ateromeve dhe tret pllakat ateromatike, të cilat janë përgjegjëse për sulme në zemër dhe tru. Për këtë arsye, agjërimi merr pjesë aktive në rivitalizimin e trupit.

-Magnezi rrit aktivitetin fibrinolitik të gjakut dhe parandalon dhe fibrinolizën e koaguleve të reja.

Ramazani ofron shpirt të shëndoshë dhe trup të shëndetshëm. Gjatë agjërimit, tajimi i hormoneve përmes gjëndrës hipofizës, rritet, ngase ekziston hormoni anabolike për sintezën e proteinave dhe kolagjenëve, që prodhon baraspeshën pozitive të azotit. Ai gjithashtu stimulon eritropoezën dhe sintezën e kolagjenit.

Gjatë agjërimit, namazit dhe përjetimeve të ndryshme shpirtërore në Ramazan, substanca të caktuara endogjene, përmes trurit dhe palcës kurrizore, lirohen në organizëm.

Këto substanca quhen opoide. Këto përfshijnë enkefalinën dhe endorfinën, që janë përgjegjëse për eufori, qetësi dhe çiltëri gjatë kësaj periudhe.

Endorfina dhe enkefalina janë dominues natyrorë të dhembjes. Endorfina është përgjegjëse për ndjenjën e kënaqësisë që përjetojnë shumë njerëz pas ushtrimeve të sforcuara. Endorfina dhe enkefalina derivohen nga beta-lipotropina. Gjatë lirimit ky ndahet duke formuar tri prodhime aktive kryesore, që quhen meta-enkefalina, gama-endorfina dhe beta-endorfina.

Beta-endorfina është më aktivja. Ajo është njëzet herë më e fuqishme se morfina.

Përveçqë eliminojnë dhimbjen, këta analgjetikë narkotikë shkaktojnë një ndjenjë të fuqishme euforie. Kjo ndjenjë është përgjegjëse pjesërisht për sjelljen

psikologjike të personave të caktuar që agjërojnë.

Nëse, p.sh., një atlet lëndohet gjatë garës, ushtari gjatë luftës, ose personi që agjëron, ndoshta edhe nuk e vëren plagën, përderisa mundi i tyre të mos përfundojë. Kjo ndodh për arsye se truri prodhon sasi shumë të mëdha të endorfinës ose enkefalinës në periudhën e stresit intensiv, shqetësimit ose gjatë agjërimit. Agjërimi nxit efektin natriuretik, që e lejon trupin të eliminojnë natriumin dhe ujin e tepërt nga organizmi. Kjo lejon zgjidhjen e problemeve kronike me edem, dhe ndihmon në uljen e volumit të rritur të gjakut, bashkë me presionin e lartë të gjakut.

*Rekalibrimi ensimatik:* Gjatë agjërimit, trupi shton ndryshimet ensimatike që ndikojnë në rregullimet e shumë sistemeve, si detoksifikimi nga substancat helmuese, shpenzimin e rezervave dhjamore dhe rezervimin e proteinave. Ky është edhe shkaku i përmirësimeve në gjendjen klinike të pacientëve.

Atmosfera shpirtërore gjatë agjërimit zvogëlon stresin. Stresi ndikon në cilësinë e jetës dhe është shkak potencial për shumë sëmundje.

*Detoksifikimi:* Agjërimi lehtëson dhe mobilizon eliminimin e substancave të dëmshme nga organizmi, si: kolesteroli, acidi urik, dioksina dhe mbetje të tjera toksike.

*Neuroadoptimi:* Agjërimi ndihmon sensorët e shijes, që të përshtaten me një nivel më të ulët të kripës që merret me ushqimin. Kjo gjë i mundëson trupit që të adoptohet me shpejtësi me një dietë të shëndetshme me më pak kripë.

Agjërimi ka një ndikim normalizues në sistemin nervor. Zvogëlon shqetësimet në sistemin tretës si dhe qetëson gjendjen e ankthit.

Hipertensioni është shkaktar kryesor që ndikon në vdekjet dhe dëmtimet në shoqëritë e industrializuara.

Në vitin 1984, qendra shëndetësore *"Tru North Health Center"* në ShBA, bëri një studim me 174 pacientë me hipertension. Kurimi ishte qëndrimi pa ngrënë, vetëm me ujë. 90% të pacientëve u shëruan plotësisht e nuk patën më nevojë për ilaçe.

Gjatë agjërimit, palca e kockave (vendi ku prodhohet gjaku) ngacmohet, dhe shtohet sasia e prodhuar e gjakut.



Gjatë agjërimit ekuilibri i ujit mes qelizave dhe brenda tyre, zbret në minimum. Kështu në funksionet qelizore ndodh një qetësim i rëndësishëm.

Agjërimi ndihmon në ruajtjen e ekuilibrit mendor dhe trupor, si dhe stabilizon efektet e tërheqjes hënore mbi organizëm.

Largimi i Hënës nga Toka, siç ndikon mbi detet dhe oqeanet, po ashtu ndikon dhe mbi trupin e njeriut që ka mbi 70% ujë.

Rekomandohet agjërimi i ditëve *13-14-15,* sipas kalendarit hënor, meqë janë ditët kur rritet në maksimum tërheqja hënore dhe efektet e saj negative në organizëm.

Agjërimi është sekret i jetëgjatësisë.

"Po ta dini agjërimi është më i dobishëm për ju."[2]

Në realitet, qëllimi i vetëm i krijimit, siç e përshkruan Kurani fisnik, është adhurimi dhe lartësimi i Zotit. Ai është motivi i njohjes, perceptimit të së vërtetës, drejtësisë, dashurisë, mëshirës, vëllazërisë e moralit njerëzor.

Kjo vërtetësi e ka shoqëruar gjithnjë shoqërinë njerëzore me anë të Shpalljes hyjnore.

## Agjërimi dhe bioritmi

Besimtari, që nga fëmijëria, ka agjëruar rregullisht, u është ekspozuar situatave të ndryshme, të ndritshme e të errëta, së paku gjatë një dite të muajit hënor.

Për këtë arsye, ai pa dyshim sinkronizon shumë më lehtë për shkak të situatave të ndryshme, shumë shpejt bioritmin e tij ditor, mujor dhe vjetor.

Kjo orë biologjike kryesore, e cila ka një cikël jetësor prej 24 orësh, është e vendosur në nukleusin hipotalamik. E përbërë prej 10.000 nervash, ndodhet tre centimetra pas syrit (myasma opticus).

Myslimanët që kanë pasur çrregullim të cikleve ditore zgjuar/në gjumë, gjatë një viti hënor, po që kanë agjëruar rregullisht, adaptohen më shpejt në kushtet e ndryshme të udhëtimit ndërkombëtar. Ata nuk kanë kurrfarë pengesash, përderisa kalojnë zonat kohore dhe nuk vuajnë nga sëmundjet dhe lodhjet që përjetohen pas udhëtimit të gjatë me aeroplan.

Menjëherë, porsa të përfundojë Ramazani, ritmi i ciklit normal jetësor, i cili zgjat 24 orë te agjëruesit, ditën e parë të muajit tjetër, shevval, ekuilibrohet me shpejtësi të madhe.

Kjo d.m.th. që bioritmi në Bajram arrin në nivelin para Ramazanit.

Për risinkronizimin e punëtorëve në ndërresa, nevojitet një periudhë prej tri javësh.

Meqë myslimanët që agjërojnë, adoptojnë vetvetiu procesin e risinkronizimit gjatë periudhës që zgjat katër javë në Ramazan, problemet shëndetësore të tyre (që kanë punëtorët me ndërresa) janë të parëndësishme.

## Dobitë e namazit të natës

Përveç kësaj, kontaktet shoqërore gjatë teravisë apo namazit të natës, si dhe aktivitetet e tjera shoqërore-shpirtërore, veprojnë si dhurues i kohës (zeitgeber). Ai rregullon ritmet biologjike të desinkronizuara.

Gjatë vitit, myslimani i rëndomtë, kryen obligimin e tij ditor (namaz) pesë herë. Kjo praktikë i jep aftësi fizike secilit muskul në trup. Gjatë muajit të agjërimit, për namazet shtesë, si i teravisë dhe i natës, shpenzon afër 200 kalori.




Kjo praktikë shpenzon të gjitha ekstra-kaloritë që merren gjatë iftarit. Njëkohësisht glukoza në gjak rritet, ndërsa gjatë namazit ajo oksidohet në $CO_2$ dhe $H_2O$.

Lëvizjet fizike gjatë namazit nafile japin ndjenjën e fleksibilitetit, koordinimit dhe relaksimit. Ai, gjithashtu, zvogëlon stresin, mënjanon brengën dhe depresionin.

Gjatë faljes së teravisë (kiam) tajitet adrenalina dhe noradrenalina. Ato janë përgjegjëse për dinamizëm konstant, i cili kombinohet me qetësi dhe çiltëri si pasojë e sekrecionit të enkefalinës, endorfinës, dinorfinës, etj.

Kjo namazin e natës e bën unikal në kuptimin që tek i njëjti individ kombinohet dinamizmi me çiltërinë, euforinë dhe dinjitetin.

Është vërejtur që, gjatë aktivitetit të vazhdueshëm, efekti i adrenalinës dhe noradrenalinës mbetet gjatë pas përfundimit të namazit të natës.

Bile edhe sjellja e nijetit për namaz ka pjesëmarrje në aktivizimin e sistemit nervor simpatik.

Lëvizjet e rregullta dhe të sinkronizuara të trupit gjatë namazit, ofrojnë fuqinë e muskujve, elasticitetin, fleksibilitetin e nyejve dhe rezervës kardiovaskulare.

Lëvizjet e trupit ndihmojnë parandalimin e osteoporozës tek të moshuarit.

Forcimi i pompës së muskujve të nëngjunjëve me lëvizje aktive të nyejve në këmbë, parandalohet tromboza e thellë e venave.

Ushtrimet mbrojnë organizmin nga sëmundjet kronike të zemrës duke shtuar tolerancën e karbohidrateve si dhe parandalinimin e diabetit të tipit 2.

Niveli i rritur i hormoneve, gjatë agjërimit dhe ushtrimeve gjatë namazit të natës, është i rëndësishëm për formimin e kolagjenit, i cili është faktor i rëndësishëm për formimin e vonshëm të rrudhave në lëkurë.

Ushtrimet dhe lëvizjet që bëhen gjatë namazit të natës *(kijamul-lejl),* i japin njeriut humor të mirë, meditim konstruktiv dhe sjellje markante.

Përsëritja e namazit, lutjet, dhikri dhe aktivitetet e muskujve, shkaktojnë relaksim, zvogëlojnë kondensimin e oksigjenit dhe reduktimin e aktiviteteve kardiorespiratore.

Lutjet në Islam janë unikale, të kombinuara me lëvizje ritmike të trupit dhe meditim të përqendruar, japin një model të veçantë të relaksimit dhe qetësisë fizikopsikike.

Roli edukativ i jetës ka karakter multidimensional në aspektin moral. Ai krijon një lidhje dhe marrëdhënie devocioni në mes njeriut dhe Zotit, në mes individit dhe anëtarëve të shoqërisë dhe në mes njeriut dhe natyrës së tij të brendshme shpirtërore.

Në këtë mënyrë agjëruesi kontrollon sjelljen e tij të jashtme, shfaqjen dhe manifestimin e veprave të tij, fjalët, mendimet, ndjenjat e qëllimet, dhe kështu roli i tij në jetën shoqërore bëhet tejet i rëndësishëm dhe konstruktiv.

Ai, në sjelljen dhe karakterin e tij, shpalos drejtësinë e të vërtetën dhe lufton padrejtësinë e kundërvlerat.

Por, theksojmë se forca dhe energjia shpirtërore nuk mund të fitohen nga agjërimi dhe roli i tij edukativ nuk mund të konceptohen, nëse ai nuk kryhet me bindje dhe përkushtim.

Meqë gjendemi së bashku në muajin e paqes, mëshirës dhe lutjes, t'I lutemi Atij me bindje e përkushtim, që të na udhëzojë në udhën e drejtë të idealit e të na dhurojë paqe e begati, dhe të na bëjë të devotshëm.

*Fusnotat:*
1. El-Bekare, 183.
2. El-Bekare, 184.

# Funksioni i njeriut dhe misioni i tij në këtë gjithësi

Dr. Jusuf El Kardavi

Çdo gjë në gjithësi ka funksionin dhe misionin që duhet ta kryejë. Gjërat e ngurta, bimët e shtazët kanë mision, e edhe njeriu e ka misionin e tij.

Misioni i njeriut është që ta adhurojë Allahun xh.sh. dhe ta njohë Atë ashtu si duhet, siç thotë Allahu xh.sh.:

"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim e as dëshiroj të më ushqejnë ata"[1].

Po ashtu, Allahu i Madhëruar thotë:

"Allahu është Ai që krijoi shtatë palë qiej dhe prej tokës aq sa ata; në to zbatohet vendimi i Tij për ta ditur ju se Allahu ka fuqi për çdo send dhe që me të vërtetë Allahu ka përfshirë çdo send me dijen e vet"[2]. Pra, Allahu është Ai Që e krijoi botën e sipërme me qiejt e saj, dhe krijoi botën e poshtme me tokat e saj, për një urtësi dhe një qëllim, dhe ajo është që njerëzit ta njohin Zotin e tyre.

Njeriu është qëllimi kryesor nga krijimi i qiejve dhe i Tokës, ky njeri me formën e tij të vogël, me trupin e tij të vogël, me jetën e tij të shkurtër, njeriu për gjithësinë është një gjë shumë e vogël; ne jetojmë në një pjesë të kontinentit, e kontinenti është një pjesë e këtij rruzulli që e quajmë Tokë, ndërsa toka është një pjesë shumë e vogël e Sistemit Diellor, edhe Sistemi Diellor është një pjesë shumë e vogël e galaktikës në të cilën jetojmë dhe të cilën e quajmë "Rruga e Qumështit", sepse yjet bien në të, e askush s'mund t'i numërojë ato e as t'i kufizojë, janë me miliona, dhe çdo yll është më i madh se Toka me qindra e mijëra herë, ndoshta edhe me miliona herë.

Kjo është njëra prej galaktikave që ekzistojnë në këtë gjithësi, e në të cilën edhe Sistemi ynë Diellor është një pjesë e tij, dhe kjo galaktikë është njëra prej miliona galaktikave, të cilat përbëjnë Kozmosin.

Gjithësia është shumë e gjerë, kufijtë e saj nuk i di askush përveç Allahut; ajo zgjatet dhe zgjerohet, ashtu siç thotë shkenca tash, dhe siç thotë fjala e Allahut xh.sh.:

"Ne, me forcën tonë e ngritëm qiellin dhe Ne e zgjerojmë atë"[3].




Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), kur ngrihej nga rukuja, thoshte:

"O Allahu ynë, për ty qoftë falënderimi, nënshtruesi i qiejve dhe i Tokës, dhe i asaj që Ti dëshiron përveç tyre"[4], do të thotë të nënshtrosh çka dëshiron pos qiejve dhe Tokës. Prandaj disa njerëz pyesin për Fjalën e Allahut xh.sh.:

"Shpejtoni në atë që fitoni falje prej Zotit tuaj dhe xhennetin gjerësia e të cilit është sa gjerësia e qiellit e Tokës, i përgatitur për ata që I besuan Allahut dhe të dërguarve të Tij"[5]. Dhe në një ajet tjetër:

"Dhe ngutuni (me punë që meritoni) në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për një xhennet, gjerësia e të cilit është sa gjerësia e qiejve dhe e Tokës, i përgatitur për të devotshmit"[6]. Nëse gjerësia e tij (xhenetit) është sa gjerësia e qiejve dhe e Tokës, atëherë sa do të jetë gjatësia e tij?! Gjerësia gjithmonë është më pak se gjatësia; gjatësia e Xhennetit është një gjë që nuk e di askush përveç Allahut.

Atëherë, ekzistuaka botë mbi qiejt dhe Tokën, ndërsa realitetin e qiejve ende nuk e dimë, ç'janë qiejt? Allahu xh.sh. na ka treguar se qiellin e dynjasë e ka zbukuruar me kandila, planetë dhe yje ndriçuese, ashtu siç ka thënë Allahu xh.sh.:

"Ne qiellin më të afërt (të Dynjasë) e kemi zbukuruar me kandila (yje ndriçuese)"[7].

"Vërtet, Ne kemi stolisur qiellin më të afërt (të Dynjasë) me bukurinë e yjeve"[8]. Kuptimi i kësaj është se çdo yll që shohim dhe njohim, është në qiellin e dynjasë që e shohim, dhe rrezet e tij mbërrijnë tek ne pas disa minutash ose pas disa vjetësh, ose pas miliona vjetësh, madje dijetarët e sotëm pohojnë se drita e disa yjeve ende nuk ka mbërritur tek ne, edhe pse kanë kaluar miliona vjet; ne nuk njohim tjetër qiell përveç këtij të dynjasë, e ç'paska pas tij?! Ku janë edhe shtatë palë qiejt e tjerë?

Atëherë njeriu, në krahasim me këtë gjithësi, për nga forma është krijesë e imët, edhe për nga koha është krijesë që jeton shkurt - sa vjet jeton njeriu? Në një hadith, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) ka thënë:

"Mosha e ymetit tim do të jetë ndërmjet gjashtëdhjetave e shtatëdhjetave"[9], supozo se mund të jetojë edhe njëqind vjet, ose t'i kalojë të njëqindtat e të mbërrijë njëqind e pesëdhjetë, ose dyqind, ose jeto aq sa ka jetuar Nuhu (alejhis-selam), e nuk e dimë se dikush do të ketë jetuar sa Nuhu (alejhis-selam), i cili e thirri popullin e tij për në rrugën e Allahut për nëntëqind e pesëdhjetë vjet, derisa u shkatërruan nga vërshimi për shkak të mëkateve të tyre, e nuk dihet saktë se sa ka jetuar para pejgamberllëkut të tij (thuhet se ka jetuar dyzet vjet); po ashtu nuk dihet saktë se sa ka jetuar pas vërshimit; sidoqoftë ka jetuar më shumë se një mijë vjet, mirëpo cili është përfundimi? Përfundimi është vdekja.

*"Nëse fundi i jetës është vdekja*
*Është njësoj qoftë e gjatë apo e shkurtër".*

Me vdekjen, e tëra kjo zhduket, dhe jeta bëhet sikur të ishin vtëm disa çaste, ndërsa njeriu imagjinon - sikur të kishte jetuar edhe disa çaste, qoftë edhe fare pak, dhe gjatë asaj kohe t'i kompensonte ato që i kanë kaluar, e t'i korrigjonte çrregullimet e teprimet, mirëpo kot e ka:

"Po, Allahu kurrsesi askënd nuk e shtyn për më vonë, kur atij t'i vijë afati i vet"[10].

Njeriu, në krahasim me jetën e vet, është shumë i imët, në krahasim me përjetësinë para tij dhe përhershmërinë pas tij, atëherë çfarë vlefte ka ky njeri? Për nga vendi nuk ka ndonjë vleftë të madhe, as për nga koha, edhe për nga trupi nuk ka vleftë të madhe, sepse ai është një pjesë nga dheu; nëse e analizon, do të gjesh një grumbull, mineraleve, disa nga hekuri, disa nga fosfori e disa nga gjëra të tjera, që mund t'i blesh me pak para, dhe të cilat kalben pas vdekjes e shndërrohen në dhe.

Atëherë, nga ky aspekt material, njeriu nuk ka kurrfarë vlefte.

Vlera e njeriut nuk është në dhe, as në baltë, as në baltën e tharë, e as në baltën e zezë e me erë, veçse në sekretin e tij dhe në përsosmërinë hyjnore, në këtë gjë që ia ka dhuruar Allahu, për të cilin Ai i obligoi engjëjt që t'i përuleshin në shenjë respekti dhe nderi, e Allahu xh.sh. për këtë thotë:

"Kur Zoti yt u tha engjëjve: Unë po krijoj një njeri nga balta[11], dhe kur ta kem përsosur atë dhe t'i kem dhënë nga ana Ime shpirt, ju menjëherë përuljuni atij (në sexhde)"[12]. Pse engjëjt i kanë bërë sexhde njeriut? Si respekt ndaj dhurimit të shpirtit nga ana e Allahut.

Kjo ia ka ngritur njeriut pozitën, përndryshe sikur çështja të sillej rreth baltës, njeriu s'do të vlente asgjë.

Njeriu me këtë dhurim të shpirtit, është bërë njeri dhe meritoi që të jetë zëvendës i Allahut në Tokë, dhe që engjëjt t'i shtrijnë qafat e tyre nga kureshtja dhe dëshira ndaj pozitës dhe misionit të tij.

"(Kujto Muhammed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një zëvendës! Ata thanë: A do të vësh në të atë që bën çrregullime dhe që derdh gjaqe?"[13].

Siç duket, engjëjt kishin vepruar ashtu, sepse e kishin ditur natyrën e baltës dhe të baltës së terur, kur e panë në fillim, ndërsa, në anën tjetër, nuk e kanë kuptuar sekretin tjetër:

"Dhe t'i kem dhënë nga ana Ime shpirt"[14], prandaj ato kanë thënë: se mbi këtë krijesë, e cila është nga balta, patjetër duhet ta mbisundojë balta, të jetojë në tokë e të lidhet për të. Dhe, si i tillë, patjetër që do të bëjë çrregullime në Tokë dhe do të bëjë derdhjen e gjaqeve:

"E ne Të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht Të adhurojmë!"[15], e përgjigjja nga Allahu xh.sh. ishte:

"Ai tha: Unë di atë që ju nuk e dini!"[16]. Pastaj, Allahu bëri një provim për Ademin dhe engjëjt, ku u qartësua vlefta e kësaj krijese, dhe i tërë sekreti kthehet tek fjala e Allahut:

"Dhe t'i kem dhënë nga ana Ime shpirt"[17].

Ky është njeriu, realiteti i njeriut nuk është ky mbështjellës, nuk është ky trup i cili përbëhet prej organeve, qelizave, gjakut, mishit, eshtrave e nervave. Po sikur të ishte e rëndësishme madhësia e trupit, demi do të ishte më i madh se njeriu, edhe elefanti do të ishte shumë më i madh se njeriu! Mirëpo, sekreti i njeriut qëndron në dhënien e shpirtit nga ana e Allahut xh.sh, i cili (shpirti) qarkullon në brendësinë e njeriut! Ti je ky, o njeri, prandaj u bëre i lartësuar nga të gjitha gjallesat. Thuhet se Aliu (radijall-llahu anhu) ka thënë:

"Shërimi yt është në brendinë tënde dhe në atë që ndien
Ndërsa sëmundja është prej teje dhe prej asaj që sheh!
Pohon se je i vogël
Ndërsa vetja jote përmban tërë makrokozmosin".

Makrokozmosi është në këtë njeri, në këtë krijesë të çuditshme, dhe prej këtu rrjedh vlefta e njeriut.

Prej këtu, Allahu ia nënshtroi njeriut çdo gjë që ekziston në qiej e në Tokë, dhe ia ka dhuruar dhuntitë dhe të mirat e dukshme e të padukshme, - i tërë kozmosi është në shërbim të njeriut dhe për të mirën e tij, Dielli ndriçon për të, yjet e udhëzojnë, detet dhe lumenjtë, mund të themi se çdo gjë që ekziston në këtë kozmos, është në shërbim të tij. Allahu e bëri tokën të përshtatshme për njeriun, që të ecë nëpër pjesë të saj duke i shfrytëzuar begatitë e Tij. Ai e ka lënë në shërbim të tij edhe detin, prej të cilit të hajë mish të freskët, e të lundrojnë nëpër të anijet; i nënshtroi ato që njeriu t'i shfrytëzojë begatitë e Tij, dhe ndoshta të falënderojë Allahun xh.sh.[18]. Ai i vuri në shërbim të tij krijesat e mëdha, që janë mbi të dhe nën të, që të jenë nën shërbimin e tij:

"Allahu është Ai që i krijoi qiejt dhe Tokën, dhe Ai lëshoi prej së larti ujë (shi), e me të nxjerr fruta si ushqim për ju, dhe për të mirën tuaj u vuri në shërbim anijet, të lundrojnë nëpër det me Urdhrin e Tij, e në shërbimin tuaj i vuri edhe lumenjtë. Për ju i nënshtroi Diellin e Hënën, që në mënyrë të zakonshme udhëtojnë vazhdimisht. Për ju përshtati edhe natën e ditën. Dhe Ai ju dha gjithë ato që kërkuat (që kërkoi nevoja juaj) dhe, edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni (në numër). Vërtet, njeriu është i padrejtë dhe shumë përbuzës"[19].

Vëreni me vëmendje shprehjen "për ju", e cila në këtë ajet përsëritet pesë herë, i tërë kozmosi është në shërbim (nënshtrim) dhe për të mirën e njeriut.

Mirëpo, vetë njeriu, kujt i nënshtrohet? Kujt i shërben? Ai është përgatitur për shërbimin ndaj Mëshiruesit. Çdo gjë që ekziston në kozmos, është krijuar për njeriun, ndërsa vetë njeriu është krijuar për Mëshiruesin!

Nëse i shikojmë kategoritë e gjallesave në këtë gjithësi, do të shohim se çdo gjallesë i shërben atij që është më lart se ajo në kategori, gjërat e ngurta u shërbejnë bimëve; bimët së bashku me gjërat e ngurta u shërbejnë shtazëve; shtazët së bashku me bimët dhe gjërat e ngurta u shërbejnë njerëzve.

Nga toka mbijnë bimët, ndërsa uji, shiu dhe Dielli ndihmojnë në ushqimin dhe zhvillimin e bimëve, në mënyrë që të rriten, të lulëzojnë e të japin fryte, ndërsa këtë bimë e ha shtaza:

"Si furnizim për ju dhe për kafshët tuaja"[20].

Shtaza së cilës i ka shërbyer bima, bëhet shërbëtore e njeriut dhe është krijuar për të mirën e tij. Këto kafshë të shërbejnë kur të jenë të shëndosha, e i hanë kur ato të priten.

Ndërsa vetë njeriu, kujt i shërben? Kush është ai të cilit i shërben njeriu? Nuk ka asnjë krijesë që në kategori është më e ngritur se njeriu, e pra njeriu I shërben Allahut xh.sh..

Për këtë arsye, paganizmi ishte e kundërta e realitetit dhe vlerave të vërteta; kur ai e bëri njeriun që t'i përulet dhe t'u nënshtrohet gjërave të cilat janë nën nivelin e tij, të adhurojë natyrën, lopët, lumenjtë, pemët, qentë, të adhurojë Diellin apo Hënën, të adhurojë gjërat e ngurta, bimët, shtazët, planetët, - të gjitha këto gjëra që janë nën nivelin e njeriut dhe janë në shërbimin e tij!

Njeriu është krijuar për Allahun, që ta njohë Atë dhe ta adhurojë:

"Allahu është Ai që krijoi shtatë palë qiej dhe prej tokës aq sa ata"[21], të ngjashme me të në numër, në formë, shpikje dhe në bukurinë e krijimit:

"Në to zbatohet vendimi i Tij për ta ditur ju se Allahu ka fuqi për çdo send dhe që me të vërtetë Allahu ka përfshirë çdo send me dijen e vet"[22], që ta njihni Allahun xh.sh. me emrat dhe cilësitë e Tij, se Ai është i fuqishëm për çdo gjë, dhe se Ai ka përfshirë çdo send me dijen e Vet.

Njohja e Allahut nuk do të thotë të njohim vetë Qenien e Tij, jo, kjo është një çështje që nuk mund të arrihet, sepse ne nuk e dimë realitetin e vetes sonë, e si ta dimë realitetin e Krijuesit tonë?! Ne nuk kemi arritur të njohim as realitetin e disa gjërave të thjeshta në gjithësi. Edhe pse njeriu, me përparimin e tij shkencor të madh, arriti të shkojë edhe në gjithësi, dhe mundohet të arrijë edhe në planetët e largët, prapëseprapë nuk ka mundur të njohë qenien e vet. Një shkencëtar i njohur - Aleksis Karl, fitues i çmimit Nobël në shkencë në vitin 1912, shkroi një libër të njohur, të cilin e quajti "Njeriu, kjo qenie e panjohur", ku, ndër të tjera, tha: "Shumë dimë për gjërat e ngurta dhe për gjërat që janë rreth nesh, mirëpo nuk dimë shumë për vetjet tona". Ndërsa Allahu xh.sh. e ka thënë të vërtetën kur ka thënë:

"Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, e juve ju është dhënë fort pak dije"[23]. Do të thotë nuk dimë shumë për shpirtin, për këtë arsye, kur pohojmë se Allahu e ka krijuar gjithësinë për ta njohur Atë, atëherë ne nuk mendojmë në njohjen e vet Qenies së Tij, jo.

Ne duhet të mendojmë për krijesat e Allahut, begatitë e Tij, e jo të mendojmë për vetë Qenien e Tij, sepse kjo është një derë e mbyllur. Ne besojmë në "gajb" - sekrete, dhe nuk e shpenzojmë forcën e mendjes në ato gjëra tek të cilat nuk ka mundësi të arrihet, më mirë për ne do të ishte të studionim gjithësinë, t'i zbulonim ligjet e saj dhe ta vëmë në shërbimin tonë ashtu siç ka dëshiruar Allahu xh.sh., në vend që të humbim forcën intelektuale në gjëra që s'kanë dobi.

Disa myslimanë patën devijuar gjatë disa kohëve, duke studiuar çështje hyjnore që nuk kanë kuptim: Qenia e Allahut, Cilësitë e Tij dhe lidhmëria ndërmjet Qenies dhe Cilësive të Tij. Ndodhën dialogë në fushën e apologjetikës, shumica e të cilëve ishin plagjiate që nuk kishin kuptim dhe që ishin nën ndikimin e filozofive, fraksioneve dhe doktrinave të ndryshme joislame. Sepse, sikur të ishin mbështetur në Kuran, nuk do të kishte ndodhur kjo, sikur ta dinin se duhet të qëndronin në këtë derë dhe të thoshin ashtu siç kanë thënë dijetarët e pajisur me dituri:



"Ne kemi besuar atë (ato që janë të paqarta), të gjitha janë nga Zoti ynë! Por këtë e kuptojnë vetëm ata që janë të zotët e mendjes"[24], do të ishte më mirë dhe më bindëse sesa këto gjëra, në të cilat kishin hyrë, pa patur kurrfarë dobie, saqë njëri prej tyre kishte thënë:

"Dituria është për Allahun e Lartmadhërishëm
Përveç Tij të gjithë murmuritin nga injoranca
Çfarë i takon dheut e çfarë shkencave?
Ata synojnë që të dinë, sepse ata nuk dinë!"

Allahu na ka krijuar që ta njohim Atë, e ne mund ta njohim Atë me gjurmët e Tij, të cilat janë në veten tonë dhe për rreth nesh:

"Edhe në Tokë ka argumente për ata të bindurit. Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni duke parë?"[25].

"Ne do t'ua bëjmë atyre të mundshme t'i shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre, derisa t'u bëhet e qartë se ai (Kurani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?"[26].

Sot shkenca na ndihmon për sqarimin e argumenteve të Allahut në këtë gjithësi, dhe si e ka rregulluar çdo gjë në mënyrë të saktë dhe gjithçka ka vendosur në vendin e vet. E tërë kjo argumenton për madhërinë, mjeshtërinë dhe urtësinë e Krijuesit, dhe nuk mund të themi asgjë tjetër veçse: Lavdërimi I qoftë Atij Që çdo gjë ka krijuar në formën më të bukur:

"(Kjo është) Mjeshtëri e Allahut Që përsosi çdo send"[27]. Këtë e vëren çdokush që shikon këtë univers. Sa mirë që ka thënë Ebu Atahije në të kaluarën:

"Me të vërtetë ne të gjithë jemi të krijuar
Cili nga bijtë e Ademit është i përjetshëm?
Fillimi i tyre ka qenë nga Zoti i tyre
Dhe çdonjëri sish tek Zoti i tyre do të kthehen
Atëherë pse vallë bën mëkate para Zotit
Apo si ta mohoj Atë mohuesi?
Për Allahun janë dëshmitarë çdo lëvizje dhe qëndrim
Në çdo gjë ekziston shenja e Tij
Që argumenton se Ai është Një!"

Ai është Allahu, të Cilin mund ta shohësh në çdo gjë, e sheh me syrin e zemrës sate, me syrin e mendjes sate, dhe jo me syrin e të parit, sepse të parit assesi nuk mund ta shohë Atë në këtë botë, por do ta shohë në Ahiret (bota tjetër). Pabesimtarët atë ditë do të jenë të penguar nga të parit e Allahut, ndërsa besimtarët do të mund ta shohin Atë në atë ditë:

"Atë ditë do të ketë fytyra të shkëlqyera (të gëzuara). Që Zotin e tyre e shikojnë"[28].

Ndërsa për pabesimtarët dhe idhujtarët ka thënë:

"Jo dhe Jo! Atë ditë do të jenë të penguar prej Zotit të tyre"[29].

Allahu na krijoi që ta njohim Atë, e kur ta njohim Atë, atëherë duhet ta adhurojmë drejt. Duhet ta njohim vetveten,

për ta njohur Zotin tonë. Duhet t'i njohim krijesat e Allahut, për ta njohur Krijuesin e tyre. Atëherë e kryejmë obligimin tonë, E adhurojmë vetëm Atë dhe nuk adhurojmë askënd tjetër përveç Tij. Askujt që ekziston në tokë dhe as në qiej, nuk meriton t'i përulemi. Ruku I bëjmë vetëm Allahut, sexhde I bëjmë vetëm Atij, I nënshtrohemi vetëm Allahut, shpresa është vetëm tek Ai, frika është vetëm për Të. Ky është adhurimi, të adhurohet Ai:

"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë"[30], prandaj t'i kryejmë urdhrat e Tij dhe të largohemi nga të ndaluarat e Allahut, që ta praktikojmë fenë e Tij në tokë. Ky është adhurimi me kuptimin gjithëpërfshirës.

Allahu xh.sh. na ka krijuar që ta adhurojmë Atë ashtu si duhet, që të kërkojmë nga Ai e ta lutim Atë, që të falemi për Të, që të sillemi mirë me krijesat e Tij, dhe t'u ndihmojmë robërve të Tij të dobët, për hir të Tij të shpenzojmë pasurinë dhe t'i flijojmë vetjet tona. Ky është adhurimi i vërtetë.

Në një hadith kudsi thuhet:

"Robërit e Mi, nuk ju kam krijuar që të shoqërohem me ju nga mërzia, dhe as që të shtohem me ju nga pakësimi, e as që të më ndihmoni për ndonjë çështje që s'kam mundur ta bëj Vetë, e as që të kem ndonjë dobi ose për të shmangur ndonjë dëm, - veçse ju kam krijuar që të më adhuroni sa më gjatë, të më përmendni sa më shumë, dhe mëngjes e mbrëmje të më lavdëroni". Për këtë funksion na ka krijuar Allahu xh.sh.; ky funksion është që ta adhurojmë Allahun me tërë kuptimet që përfshin fjala "adhurim", e ajo përfshin çdo gjë që Allahu xh.sh. dëshiron dhe është i kënaqur nga fjalët apo punët. Mund të themi se adhurim konsiderohet: kryerja e obligimeve, sjellja e mirë ndaj prindërve, vizita tek të afërmit, respektimi i fqinjëve, kryerja e detyrimeve, bamirësia, thirrja në rrugën e Allahut dhe lufta për në rrugën e Allahut. Të gjitha këto konsiderohen adhurim.

Në këtë adhurim po ashtu bënë pjesë edhe banimi në tokë:

"Ai së pari ju krijoi nga dheu dhe ju bëri banues të tij"[31].

Po ashtu në këtë adhurim bën pjesë edhe ngritja e hilafetit (përcaktimi i zëvendësit nga Allahu në tokë):

"Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një zëvendës!"[32].

"E juve do t'ju bëj ta zëvendësoni në këtë vend, e do t'ju shikoj se si veproni"[33].

Ky është funksioni i njeriut në këtë jetë dhe në këtë univers: duhet t'i japë të drejtën e adhurimeve, ngritja e hilafetit dhe kultivimi i tokës.

Andaj, nëse njeriu nuk është i gatshëm për të kryer këtë funksion, atëherë do të jetë më i humbur se kafsha nga e vërteta. Allahu xh.sh. thotë:

"A e ke parë atë që për zot çmon epshin e vet, a mos do të bëhesh mbrojtës i tij? A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata nuk trajtohen ndryshe, po vetëm si kafshë, bile janë edhe më të humbur nga e vërteta"[34].

Në një ajet tjetër thotë:

"Ne krijuam shumë nga xhinët e njerëzit për xhehennem. Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë; ata kanë sy me të cilët nuk shohin, dhe ata kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillët janë ata të marrët"[35]. Ky është përshkrimi i lëndëve djegëse të zjarrit të xhehennemit për ata që i kanë keqpërdorur ato organe që ua ka dhuruar Allahu, me të cilat të dominojnë në këtë gjithësi, dhe të jenë burim i njohurive, mirëpo ata i kanë shkatërruar këto mjete dhe organe, ata kishin zemra, mirëpo me to nuk kuptojnë, dhe sy mirëpo me ta nuk shohin, edhe veshë o me ta nuk dëgjojnë. Sepse, nëse njeriu nuk e kupton me zemrën e tij funksionin e tij për të cilin është krijuar, dhe nuk e njeh Krijuesin Që e ka krijuar, atëherë zemra e tij nuk konsiderohet zemër, sepse është bërë e pavlerë. Po ashtu, kur njeriu nuk i sheh gjurmat e Allahut në gjithësi dhe nuk gjykon me to, atëherë ai konsiderohet i verbër, pa marrë parasysh edhe sikur të pamët ta kenë në rregull:

"Sepse në të vërtetë sytë nuk verbërohen, por verbërohen zemrat në kraharor"[36].

Po ashtu, kur njeriu nuk i dëgjon këshillat dhe as zërin e së vërtetës, atëherë ai është i shurdhër, ashtu siç ka thënë Allahu xh.sh. në përshkrimin e një lloji të njerëzve:

"(Mbesin në errësirë) Të shurdhër, memecë dhe të verbër, prandaj ata nuk kthehen (nga ajo rrugë e tyre e keqe)"[37], i kanë shkatërruar mjetet dhe organet hyjnore, dhe përfundimi i tyre ishte se ata janë bërë si shtazët, madje edhe më të humbur.

Njeriu mund të lartësohet e të bëhet si engjëjt, apo ndoshta mund të jetë edhe më i mirë se engjëjt, sepse engjëjt nuk kanë as ndjenja dhe as epshe; po ashtu engjëjt nuk kanë armiq as të brendshëm e as të jashtëm, ashtu siç ka njeriu. Nëse njeriu triumfon mbi këto pengesa e lartësohet, atëherë bëhet më i mirë se engjëjt, dhe absolutisht do të jetë ndër krijesat më të dobishme, ashtu siç thotë Allahu xh.sh.:

"Ndërsa, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, të tillët janë krijesat më të dobishme"[38].

Ashtu siç mund të lartësohet njeriu në horizontet më të larta, po ashtu mund të degradohet në shkallë të ulëta, që të bjrë në nivelin e kafshës, madje edhe më poshtë:

"Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur"[39]. Pse njerëzit janë më të humbur se kafshët? Sepse kafshëve nuk u është dhënë ajo që i është dhënë njeriut; kafshëve nuk u është dhënë mendja me të cilën do të kishin menduar, dhe as dëshira që ngjall epshet dhe bën zgjidhjen për to, atyre nuk u janë dhënë këto dhunti shpirtërore e mendore që posedon njeriu; kafsha nuk e ka sekretin e Fjalës së Allahut:

"Dhe t'i kem dhënë nga ana Ime shpirt"[40], prandaj kafsha është e falur.

Nga një aspekt tjetër, edhe kafshët kryejnë funksionin që kërkohet prej tyre. A ka ndonjë lopë e cila ka mundësi, e nuk jep qumësht? Apo, a ka ndonjë deve e cila refuzon që t'i hipet? Ato kryejnë funksionin e tyre për të lëvruar dhe për të bartur ngarkesa në ndonjë vend tjetër, ku nuk do të kishin mundur të mbërrinin vetëm pas një mundi të madh. Ato mund të përdoren edhe për hipje e për zbukurim, mirëpo kur njeriu nuk E njeh Allahun, nuk E adhuron Atë e as nuk e kryen hilafetin e Tij në Tokë, atëherë njeriu nuk e ka kryer as funksionin e as misionin e tij, prandaj është më i humbur nga e vërteta se shtaza.

Së këndejmi, ç'mund të thuash për ata njerëz të cilët jetojnë e vdesin dhe nuk E njohin Allahun xh.sh.? Ç'mund të thuash për ata ateistë të cilët mohojnë ekzistencën e Allahut xh.sh., - ç'janë ata? A janë pabesimtarë? Çfarë vlefte kanë ata? Ky njeri, që ha nga dheu, ecën mbi dhe, dhe mbaron në dhe; kjo krijesë e krijuar nga balta, mendjemadhe e kryelartë? Çfarë vlefte dhe pozite ka sa të mohojë ekzistencën e Allahut xh.sh.?

Po ashtu, ata që besojnë ekzistencën e Allahut, po nuk i kryejnë obligimet e Tij, prej tyre ke edhe bij të myslimanëve, ata që quhen Muhamed, Ahmed, Ab-

dullah apo Abdurrahman, ata që quhen me emrat e të dërguarve të Allahut dhe shokëve të Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) (ashabëve), ata të cilët jetojnë në mesin e myslimanëve dhe as që i sheh duke rënë në ruku apo në sexhde, të cilët janë të stërmbytur nga epshet, të cilët vrapojnë pas kënaqësive, të cilët:

“E lanë namazin e u dhanë pas kënaqësive (trupore), e më vonë do të hidhen në çdo të keqe (ose në Gaja)”[41], ç’është misioni i tyre? Ç’është misioni yt, o njeri? A je krijuar vetëm për të ngrënë e për të pirë?! Kështu bëjnë vetëm kafshët. Për se dallohesh nga lopa, deveja e gomari? Ç’është vlefta jote, o njeri, nëse nuk ke ndonjë funksion të madh? Ç’është vlefta jote, nëse nuk E njeh Allahun dhe as E adhuron Atë?

Njohja e Allahut dhe adhurimi i Tij është qëllimi kryesor për të cilin është krijuar njeriu. E pra njeriu duhet ta dijë qëllimin e tij, mirëpo, nëse njeriu jeton dhe nuk di për se jeton, nuk e di qëllimin e tij dhe as misionin e tij? Atëherë ai nuk është njeri!

Disa njerëz jetojnë si të mos ekzistonin fare, të gjallë si të vdekur, të pranishëm si të mos ishin fare, këta nuk janë njerëz dhe as që llogariten prej të gjallëve!?

Të tjerët i kanë kufizuar qëllimet e tyre në kënaqësi e epshe, ata janë për të cilët Allahu xh.sh. ka thënë:

“E ata që nuk besuan, përjetojnë kënaqësi (në këtë jetë) dhe hanë ashtu si hanë kafshët, e vendi i tyre është zjarri”[42].

Ka njerëz që jetojnë pa ndjenja, ashtu siç jetojnë gjërat e ngurta; pastaj njerëz të cilët jetojnë për epshe, ashtu siç jetojnë kafshët, vrapojnë pas epsheve; dhe njerëz që jetojnë ashtu siç jetojnë djajtë (shejtanët), funksioni i të cilëve është dredhia e dëmi për krijesat e Allahut, dhe çrregullimi në tokë.

Sa i përket njeriut të vërtetë, besimtarit, sepse përveç besimtarit të tjerët nuk bëjnë pjesë ndër njerëz, - edhe nëse llogariten si njerëz, edhe nëse statistikat e regjistrojnë në numrin e njerëzve, - çështja nuk është sasia e as numri, njeri i vërtetë është njeriu besimtar, i cili E njeh Allahun xh.sh., i kryen urdhrat e Tij, E adhuron Atë në tokë dhe i kryen çështjet e fesë. Ky është njeriu që Islami erdhi ta edukojë dhe ta formësojë atë, që personaliteti i tij të jetë i kompletuar. Këtë njeri e edukoi Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) në Darul-Erkam në Mekë, dhe në Xhaminë e tij në Medinë, që




të jetë i mirë për vetveten e pastaj t’u ndihmojë edhe të tjerëve, që të jetë prej:

“Atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t’i përmbahen së vërtetës, dhe që këshilluan njëritjetrin të jenë të durueshëm”[43].

Ky njeri është ai që me Kuranin dhe Islamin, udhëtoi nëpër të gjitha pjesët e botës, në Lindje e Perëndim, Veri e Jug, ku ngriti kulturën shkencore dhe besimin, shtetin e drejtë dhe të mirë. Ky është njeriu i Islamit.

Prandaj, o mysliman, o njeri: Kuptoje qëllimin dhe misionin tënd, dhe përgatite veten tënde për të, jeto për këtë qëllim, ndoshta Allahu na mundëson që të jemi njerëz të vërtetë, të dimë obligimin tonë, të njohim qëllimin tonë në Tokën e Allahut.

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri “Ligjëratat e Shejh El Kardavit”, përgatitur nga Halid Essa’d, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997, vëllimi I, faqe: 17-29).*

*Përktheu:*
***Mr. Faruk Ukallo***

*Fusnotat:*

1. Edh-Dharijat, 56-57. Përkthimin e ajeteve Kur’anore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur’anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
2. Et-Talak, 12.
3. Edh-Dharijat, 47.
4. Hadithin e transmeton Muslimi nga Ebu Seid El-Hudriju (radijall-llahu anhu), poashtu e transmetojnë edhe Ebu Davudi dhe Nesaiu.
5. El Hadid, 21.
6. Ali Imran, 133.
7. El Mulk, 5.
8. Es-Saffat, 6.
9. Hadithin e transmeton Tirmidhiu nga Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhu), poashtu e transmeton edhe Ebu Ja’la nga Enesi (radijall-llahu anhu).
10. El Munafikun, 11.
11. Në një ajet tjetër thuhet: “Dhe (përkujto) kur Zoti yt engjëjve u tha: Unë po krijoj njeriun nga balta e tharë, e zezë e me erë” (El Hixhr, 28).
12. Sad, 71-72.
13. El Bekare, 30.
14. El Hixhr, 29. Sad, 72.
15. El Bekare, 30.
16. El Bekare, 30.
17. El Hixhr, 29. Sad, 72.
18. I referohet ajetit Kur’anor: – “Pastaj, Ai është që nënshtroi detin, që prej tij të hani mish të freskët, e prej tij të nxirrni stoli që i mbani (i vishni), e i sheh anijet si çajnë (lundrojnë) në të (me ushtimë e çajnë ujin në det). Ua nënshtroi që të shfrytëzoni nga begatitë e Tij dhe ashtu të falënderoni (Zotin)” (En-Nahl, 14).
19. Ibrahim, 32-34.
20. En-Naziat, 33.
21. Et-Talak, 12.
22. Et-Talak, 12.
23. El Isra, 85.
24. Ali Imran, 7.
25. Edh-Dharijat, 20-21.
26. Fussilet, 53.
27. En-Neml, 88.
28. El Kijame, 22-23.
29. El Mutaffifin, 15.
30. Edh-Dharijat, 56.
31. Hud, 61.
32. El Bekare, 30.
33. El A’raf, 129.
34. El Furkan, 43-44.
35. El A’raf, 179.
36. El Haxhxh, 46.
37. El Bekare, 18. Dhe në një ajet tjetër: - “Ata janë të shurdhër, memecë e të verbër, ata nuk kuptojnë” (El Bekare, 171).
38. El Bejjine, 7.
39. El A’raf, 179.
40. El Hixhr, 29. Sad, 72.
41. Merjem, 59. Fillimi i ajetit: - “E pas tyre (të mirëve) erdhën pasardhës të këqij”.
42. Muhammed, 12.
43. El Asr, 3.

# Mëshira e Muhammedit a.s. ndaj personave me aftësi të kufizuara

Muhammed Mus'ad Jakut




Më në fund, bota e modernizuar filloi në këtë shekull të mendojë edhe për njerëzit me aftësi të kufizuara, pas shkeljes së të drejtës së tyre me pretekstin se prej tyre nuk ka ndonjë dobi për shoqërinë. Organizata Ndërkombëtare e Punës (International Labour Organization) në raportin e vitit 2000 ka llogaritur se shifra e personave me aftësi të kufizuara në botë arrin 610 milionëshin. Ndërsa, sipas Bankës Ndërkombëtare, ky grup njerëzish përbën 15% të banorëve të çdo vendi në botë.

### Personat me aftësi të kufizuara në të kaluarën

Nëse do të bënim një shëtitje të shkurtër në historinë e Perëndimit lidhur me këtë shtresë njerëzish, do të gjenim se shoqëritë e vjetra evropiane, si f.v. ajo romake dhe spartane, anashkalonin dhe diskriminonin qartë këtë kategori njerëzish. Krahas anashkalimit, ata bënin vrasjen e fëmijëve me të meta, dhe kjo si shkak i bindjeve të kota dhe besëtytnive që kishin zënë vend në zemrat e tyre. Besonin se njerëzit me të meta mendore janë persona të zotëruar nga djajtë dhe shpirtrat e ligj, besime këto që u përvetësuan edhe nga filozofët dhe dijetarët perëndimorë. Ligjet e Lukourgut spartan dhe Solonit athinas, lejonin zhdukjen e atyre që të metat i pengonin për punë dhe luftë. Filozofi i njohur Platon kishte shpallur se personat me aftësi të kufizuara janë shtresë e ndyrë e shoqërisë, të cilët sa përbëjnë një barrë për të dhe po aq i japin edhe imazh të keq asaj. Herbert Spenser, filozof anglez, kishte kërkuar nga shoqëria ndalimin e ndihmave dhe benificioneve të ndryshme me arsyen se ata paraqesin vetëm barrë për shoqërinë.

Ndërsa arabët, edhe pse vrisnin vajzat nga frika e turpi, megjithatë në raport me këtë kategori njerëzish ishin pak më të butë, edhe pse nuk preferonin të hanin bashkë me ta në një tryezë.

Në kohën kur bota dyndej ndërmjet teorive që bënin thirrje për zhdukjen e personave me të meta mendore dhe teorive që ftonin për shfrytëzimin e tyre në punë të rënda, deshi Zoti e lindi teoria në Lindje e Perëndim për përkujdesjen e plotë për personat me aftësi të kufizuara. Edukatori i njerëzimit, Muhammedi, paqja dhe mëshira e Allahut të Madhëruar qofshin për të, pa dyshim qe themeluesi i parë i kësaj përkujdesjeje institucionale.

### Përkujdesja profetike për personat me aftësi të kufizuara

Enesi transmeton se një grua kishte të meta mendore: "*O i dërguari i Allahut! Unë kam nevojë për ty diçka*"? *Pejgamberi, alejhi's selam i tha*: "*Oj nëna e filanit! Shiko në cilën anë të duash të rrugës* (ngase çështja ishte intime) *e unë vij për kërkesën tënde". Pejgamberi, alejhi's selam qëndroi me të në një qoshe të rrugës derisa e kreu çka pati punë me të*".[1]

Kjo pa dyshim flet për modestinë, durimin dhe butësinë e Muhammedit, alejhi's selam, për përmbushjen e kërkesave të personave me aftësi të kufizuara. Njëkohësisht flet edhe për obligimin e udhëheqësit për përkujdesje ndaj kësaj kategorie njerëzish, duke përfshirë të gjitha aspektet e jetës: shëndetësore e shoqërore, ekonomike e psikike, etj.

**Aspekte të kësaj përkujdesjeje:**

- Shërimi dhe përkujdesja mjekësore për ta.
- Përgatitja arsimore e tyre, aq sa premtojnë mundësitë dhe niveli i tyre mental.
- Punësimi i personave që kujdesen vetëm për këtë kategori njerëzish.

Këtë program profetik, Halifeja i drejtë, Omer b. Abdu'l Aziz e kishte zbatuar në praktikë dhe si rezultat pati nxjerrë një dekret për të gjitha vilajetet: "*Borxhet e të verbrit, sakatit, të paralizuarit pjesërisht (hemiplegia) dhe atij që ka sëmundje kronike që e pengon nga namazi, m'i sillni mua. Përfaqësuesit e tij ia dërguan". Kishte urdhëruar që çdo i verbër të kishte një mbikëqyrës që do të ecte me të dhe do të kujdesej për të, ndërsa për çdo dy të sëmurë kronikë caktoi një shërbëtor që t'u shërbente dhe kujdesej për ta.*[2]

Këtë rrugë e ndoqi edhe halifi emevit el-Velid b. Abdu'l Melik, i cili qe ideatori i themelimit të instituteve apo qendrave për përkujdesjen e personave me aftësi të kufizuara. Kështu, në vitin 707 (88 m.) ai themeloi një shoqatë speciale për përkujdesjen e tyre, ku punësoi mjekë dhe shërbëtorë me paga mujore vetëm e vetëm për mbikëqyrje dhe përkujdesje ndaj kësaj kategorie të shoqërisë, duke i urdhëruar: "*Mos kërkoni nga njerëzit* " (shpërblim, ngase iu paguaj unë). Po kështu punësoi kujdestar për çdo sakat, të paralizuar dhe të verbër[3].

### Përparësia e tyre në përkujdesje

Islami jo vetëm që ka aprovuar përkujdesjen e plotë për këtë kategori të shoqërisë, por edhe i ka dhënë përparësi përmbushjes së kërkesave të tyre ndaj kërkesave të pjesës tjetër të shoqërisë -të shëndoshëve. Pejgamberi, alejhi's selam, i qe vrenjtur[4] një myslimani të ver-

bër, Abdullah b. Ummi Mektumit, i cili kishte ardhur ta pyeste për një çështje fetare. Meqë ishte duke ndenjur me disa nga elita udhëheqëse e popullit, të cilët mundohej t'i kthente në Islam dhe, edhe pse ai nuk e pa këtë vrenjtje të fytyrës së Pejgamberit, alejhi's selam, megjithatë Allahu i Madhëruar e qortoi duke i thënë: "*Ai vrenjti (*fytyrën*) dhe u kthye. 2. Ngase atij i erdhi i verbri. 3. E ku mund ta dish ti, ndoshta ai do të pastrohet. 4. Apo do të këshillohet dhe këshilla do t'i bëjë dobi! 5. E ai që nuk ndien nevojë (*për Zotin*) pse ka pasuri*".[5]

Studiuesi britanik, Lightner, në komentin për këtë ngjarje ka thënë: *Një herë Allahu i Madhëruar i shpalli Pejgamberit, alejhi's selam vahj (*shpallje*) qortues, sepse ia ktheu kokën një njeriu të varfër e të verbër, për të thirrur në Islam një njeri të pasur dhe me pozitë. Ky vahj është përhapur dhe, po të ishte Pejgamberi, alejhi's selam, ashtu siç thonë përkitazi me të të krishterët (se ai e ka shpifur Kuranin), ky lloj vaji nuk do të kishte ekzistuar fare*[6]. Pas kësaj ngjarjeje, kur Pejgamberi, alejhi's selam e takonte këtë njeri, i buzëqeshte dhe sillej butë me të e thoshte: "*Mire se vjen, o ti, që më qortoi Zoti im për ty!*".[7]

Në këtë tregim shohim edhe shkakun e qortimit që është preokupimi me thirrjen në Islam të disa zotërinjve dhe lënia anash e përmbushjes së kërkesës së këtij të verbri, të cilit kërkesa më parë do të duhej t'i përmbushej. Tregimi dëshmon se kësaj kategorie të shoqërisë duhet t'i përmbushen kërkesat më parë se të tjerëve.

## Toleranca e Pejgamberit, alejhi's selam, ndaj sjelljeve të mendjelehtëve dhe injorantëve të kësaj kategorie

Mëshira e Pejgamberit, alejhi's selam, me personat me aftësi të kufizuara shprehet edhe atëherë kur shohim tolerancën e tij ndaj injorantit të tyre dhe butësinë ndaj mendjelehtit të tyre. Në Betejën e Uhudit, kur Pejgamberi, alejhi's selam, u drejtua me ushtri nga Uhudi, vendosi të kalonte nëpër arën e një hipokriti të verbër, i cili e ofendoi dhe e shau. E mori një grusht dhe e tha: *Po ta dija se të qëlloj ty, do të gjuaja me këta dhe*. Shokët e Pejgamberit, alejhi's selam, deshën ta mbysnin atë të verbër mëkatar, por Pejgamberi, alejhi's selam, refuzoi dhe tha: *Lëreni!*[8].

Pejgamberi, alejhi's selam, nuk deshi që dobësinë e këtij të verbri ta shfrytëzonte; as nuk urdhëroi mbytjen dhe as shqetësimin, edhe pse ushtria ishte në rrugë për të luftuar, kurse situata dhe rrethanat ishin të përshtatshme për mbytjen e tij (meqë bëhej fjalë për luftë). Pejgamberi, alejhi's selam, refuzoi këto dhe insistoi vetëm për faljen. Nuk është tipar i luftëtarëve myslimanë mbytja e njerëzve me të meta, përkundrazi, butësia me ta, marrja mësim nga gjendja e tyre dhe lutja e Allahut të Madhëruar që të mos sprovohemi me një gjë të tillë, ishte traditë e tij, alejhi's selam.

## Nderimi dhe ngushëllimi i tyre

Aisheja transmeton ta ketë dëgjuar Pejgamberin, alejhi's selam, duke thënë: "*Allahu i Madhëruar më ka shpallur se kujtdo që trason rrugën e diturisë, do t'ia lehtësojë atë dhe çdokujt që ia marr dy fisniket e tij (dy sytë), gjithsesi (si kompensim), do t'ia jap Xhennetin".*[9]

Irbad b. Sarije rrëfen se Pejgamberi, alejhi's selam, duke transmetuar prej Allahut të Madhëruar, ka thënë: "*Nëse robit Tim ia marr dy fisnikët e tij (dy sytë), ndërsa ai bën durim dhe llogarit në ta*[10]*, nëse më falënderon për këtë, Unë nuk pranoj t'i jap shpërblim tjetër përveç Xhennetit*".[11]

Përkitazi me të sprovuarit dhe të prekurit nga të metat, Pejgamberi, alejhi's selam, thotë: "*Nuk ka mysliman që lëndohet nga ndonjë ferrë a më shumë e që me të të mos i shkruhet një gradë (në Xhennet) dhe të mos i fshihet një mëkat".*[12]

Në këto tekste profetike dhe hadithe kudsijje shprehet ngushëllimi po edhe përgëzimi për çdo njeri me të meta, që bën durim për sprovën e tij, është i pajtuar me Allahun për caktimin e Tij dhe shpreson në shpërblimin e Tij, atëherë Allahu nuk pranon që shpërblimi për të të jetë tjetër përveç Xhennetit.

Pejgamberi, alejhi's selam, në shenjë nderimi dhe respekti për Amr b. Xhumuhin, i cili qe i çalë, thoshte: "*Zotëria juaj i bardhë, Amr b. Xhumuhi*".

Me një rast i pati thënë: "*Sikur po të shoh në Xhennet duke ecur me këtë këmbën tënde (të sëmurë tani) të shëndoshë (atje)".*

Amri, Allahu qoftë i kënaqur me të, bënte gostinë për Pejgamberin, alejhi's selam, kur martohej[13]. Enes b. Maliku rrëfen se Pejgamberi, alejhi's selam, e kishte lënë zëvendës Ummi Mektumin dy herë në Medinë; ai falte namazin si imam, edhe pse ishte i verbër[14]. Aisheja rrëfen se Ummi Mektum ishte myezin i Pejgamberit, alejhi's selam, edhe pse ishte i verbër[15]. Seid b. Musejjibi rrëfen se myslimanët e kishin zakon që, kur shkonin në luftë, t'ua dorëzonin çelësat e shtëpive të tyre të sëmurëve kronikë dhe u thoshin: Ne jua lejuam të hani çdo gjë që kemi në shtëpitë tona![16]

Hasan b. Muhammedi rrëfen: Shkova tek Ebu Zejd el-Ensariu, i cili e thirri ezanin dhe bëri ikametin duke qëndruar ulur. Pastaj erdhi një njeri i çalë dhe doli imam. Ai kishte pësuar në një luftë në rrugë të Allahut të Madhëruar[17].

Kështu ishte shoqëria profetike; bashkëveprim në ngushëllim të tyre, bashkëpunim në nderim të tyre, unifikim në respekt ndaj tyre, dhe tërë kjo si rezultat i pasimit të programit të Pejgamberit të mëshirës përkitazi me personat me aftësi të kufizuara.

## Vizita e tyre

Islami ligjësoi vizitën e të sëmurëve në përgjithësi, dhe të personave me aftësi të kufizuara në veçanti. Kjo me qëllim të lehtësimit të dhimbjeve të tyre, ngase njeriu me të meta, në krahasim me të shëndoshët, është më i vetmuar, më pesimist, më i prekur nga sëmundjet shpirtërore.

Pejgamberi, alejhi's selam, vizitonte të sëmurët dhe lutej për ta, mundohej të shtrinte besnikërinë në zemrat e tyre dhe gëzimin në shpirtrat e tyre. E shihje ndonjëherë tek shkonte në periferi të Medinës e t'ia përmbushte ndonjërit prej tyre ndonjë kërkesë apo të falte ndonjë rekat në shtëpinë e të sprovuarit, si përgjigje ndaj kërkesës së tij. Itban b. Maliku, një medinas i verbër, i kishte thënë Pejgamberit, alejhi's selam: O i dërguari i Allahut, sa shumë do të doja sikur të vije në shtëpinë time e të falje namaz, një vend të cilin me pas do ta bëja si faltore. Pejgamberi, alejhi's selam, i premtoi se do ta vizitonte dhe do të falej në shtëpinë e tij. Në mëngjes, Pejgamberi, alejhi's selam, me Ebu Bekrin shkuan tek Itbani dhe, me të hyrë në shtëpi, i tha: *Në cilin vend të shtëpisë sate ke dëshirë të falem?*

I bëra me shenjvendin, kurse ai, alejhi's selami, mori tekbir dhe ne u rreshtuam pas tij. I fali dy rekate e pastaj dha selam".[18]

## Lutja për ta

Mëshira e Pejgamberit, alejhi's selam, shprehet për këtë kategori të shoqërisë edhe atëherë kur shohim ligjësimin e duasë-lutjes për ta, si përforcim dhe përkrahje morale për përballimin e sprovave. Ai synonte mbjelljen e vullnetit në shpirtrat e tyre, ndërtimin e vendosmërisë në qëndrimet e tyre, dhe në një rast, kur një i verbër i tha Pejgamberit, alejhi's selam: "Lute Allahun e Madhëruar të më shërojë"! - Pejgamberi, alejhi's selam i tha: "*Nëse do, lutem e nëse do, duro, është më mirë për ty". "Jo, lute Allahun e Madhëruar të më shërojë"- i tha ai. Pejgamberi, alejhi's selam, e urdhëroi të merrte abdes me përpikëri dhe të lutej me këtë dua: O Zoti im! Unë të lus dhe drejtohem tek Ti me pejgamberin Tënd, Muhammedin, pejgamberin e mëshirës. Unë drejtohem me ty tek Zoti im për këtë kërkesë timen, që të ma përmbushësh. O Allahu im! Caktoje ndërmjetësues për mua!*".[19]

Pejgamberit, alejhi's selam, i erdhi një grua e sëmurë nga epilepsia dhe i tha: *Mua më dhemb koka* (më kap epilepsia*) dhe zbulohem, andaj lute Allahun e Madhëruar për mua. Pejgamberi, alejhi's selam, tha: Nëse do, bëj durim, e shpërblim e ke Xhennetin, se përndryshe e lus Allahu e Madhëruar të të shërojë. Do të bëj durim por po zbulohem, prandaj lute Allahun që vetëm të mos zbulohem- i tha gruaja. Pejgamberi, alejhi's selam, u lut për të* "[20]

Kështu është shoqëria islame, të gjithë, pa dallim, luten për të sprovuarit e kësaj natyre, dhe, përveç shoqërisë islame, nuk kemi parë ndonjë shoqëri tjetër në sipërfaqen e dheut të jetë lutur për ta.

## Nuk lejohet tallja me ta

Personat me aftësi të kufizuara ishin objekt talljeje në shoqëritë injorante të Evropës së vjetër. Personi me të meta ishte në mes dy zjarreve: atij të indiferencës dhe talljes e përqeshjes. Bazuar në këto, shoqëria për ta ishte vatër kurbeti, persekutimi e ndarjeje. Sheriati islam erdhi dhe ndaloi talljen me njerëz në përgjithësi dhe me persona me aftësi të kufizuara në veçanti. Motoja "Mos shpreh talljen për vëllanë tënd, që ta mëshirojë atë Allahu e të të sprovojë ty!" ishte gjithmonë në mendjet e tyre..

Allahu i Madhëruar zbriti ajete të qarta që ndalojnë këtë dukuri injorante: *"O ju që besuat, nuk bën të tallet një popull me një popull tjetër, meqë të përqeshurit mund të jenë më të mirë nga ata që përqeshin dikë tjetër, e as gratë me gratë e tjera, sepse mund të ndodhë që gratë e tjera të jenë më të mira se ato që përqeshin (duke e nënçmuar njëri-tjetrin) dhe mos etiketoni njëri-tjetrin me llagape. Pas besimit është keq të përhapet llagapi i keq. E ata që nuk pendohen, janë mizorë".*[21]




Ndërsa Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: *"Mendjemadhësia është refuzimi i së vërtetës dhe nënçmimi i njerëzve".*[22]

*"Nënçmimi i njerëzve"* është i ndaluar, kurse i personave me aftësi të kufizuara është edhe më i theksuar, sidomos nëse personi me aftësi të kufizuara është i ditur, i devotshëm, i ndershëm dhe i edukuar. Mjafton rregulli i përgjithshëm profetik: *"Allahu jua ka ndaluar derdhjen e gjaqeve, keqpërdorimin e pasurisë dhe shkeljen e nderit në mes jush".*[23]

Pejgamberi, alejhi's selam, kërcënoi me dënim atë që e drejton gabimisht në rrugë të verbrin, e tha: *"I mallkuar është ai që një të verbri ia tregon rrugën gabimisht".*[24]

Ky është një kërcënim i ashpër për ata që të metat i marrin si shkas për tallje me njerëzit apo nënçmim të tyre. Njeriu me të meta është vëlla, baba apo bir që është sprovuar nga Allahu i Madhëruar, që të jetë këshillë për ne dhe dëshmi për fuqinë e Allahut të Madhëruar.

## Ikja nga bojkotimi dhe izolimi i tyre

Shoqëria e vjetër injoronte këtë kategori të shoqërisë dhe e izolonte tërësisht duke i mohuar të drejtën e martesës dhe shoqërimit me njerëz. Medinasit para ardhjes se Muhammedit, alejhi's selam, nuk lejonin që te njerëzit e çalë, të verbër a të sëmurë të hanin me ta në një tryezë, duke i konsideruar si të ndyrë[25]. Allahu i Madhëruar shpalli: *"Nuk është mëkat për të verbrin, as për të çalin, as për të sëmurin, as për ju vetë, të hani nga shtëpitë tuaja, ose nga shtëpitë e etërve tuaj, shtëpitë e nënave tuaja, në shtëpitë e vëllezërve e të motrave tuaja, në shtëpitë e xhaxhallarëve, të hallave, të dajave tuaj, në shtëpitë e tezeve tuaja ose të atyre që u janë besuar çelësat e tyre, ose (në shtëpitë) e miqve tuaj. Mund të hani bashkërisht ose veçmas, nuk është mëkat. Kur të hyni në ndonjë shtëpi, përshëndetni (ata që janë në to) me një përshëndetje të caktuar nga Allllahu (me selamun alejkum), që është e bekuar dhe e këndshme. Kështu Alllahu jua sqaron argumentet, që t'i kuptoni".*[26]

...domethënë: Nuk ka gjë të keqe që të hani bashkë me të sëmurin, të verbrin dhe të çalin, sepse edhe ata janë njerëz sikurse ju, kanë gjithë të drejtat sikurse ju, kështu që mos i bojkotoni, mos u largoni prej tyre dhe mos i braktisni duke pasur në hatër gjithmonë fjalën e Allahut të Madhëruar: "*Më i miri prej jush është ai më i devotshmi*", dhe fjalën e Pejgamberit, alejhi's selam: "*Allahu i Madhëruar nuk shikon në fytyrat a format tuaja, por shikon në zemrat tuaja*".

Kështu zbriti Kurani - mëshirë për personat me aftësi të kufizuara; i ngushëllon, i përkrah shpirtërisht, ua lehtëson dhimbjet, i shpëton nga sëmundjet shpirtërore.

Derisa popujt injorantë nuk lejonin martesën e personit me aftësi të kufizuara, Islami e lejoi një gjë të tillë, nëse kanë mundësi për të, duke u dhënë të drejta po edhe duke u caktuar obligime. Myslimanët nuk shfrytëzuan dobësinë e

tyre për t'ua shkelur të drejtat apo për t'ua mohuar ato, dhe ja, Omer b. Hattabi, kishte vënë rregullin: *"Çdo njeri që martohet me ndonjë grua të çmendur, a që ka leprozën apo gërbulën, dhe fle me te, asaj i takon dhurata martesore e plotë"*[27].

## Lehtësimet e parapara për ta

Pasqyrë tjetër e mëshirës për këtë kategori të shoqërisë është edhe konsiderata e gjendjes së tyre fizike a mendore përkitazi me obligimet fetare, duke ua lehtësuar dhe larguar vështirësitë për t'i kryer. Zejd b. Thabiti rrëfen se Pejgamberi, alejhi's selam, i diktonte ajetin: *"Nuk janë të ngjashëm besimtarët që nuk luftojnë "*[28]*, kur ja erdhi Ibni Ummi Mektumi dhe tha: O i dërguari i Allahut! Po të kisha mundësi të luftoja, gjithsesi do të luftoja*[29]. Atëherë zbriti ajeti: "*Nuk janë të barabartë prej besimtarëve ata që ndenjën (*nuk luftuan*) dhe ata që me pasurinë dhe me jetën e tyre luftuan në rrugën e All-llahut, me përjashtim të atyre që ishin të penguar pa vullnetin e vet...*".[30]

Allahu, duke i lehtësuar kësaj kategorie obligimet, tha: *"Nuk është mëkat (të ngelë pa dalë) për të verbrin, për të çalin dhe as për të sëmurin. E kush respekton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, Ai atë e shtie në xhennete, ku rrjedhin lumenj, e kush mbetet prapa, Ai atë e ndëshkon me një dënim të dhembshëm".*[31]

Këtyre iu hoq obligimi i xhihadit në fushëbetejë, përveç nëse dalin vullnetarisht. Tregimi përkitazi me këtë, është ai i Amr b. Xhumuhit në Betejën e Uhudit. Ishte, Allahu e mëshiroftë, njeri që çalonte shumë dhe kishte katër djem, të cilët vazhdimisht merrnin pjesë në betejat me Pejgamberin, alejhi's selam. Ditën e Uhudit deshën ta pengonin dhe i thanë: Allahu i Madhëruar të ka arsyetuar. Amri shkoi tek Pejgamberi, alejhi's selam, dhe tha: Djemtë e mi duan të më pengojnë nga lufta, kurse unë, për Allahun e Madhëruar, me këtë këmbën time të çalë shpresoj ta shkel Xhennetin. *"Mos e pengoni, ndoshta Allahu e begaton me rënie dëshmor"- u tha Pejgamberi, alejhi's selam, djemve të tij".* Amri doli dhe u vra shehid.

Megjithatë, jo të gjithë janë të njëjtë. Lehtësimet bëhen në përputhje me gjendjen e tyre, fizike a mendore. Ka thënë Kurtubiu:

- Allahu i Madhëruar të verbrit ia hoqi obligimet që lidhen me të parët;
- Të çalit që lidhen me të ecur;
- Të sëmurit që lidhen me shëndetin, si agjërimi, xhihadi, etj.[32]

Shembulli i kësaj është i verbri dhe i çmenduri. I pari është i obliguar me të gjitha obligimet fetare, me përjashtim të disa prej tyre, si: xhihadi. Ndërsa i dyti është i liruar nga të gjitha obligimet. Aisheja transmeton se Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: *"Lapsi është ngritur nga (nuk llogarit për) tre veta: për atë që fle derisa të zgjohet, për të voglin derisa të rritet, dhe për të çmendurin derisa të arrijë vetëdijen".*[33]

Sado që të gabojë i çmenduri apo të kryejë ndonjë krim, ai nuk ka as dënim dhe as dispozitë kundër tij. Ibni Abbasi rrëfen: Omerit ia sollën një grua të çmendur, e cila kishte bërë prostitucion. U këshillua me njerëzit dhe mori vendim që ta vriste me gurë. Duke e dërguar në vendin e ekzekutimit, kaluan pranë Aliut, i cili pyeti: Ç'është puna e kësaj gruaje? E çmendura e filan fisit ka rënë në prostitucion, kështu që Omeri urdhëroi të vritet me gurë. Kthehuni me të! - i urdhëroi Aliu, ndërsa vetë shkoi tek Omeri dhe i tha: O prijësi i besimtarëve! A nuk e di se lapsi nuk llogarit për tre veta: të çmendurin derisa të vetëdijesohet, njeriun në gjumë derisa të zgjohet, dhe fëmijën derisa të rritet?! Po - ia ktheu Omeri. Atëherë përse kjo vrasje me gurë! Asgjë- ia ktheu Omeri. Liroje!- tha Aliu, dhe Omeri, Allahu qoftë i kënaqur me ta, e liroi dhe e madhëronte Allahun duke thënë: Allahu Ekber![34].

Kështu ishte programi profetik në qëndrimet ndaj personave me aftësi të kufizuara në kohën kur popujt dhe sistemet nuk njihnin të drejtat e kësaj kategorie të shoqërisë. Ai ligjësoi kujdesin e plotë për ta, u dha përparësi në përmbushje të kërkesave e nevojave, fali e toleroi mendjelehtin dhe injorantin, nderoi të sprovuarit e sidomos ata që shquhen për eksperiencë e njohuri në ndonjë fushë, nxiti për për t'i vizituar ata, stimuloi lutje për ta, ndaloi talljen dhe përqeshjen e tyre, ndaloi bojkotin dhe braktisjen e tyre, ua lehtësoi dispozitat fetare.

T'ia keni frikën Allahut të Madhëruar për Islamin dhe Pejgamberin e Islamit!

*(Pjesë nga libri i autorit: Nebijju'rr Rrahmeh.*

*Përshtati në shqip:*
***Sedat Islami***

*Fusnotat:*

1. Transmeton Imam Muslimi ndërsa Imam Neveviu në koment të këtij hadithi ka thënë: Pejgamberi, alejhi's selam u vetmua me të që t'u përgjigjej pyetjeve të saj. Kjo nuk është vetmi me një femër të huaj, ndalesa e së cilës është transmetuar në hadithe, ngase Pejgamberi alejhi's selam në fakt nuk qe vetmuar por vetëm qe larguar pak, aq sa njerëzit e shihnin, për shkak të ruajtjes së intimitetit të asaj gruaje, dhe kalonin pranë, po nuk e dëgjonin se ç'fliste.
2. Ibnu'l Xhevzijj, Siretu Umer b. Abdu'l Aziz, f. 130.
3. Ibni Kethir, el-Bidaje ven-Nihaje, 9/186, Tarihu't Taberijj, 5/265.
4. Kjo assesi nuk do të thotë se Muhammedi, alejhi's selam kishte anashkaluar këtë njeri. Ai, paqja dhe mëshira e Allahut të Madhëruar qoftë për të, kishte qenë duke ftuar disa njerëz nga paria arabe në Islam andaj kishte menduar se marrja me ta ishte më parësore se sa me të ngase ky atëherë më ishte bërë mysliman. Allahu i Madhëruar e di më së miri!
5. Abese, 1-5
6. Lightner, Dinu'l islam (Feja islame), f. 12-13.
7. Tefsiri i Kurtubiut, 19/184 dhe ai i Bejdaviut f. 451.
8. Transmeton Bejhekiu në Shuab'l iman ndërsa hadithi është autentik!
9. Transmeton Bejhekiu në Shuab'l iman ndërsa hadithi është autentik. Shih hadithin 5511.
10. Danin d.t.th.: të jesh koprrac ndaj ndonjë gjëje. Këtu në këtë hadith, bazuar edhe në hadithet tjera të ngjashme, synohet diç tjetër. Synohet kuptimi: Ai bën durim dhe shpërblimin e kërkon prej Allahut të Madhëruar. Transmeton Tirmidhiu nga Ebu Hurejre se Pejgamberi, alejhi's selam ka thënë: "Kujt ia marrë dy të dashurat e tij (dy sytë) ndërsa ai bën durim dhe llogarit në shpërblimin Tim, nuk pajtoj t'i jap shpërblim tjetër përveç Xhennetit". Albani e ka cilësuar autentik në Sahihu ve daifu suneni't Trimidhijj, 2401. Përkthyesi.
11. Transmeton Ibni Hibbani, 2993, ndërsa hadithi është autentik. Albani në Sahihu'l xhamii, 4305, e ka cilësuar hasen-të mirë.
12. Buhariu dhe Muslimi.
13. Ebu Neim el-Esbehani, ma'ifetu's sahabe, 14/155.
14. Transmeton Ahmedi, nr. 13023. Hadithi është hasen.
15. Transmeton Imam Muslimi.
16. Tefsiri i Rraziut, 11/374.
17. Transmeton Bejhekiu 1/392, ndërsa hadithi është hasen.
18. Buhariu dhe Muslimi.
19. Transmetojnë Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh ndërsa hadithi është autentik.
20. Buhariu dhe Muslimi.
21. el-Huxhurat, 11
22. Muslimi
23. Buhariu
24. Transmeton Ahmedi në Musned ndërsa hadithi është hasen.
25. Tefsiru't Taberijj, 19/219.
26. en-Nur, 61.
27. Ibni Ebi Shejbe, vell.3, f. 319.
28. en-Nisa, 95.
29. Buhariu.
30. en-Nisa, 95.
31. el-Fet'h, 17.
32. Ibni Hisham, 2/90.
33. Transmetojnë Ibni Maxheh dhe Ibni Huzejme ndërsa hadithi është autentik.
34. Transmeton Ebu Davudi ndërsa hadithi është autentik.

# Musnedi i Ebu Hanifes

Rrustem Spahiu

### Në vend të parathënies

Ymeti islam ka dhënë nga gjiri i vet një numër të madh dinjitarësh të shquar, të cilët, me jetën, punën dhe vlerat morale, dhe sidomos me fuqinë intelektuale, kanë lënë gjurmë të thella e të pashlyeshme në faqet e historisë së gjatë të njerëzimit. Në mesin e këtyre dinjitarëve, gjithsesi, duhet përmendur Ebu Hanife, personi me fuqi të jashtëzakonshme intelektuale, me subtilitet të pashembullt shpirtëror dhe tipare të veçanta karakteristike.

Vendimet e veta Ebu Hanife i merrte duke shfrytëzuar ajetet kuranore dhe shumë hadithe. Ai, si pak kush tjetër, i shfrytëzoi të mirat e aftësive intelektuale, me të cilat e kishte pajisur Allahu. Ky është, në realitet, virtyt i njerëzve të urtë! Allahu njerëzve ua ka dhënë mendjen, që ta shfrytëzojnë. Prandaj imam Maliku, duke folur për përfundimet logjike dhe superioritetin me rastin e diskutimeve të Ebu Hanifes, kishte deklaruar: *Sikur të donte ta bindte atë me të cilin diskutonte, se një shtyllë e thjeshtë është prej ari, këtë mund ta bënte!*[1]

Dallimi ndërmjet Ebu Hanifes dhe muhadithëve të tjerë qëndron në faktin se ai nuk ka shkruar hadithe dhe nuk ka sajuar përmbledhje hadithesh, siç kanë bërë Maliku dhe Ahmedi, veçse këtë punë ua kishte lënë në dorë nxënësve të vet. Kështu theksohet se nxënësit e tij, duke e dëgjuar, kanë krijuar një numër të konsiderueshëm musnedesh.

### Musnedi i Ebu Hanifes

Përmbledhjet më të njohura të hadithit, të krijuara në këtë mënyrë, janë:
- *Kitabu-l-asar,* i Ebu Jusufit,
- *Kitabu-l-asari-l-merfu'a* i Muhammed b. Hasan esh-Shejbanit,
- *Kitabu-l-asari-l-merfu'ati ve-l-mevkufe,* të mbledhësit të njëjtë,
- *Musnedi* i Hasan b. Zijad el-Lu'lu'it,
- *Musnedi* i Hammadit, djalit të Ebu Hanifes.

Ebu-l-Muejjid el-Havarizmi (vd. 665 H.) në librin e tij të vëllimshëm, me rreth 800 faqe, që quhet *Xhamiu'u-l-mesanid*, të cilin e ka klasifikuar sipas çështjeve të fikhut, duke lënë anash senede që përsëriten, deklaron: *I kam dëgjuar në Sham disa injorantë duke minimizuar dhe devalvuar vlerën e Ebu Hanifes, duke i atribuuar atij njohjen e dobët të hadithit, duke konsideruar se nuk ka musned të vetin siç e ka imam Shafiu apo Muvetta, çfarë ka sajuar imam Maliku. Kjo më shtyri të mbledh pesëmbëdhjetë musnede të Ebu Hanifes, të cilat i kanë mbledhur ekspertë të shquar të hadithit.*[2]

Muhadithi i shquar i Shamit, Shemsuddin b. Tuluni, në veprën e tij *El-Fehrestu-l-evasatu*, dhe hafëzi i njohur i Egjiptit (Misirit) i hadithit, Muhammed b. Jusuf es-Salihani, në librin e tij *Ukudu-l-xhiman,* - theksojnë se i kanë dëgjuar dhe shënuar hadithet që i transmeton Ebu Hanife. Kështu Es-Salihani deklaron: *Ebu Hanife ka qenë një prej hafëzëve të mëdhenj dhe sikur të mos ekzistonte interesimi i tij i jashtëzakonshëm për hadithin, nuk do të ishte e mundur t'i zgjidhte shumë çështje juridike të Sheriatit.*[3]

Disa njerëz konsiderojnë se Ebu Hanife ka shfrytëzuar fare pak hadithin, kurse në këtë gabim janë zhytur falë supozimit që në Kufa hadithi njihej shumë pak, **megjithëse** ajo ishte qendër e hadithit dhe muhadithëve. Mirëpo, është evidente se harrohet që Kufa, pikërisht në kohën e Ebu Hanifes, ka qenë qendër e madhe shkencore islame, si edhe fakti se Ebu Hanife kishte udhëtuar shumë edhe në qendra të tjera të kësaj kohe dhe se, në këtë mënyrë, kishte mësuar shumë versione të hadithit.

Nga ana tjetër, me themelimin e Kufës, në vitin 17 H., ky qytet do të shndërrohej në epiqendër të ashabëve të shquar.



Dihet se Omeri r.a., kishte dërguar në Kufa Abdullah b. Mes'udin, r.a., i cili ka qenë njohës i shquar i një numri të madh transmetimesh, që janë përmendur në shumë përmbledhje të hadithit. Për sa kohë ai vetë nga Pejgamberi, s.a.v.s., transmeton 848 hadithe.[4] Krahas kësaj, dihet që Ibni Mes'udi, r.a., është konsideruar ndër ashabët më të ditur të Pejgamberit të Allahut, s.a.v.s..[5] Nëse theksohet edhe se ky ashab i shquar ka vdekur në Kufë në vitin 32 H.,[6] atëherë kjo e plotëson në masë të madhe tablonë për mundësinë e veprimit të tij në atë vend dhe lënien e ndikimit të madh dhe gjurmëve të thella tek dijetarët që do të jetonin pastaj.

## A e preferonte Ebu Hanife analogjinë në raport me hadithin?

Ibni Abdu-l-Berri thekson një transmetim të Ebu Hanifes, në të cilin ai në mënyrë të qartë nënvizon qëndrimin e tij në lidhje me këtë çështje, ku bën fjalë për paqëndrueshmërinë e akuzës që përmendet në disa burime. Ebu Hanife deklaron: *Allahu e mallkoftë atë që e kundërshton Pejgamberin e Allahut, s.a.v.s., me të cilin Allahu na ka nderuar dhe shpëtuar*.[7]

## Interesimi i Ebu Hanifes për hadith dhe shkencën e hadithit

Që në rini Ebu Hanife kishte filluar të interesohej për hadithin dhe shkencën e hadithit. Muhadithët e shquar dhe kritikët e hadithit përmendin interesimin e tij për hadith dhe udhëtimet në kërkim të haditheve të reja. Kështu hafëzi i njohur i hadithit Edh-Dhehebi pohon se Ebu Hanife ka treguar interesim të jashtëzakonshëm ndaj transmetimeve të hadithit dhe se, në kërkim të tyre, ka udhëtuar shumë.[8]

Në një vend tjetër pohon: *Ebu Hanife, me të vërtetë, ka bërë shumë mund në kërkim të haditheve, dhe kjo është vërejtur në veçanti pas vitit 100 H.*[9]

Imam Abdu-l-Vehab esh-Sha'rani thekson se Ebu Hanife i kishte mësuar hadithet përmes mësuesit të tij - Ata's, dhe se Ata' ka qenë nxënës i Ibni Abbasit, r.a.

## Fama e Ebu Hanifes në shkencën e hadithit

Numri më i madh i dijetarëve në veprat e tyre konfirmojnë imamatin e këtij gjeniu në hadith dhe shkencën e hadithit. Kështu Ebu Davud es-Sixhistani, autor i shquar i *Sunenit*, një prej gjashtë përmbledhjeve më të njohura të hadithit, pohon: *Allahu i mëshiroftë Malikun, Shafiun dhe Ebu Hanifen, të cilët kanë qenë imamë në hadith!*[10]

Ibni Tejmijje flet me respekt të madh për Ebu Hanifen,[11] duke e quajtur atë njërin prej imamëve më të shquar dhe duke përmendur se është më i ditur dhe fakih më i mirë se Tahavi dhe të ngjashmit me të![12] Në një vend tjetër Ibni Tejmijje thekson se katër imamët e shquar kanë qenë imamë edhe në hadith, edhe në tefsir, edhe në tesavvuf edhe në fikh![13]

Njohja e tij e jashtëzakonshme e hadithit është nënvizuar në mënyrë të qartë nga imam Es-Serhasi, kur pohon: *Ebu Hanife ka qenë njohësi më i mirë i hadithit në kohën e vet! Mirëpo, për shkak të kriterit të tij rigoroz në aspektin e saktësisë së ravijve dhe kujdesit të tepruar që transmetimet e dobëta të mos ngatërrohen me ato autentike, ka transmetuar pak hadithe*.[14]



## Musnedi në gjuhën boshnjake dhe shqipe

Krejt kjo që u tha më sipër lidhur me këtë dijetar të shquar islam, është shumë pak dhe e parëndësishme karshi veprës që ka lënë pas vetes dhe ndikimit që ka ushtruar tek miliona myslimanë anë e kënd botës, dhe sidomos tek ne myslimanët e Ballkanit, të cilët e kemi përvetësuar shkollën e tij juridike prej ardhjes së Osmanlijve deri në ditët e sotme.

---

*Fusnotat:*

1. Dr. Mustafa es-Siba'i, *Es-Sunne ve mekametuha fi at-teshri'i al-islami*, f. 406.
2. Po aty, f. 414.
3. Po aty.
4. Muhammed Ebu Zahvi, *Al-hadith va al-muhadithun*, f. 146.
5. Shih: M. Hanxhiq, *Hyrje në shkencën e tefsirit dhe hadithit*, f. 111.
6. *El-Hadith ve al-Muhadithun*, faqe 147
7. Dr. Mustafa es-Siba'i, *Es-Sunen ve mekanatahu fi at-tashri'i al-islam*, f. 418.
8. Shih: Edh-Dhehebi, *Sijaru a'lami an'nubala*, 6/392.
9. Po aty, 6/396.
10. Ibni Abdu-l-Berri, vep e cit., 2/163.
11. Ibni Tejmijje, *Minhaxhus-sunne en-nebevijje*, 4/194-195.
12. Ebu Xhafer et-Tahavi ka qenë hafëz i hadithit dhe njëri prej juristëve më të shquar hanefinj.
13. *Minhaxhus-sunne en-nebevijje,* 1/172-173.
14. Es-Serhasi, *Usul al-fikh*, 1/350.

# Kurani dhe ne - sa i ngjajmë atij

## Mehas Alija




Çdo njeri është i krijuar me nevoja biologjike e shpirtërore. Njeriu ka nevojë të besojë, të dashurojë, të kuptojë, të pushojë, të argëtohet, të konsumojë ushqime dhe pije të shijshme, të jetojë jetë të qetë dhe të lumtur, etj. Por, shumica e ambicieve dhe ëndjeve që janë të njëanshme, të cilat asnjëherë nuk kanë qenë, as që do të jenë ndonjëherë, të legjitimuara dhe të pranuara si mekanizma që njeriut do të mund t'i ofrojnë ndonjë model dhe metodë me anë të të cilave ai do ta gjente prehjen, qetësinë dhe lumturinë shpirtërore në të dyja botët, janë të përkohshme dhe fiktive. Megjithatë, ekziston një dashuri, e cila, me siguri, do të jetë e kompensuar shumëfish, e shpërblyer me mënyrën më të zgjedhur dhe më shembullore, e ajo është dashuria e vërtetë, markante, e pakontestueshme ndaj Allahut të Madhërishëm, ndaj të Dërguarit të Tij, ndaj Librit të Tij, ndaj njeriut dhe ndaj krijesave të tjera. Këto dashuri sensibilizojnë dualizmin e njeriut, nëpërmjet të cilave njeriu duhet ta orientojë veten drejt sendërtimit të së ardhmes dhe jetës së tij.

Veprimi që nuk mbështetet në këtë vijë të shëndoshë hyjnore dhe nuk pasohet nga ndjesia e dashurisë dhe mirëkuptimit, vetvetiu është i ngurtë dhe si rrjedhojë është i pafrytshëm dhe i dëmshëm. Shoqëria myslimane posedon dhuntinë dhe shpërblesën më të madhe, e ka Kuranin, me anë të të cilit siguron dhe garanton mirëqenien globale, ndërton konstitucionet e vetërealizimit të vet, ndërton rendin shoqëror e botëror mbi baza të legjislaturës më të shëndoshë, dhe është e vetmja shoqëri e zgjedhur për ta realizuar misionin e Zotit në tokë, miqësisht, denjësisht dhe drejtësisht, pa shtrembërime e keqinterpretime, ashtu si konceptohet në Kuranin famëmadh.

Allahu i Lartësuar thotë:

"...Ne ty të shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët."[1]

"...Ai është një libër ngadhënjyes (i pashoq). Atij nuk mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë, është i Zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit."[2]

Në bazë të kësaj, jo që mund të dyshohet se Kurani është një libër në të cilin mund të gjenden elemente të afatizuara, mësime që s'i përkasin së sotmes, kontradikta dhe të meta, veçse konfirmohet fakti se ai është i vetmi libër që meriton të jetë "udhëheqës" i proceseve njerëzore, burim i mendimit islam, udhëzues elokuent i papërsëritshëm, dhe i vetmi sistem që siguron mundësinë për një organizim të mirëfilltë të njerëzimit në tokë, mbase edhe shpëtim dhe ndërmjetësim në botën tjetër. I dashuri ynë, shkëlqesia e universit, Muhammedi, s.a.v.s., në këtë kontekst, thotë: "Mbahuni fort pas Kuranit dhe njiheni atë për udhëheqës dhe komandant, sepse ai është fjala e bekuar e Allahut, xh.sh., edukuesit të botëve! Erdhi prej Tij dhe tek Ai do të kthehet!"[3] Kjo thënie e të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., na tregon edhe një qëllim tjetër madhështor që bart ky Kuran me vete. Ai, sipas kësaj thënieje, llogaritet "udhëheqës" dhe "komandant", i cili erdhi për t'i orientuar dhe organizuar njerëzit në frymën që është, sa hyjnore, aq edhe njerëzore, dhe më pas të kthehet, përsëri, tek Zoti i të gjitha botëve. Andaj, nuk është çudi që Xhemalud-din el-Afgani të jetë inspiruar nga kjo thënie e të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., kur ka thënë: "Me këtë qëndrim timin nuk kërkoj që ai i cili u sjell (myslimanëve) urdhra në të gjitha çështjet, të jetë një person, sepse kjo mund të ishte vështirë për t'u arritur, por ajo që shpresoj, është që Kurani të jetë udhëheqës për të gjithë myslimanët, kurse feja modeli i bashkimit të tyre".[4] Duke i pasur parasysh mundësitë dhe përballjet që atëherë i përjetonte Bota Islame, por edhe sot, ky dijetar më së shumti artikuloi idenë dhe theksoi nevojën e organizimit dhe udhëheqjes së myslimanëve në bazë të mësimeve të Kuranit famëmadh. Po kështu shprehet edhe Muzaffer Halim, i cili thotë: "Kurani është një udhëheqës për të gjitha qeniet e gjalla në planetin Tokë dhe është një tekst libri për mësimin e një gjuhe të re - gjuhës shpirtërore."[5]

Kurani nuk mund të jetë "udhëheqës" fizik i natyrës së krijesës dhe nuk mund të imagjinohet si i tillë. Me këtë që themi, nuk pretendojmë të krijojmë një imazh të ri të Kuranit, porse vetëm të ritheksojmë rëndësinë dhe rolin e tij në shoqërinë myslimane si "komandant",




drejtues dhe mësues shpirtëror i njeriut, për ta orientuar dhe nxitur që të bëjë vepra të mira dhe ta mësojë se si të veshë petkun dhe rolin që ia ka caktuar Zoti në tokë.

Për ta besuar dhe kuptuar këtë rol madhështor që ka Libri i Allahut, Kurani fisnik në jetën tonë do të duhet të konsiderohet i pacenueshëm, i paprekshëm, i përkryer, ideal, i studiuar dhe i praktikuar me ndjenjën e dashurisë së sinqertë.

### Ç'është dashuria e sinqertë

"Dashuria e sinqertë" nuk është diçka e re, as formulim që nuk përkon me të vërtetën, por një koncept i mbështetur fort në mësimin hyjnor dhe arsyen e shëndoshë. Ky koncept ndihmon shumë në afirmimin e njeriut dhe shoqërisë me gjithçka i rrethon. Nuk mund të imagjinosh një dashurues të madh të Librit të Allahut, e nga ana tjetër të jetë injorant në aspektin e praktikimit të mësimeve dhe urdhëresave të tij, e aq më pak, të mund të të shkojë mendja të mendosh për njeriun që e do Kuranin, kurse raporti ndaj dashurisë së Allahut, të Dërguarit të Tij, njeriut dhe krijesave të tjera - të jetë i shpërfillshëm, indiferent, i zbehtë dhe i pasinqertë.

Të besuarit dhe të kuptuarit e Kuranit në bazë të këtij koncepti, duke u mbështetur fillimisht në boshtin dhe forcën e të gjitha dashurive të tjera, pra në dashurinë ndaj Krijuesit tonë, pasi që teuhidi, respektivisht Allahu, xh.sh., konsiderohet si burimi i vetëm i ekzistencës dhe Islamit, mundëson që ai të jetë i kuptuar dhe i zbatuar më lehtësisht. Gjallëria dhe funksionaliteti, që arrihet nëpërmjet forcës që prezanton mësimi kuranor, nuk mund të kuptohen dhe të manifestohen, nëse raporti ynë me Kuranin nuk është si rezultat i kësaj dashurie. Kjo dashuri e sinqertë arrihet kur e njohim mirë atë. Sepse, përndryshe, zhgënjehemi rëndë nëse themi që e duam Kuranin pa e lexuar, kuptuar dhe studiuar mirë, aq më pak mund të pretendojmë se i ngjajmë atij.



### Kurani, burimi i paqes dhe dashurisë

Në ditët e para kur shpallej Kurani, shoqëria, në mesin e së cilës ai zbriste, jetën dhe sistemin e organizimit shoqëror e konstituonte në bazë të injorancës, konflikteve, luftërave dhe urrejtjeve të pandërprera. Fillimisht Kurani bënte thirrje për një besim të vetëm, gjegjësisht për njohjen dhe adhurimin e një Zoti. Allahu, me Fjalën e tij, i promovuar nga Kurani si Zoti i vetëm, që nuk ka shok e as rival, i palindur nga askush dhe që nuk ka lindur askënd, Krijuesi i qiejve dhe i Tokës, Furnizuesi i çdo gjëje, - u bë simboli dhe burimi i paqes, dashurisë dhe harmonisë. Vërtetësia dhe elokuenca e Kuranit sensibilizonte qenien njerëzore, çlironte shpirtrat e fundosur në injorancë, i theu të gjitha besëtytnitë dhe i lëshoi filizat e parë të ndërtimit të një shoqërie religjioze, e orientuar dhe e thelluar në paqe, dashuri dhe harmoni ndërnjerëzore. Janë të pavërteta opinionet islamofobe, të dala edhe kohët e fundit, nga personalitete dhe institucione të ndryshme, gjoja se Kurani nxit luftën, urrejtjen dhe disharmoninë ndërfetare, ndërkulturore dhe përgjithësisht ndërnjerëzore.

Natyra e Kuranit është paqësore dhe mëshiruese. Kurani zbriti për ta sjellë rendin e ri në faqe të tokës, për ta sjellë paqen dhe për t'ia kthyer njeriut dinjitetin dhe karakterin e pastër, respektivisht kthimin e tij nga Zoti i vërtetë. Kurani u bë referencë e kohës për unitet, paqe dhe zhvillim. Sa kohë që është kështu, atëherë si është e mundur që ne të dallojmë kaq shumë nga ky libër yni? Nga këto mësime të pastra dhe përherë të dobishme. Nëse analizojmë realitetin tonë shoqëror, së pari si myslimanë e më pastaj si njerëzim, jemi shumë larg konceptit të paqes dhe dashurisë globale që ofron Kurani. Paqja dhe dashuria kuranore është origjinale, e zhveshur nga maska, urrejtja dhe qëllimet e errëta. Është ideale, e pazëvendësueshme, që i përfshin të gjitha sferat e jetës!

### Sikur të ishim një fjalë e Kuranit që ecën mbi tokë

S'ka dyshim se largimi ynë nga Kurani ka shkaktuar mosrespektimin dhe moskuptimin e tij dhe të normave që burojnë nga ai, dhe kështu kemi filluar të bëjmë një jetë jashtë udhëzimeve madhështore dhe të pashembullt. Sa prej nesh sot zgjohemi në mëngjes dhe kapemi për Kuranin; sa jemi nga ata që përnjëmend zgjidhjet dhe shërimet i kërkojmë po aty; frymëzimet dhe mendimet tona sa janë që burojnë prej tij; ku është jeta jonë e ndërtuar në parimet dhe kod-

ekset e tij fisnike; ku shfaqet morali ynë islam i nxjerrë po nga ky Kuran? Cili është raporti ynë me Kuranin? Sa e ndjekim ne synetin e të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., në shndërrimin e qenies sonë në një Kuran të gjallë që ecën?! Në transmetimin që vjen nga Hisham bin Hakem, thuhet se kur pyetën Aishen r.a., se cili ishte morali i të Dërguarit, s.a.v.s., ajo pati thënë: "Morali i tij ishte Kurani".[6] Po, ai ishte Kurani i gjallë! Po ne sa jemi të gjallë me Kuranin; sa jemi Kurani që ecën?! Po nëse nuk jemi të tillë, a jemi një sure, një ajet apo një fjalë e tij që ecën mbi sipërfaqen e tokës?! Sa dashuri e madhe dhe e sinqertë kultivohet në të, e ne jemi të prekur pak nga ajo dashuri. Pak na rrëqethet lëkura, pak na rrah zemra e pak na shpërthen loti për të. Dashuria për Zotin, dashuria për familjen, për atdheun, për njerëzimin, për natyrën, kafshët, gjallesat, etj., mbetet në qendër të përkushtimit të tij. Sa jemi ne të përkushtuar ndaj këtyre?

Sot mund të hasësh në njerëz që e lexojnë Kuranin, por prej tij kuptojnë pak. Mund të gjesh njerëz që flasin shumë për të, por pak punojnë sipas tij. Është një kohë e vështirë, e alarmuar nga Muhammedi, a.s.

Në një rast Muhammedi, a.s., i pati thënë Ibn Mes'udit, r.a., kështu:

"Ti jeton në një kohë në të cilën ka shumë prej njerëzve që i kuptojnë dispozitat e Kuranit, ndërsa të paktë janë ata që e lexojnë. Shumë njerëz jetojnë sipas Kuranit dhe i ruajnë dispozitat e tij, kurse të paktë janë ata që kujdesen për shkronjat e tij. Të paktë janë fukarenjtë, ndërsa të shumtë janë ata që japin lëmoshë. Njerëzit në namaz rrinë gjatë, ndërsa flasin pak. Më shumë punojnë sesa flasin. E do të vijë një kohë, kur do të ketë më pak nga ata që e kuptojnë Kuranin, e më shumë nga ata që e lexojnë atë. Atëherë dispozitat e Kuranit do të shuhen (së zbatuari), e më shumë do të kujdesen për shkronjat e tij. Të shumtë do të jenë fukarenjtë, e të paktë ata që japin. Koha do të harxhohet më shumë në fjalime, e pak në lutje. Pak do të punohet, e më shumë do t'i kënaqin epshet e tyre."[7]

Në një hadith tjetër, ku Muhammedi, a.s., e përshkruan gjendjen tonë, thotë:

"Do të vjetrohet Kurani në zemrat e disa njerëzve, ashtu siç vjetrohet rroba,



dhe do të shpërbëhet. Do ta lexojnë dhe nuk do të ndiejnë kënaqësi."[8]

Të parët tanë Kuranin dhe mësimet e tij i ndienin thellë në zemra dhe me përkushtim të plotë i zbatonin ato. Tregohet nga shokët e të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., se kur i shpallej ndonjë ajet që fillonte me fjalët: "O ju që keni besuar...", ata heshtnin dhe dëgjonin me vëmendje se çdo të merrnin: ndonjë urdhëresë apo ndalesë[9], e më pastaj ta jetësonin menjëherë në praktikë. Dallimi midis nesh dhe gjeneratave të para është se ato jetonin për ta zbatuar Kuranin, kurse ne e lexojmë për të jetuar. Ata jepnin dhe sakrifikonin, për t'i vënë në funksion ligjet e tij, kurse ne shfaqim indiferentizëm ndaj mësimit të tij. Ata nga Kurani nxorën idetë dhe shkencat e reja, kurse ne nga shkenca dhe idetë mësojmë për Kuranin.

## Kthimi tek Kurani është shpëtimi i vetëm

Po të ndryshonim raportet dhe qasjet tona ndaj Kuranit, realiteti ynë do të ndryshonte. Ky libër, siç thotë dijetari J. Kardavi, është "libër i njeriut",[10] dhe si i tillë njeriu aty e gjen veten. Trajtimi i Kuranit, ose raporti ynë me të, nuk duhet të jetë i kufizuar vetëm në fushën e kodeksit të tij moralo-etik, veçse duhet të jetë gjithëpërfshirës, i gjithanshëm dhe koherent, si p.sh., në aspektin e organizimit politik, ekonomik, social, kulturor, etj.

Kthimi tek Kurani duhet të nënkuptojë, së pari, kthimin nga Allahu i Lartmadhërishëm, kthimin në njohjen e Tij, kthimin që do të ndryshojë bindjet e gabuara ndaj Zotit dhe Atributeve të Tij. Pas kësaj, duhet të ndodhë solidarizimi i plotë me normat dhe mësimet kuranore, në mënyrë që të shpëtojmë vetveten, familjen dhe shoqërinë mbarë. Nëse nuk ndodh kjo, atëherë ndodh e kundërta – shkatërrimi!

Allahu i Lartësuar thotë:

"E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në Ditën e Kiametit do ta ringjall të verbër."[11], dhe

"... E, nëse ju ia ktheni shpinën dhe i largoheni Atij, Ai do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër, i cili nuk do ta ndjekë shembullin tuaj."[12]

Ky kthim nuk duhet të jetë formal, i pashpirt, i pavullnetshëm, veçse duhet të jetë i vetëdijshëm, me plot gjallëri, pa mëdyshje, për të shfaqur bindjen se ky libër është ligj, kushtetutë, sistem jete, det i thellë për spiritualitet, rrugë për të fituar fuqinë, epitetin e ngadhënjimtarit, burim i ideve dhe vizioneve më të bukura. Gjithashtu, kthimi tek Kurani nuk nënkupton mbylljen dhe kufizimin vetëm në të, por si një burim nga i cili mësojmë edhe t'i vjelim dhe t'i vlerësojmë vlerat dhe të arriturat e të tjerëve.

Pra, fati dhe perspektiva jonë do të varen nga fakti sesi do të jetë përkushtimi ynë ndaj Librit të Allahut, Kuranit të madhërishëm.

---

*Fusnotat:*

1. En-Nahl, 89.
2. Fussilet, 41-42.
3. Jakub Memiq, Hadithe të zgjedhura të Pejgamberit a.s., Tetovë, 2004.
4. Cituar sipas: Enes, Karic, tumacenje Kur'ana i ideologije XX stoljeca, Bemusut, Sarajevë, 2002., fq 7.
5. Cituar sipas: Murad Hofmann, Kur'ani, Tiranë, 2007., fq 116.
6. Buhari, Muslimi.
7. Imam Maliku.
8. Cituar sipas: Amër Halid, Përmirësimi i zemrave, Furkan ISM – Shkup, 2007., fq. 358.
9. Ibid.
10. Dr. Jusuf el-Kardavi, Veçoritë e përgjithshme të islamit, Furkan ISM – Shkup, 2001., fq., 71.
11. Ta-Ha, 124.
12. Muhammed, 38.

# Alkooli

## – e keqe e madhe në jetën e përditshme -

Bota në përgjithësi, kurse myslimanët në veçanti, sot ballafaqohen me një deformitet të rëndë fetar, moral e shoqëror, grupor dhe individual, në të gjitha vendet gjthandej. Kjo e keqe e pakundërshtueshme është alkooli, respektivisht janë pijet dehëse të të gjitha llojeve.

Nga kjo e keqe nuk është i kursyer asnjë vend, asnjë qytet, asnjë familje, asnjë individ. Madje, edhe vendet më myslimane sot janë të goditura nga kjo sëmundje me përmasa pandemie.

Nëse dikur vendi ynë mund të krenohej për mospërdorimin e alkoolit, madje edhe nga ana e të krishterëve si ndikim i Islamit, kjo gjendje më nuk është as në trojet tona. Kohët e fundit, alkooli dhe vese të tjera të rënda, kanë përfshirë edhe familjen tonë, edhe lagjen tonë, edhe shkollën tonë, edhe zyrën tonë, edhe rrugën tonë, edhe qytetin tonë.

Për këtë dhe arsye të tjera, hutben e sotme do t'ia kushtojmë alkoolit, njërit nga haramet, veset e rënda, që ka marrë shtrirje shqetësuese edhe në shoqërinë tonë.

*Besimtarë të nderuar!*

Alkooli bën pjesë në rendin e harameve (gjërave të ndaluara), ndalimi i të cilit bazohet në Kuran, Sunet dhe Ixhma. Mirëpo, ndalimi i alkoolit nuk erdhi përnjëherë, por, për shkaqe praktike, ndalimi i tij ndodhi në faza.

Në fazën e parë Allahu i Madhërishëm në Kuran flet për "ushqimin dhe pijet e këndshme, ku përfshin të gjitha përveç alkoolit:

"Edhe nga frutat e hurmës dhe të rrushit nxirrni prej tyre pije (lëngje) dhe ushqim të mirë. S'ka dyshim se edhe në këtë ka fakte (mbi fuqinë e Zotit) për njerëzit që kanë menduar." (En-Nahl, 67)

Pastaj u shpall ajeti vijues:

"Të pyesin ty për verën dhe bixhozin. Thuaj: "Që të dyja janë mëkat i madh, e ka edhe dobi (të pakta) në to për njerëz, por dëmi i tyre është më i madh se dobia e tyre...! Kështu jua sqaron All-llahu juve argumentet, në mënyrë që mendoni (çka është mirë e çka është keq)." (El-Bekare, 219)

Ky ajet flet se dëmi nga vera dhe bixhozi është më i madh se dobia dhe se refuzimi i tyre është përparësi kundrejt përdorimit të tyre. Ky ajet ende nuk e ndalon alkoolin në mënyrë decidive, por me fazat paraprake përgatit terrenin për këtë.

Në fazën e tretë Allahu xh. sh. shkon një hap më tej dhe e ndalon kryerjen e namazit në gjendje të dehur:



"O ju që besuat, mos iu afroni namazit duke qenë të dehur, derisa të dini se ç'flitni, ..."! (En-Nisa', 43)

Pastaj vjen faza e katërt dhe përfundimtare në ndalimin e alkoolit, rreth së cilës nuk ka pasur kurrfarë dilemash dhe diskutimesh. Për ndalimin përfundimtar flasin ajetet vijuese:

"O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar". (El-Ma'ide, 90)

Pas thirrjes drejtuar besimtarëve dhe të përmendjes direkt të tyre, që kërkon kujdes të plotë në raport me atë që dëshirohet t'u thuhet, në ajetin e cituar në vend të parë vjen ndalimi i alkoolit, e pastaj ndalimi i bixhozit, idhujve dhe shigjetave për fallin. Që të katër gjerat janë quajtur me një emër, e ky është *rixhsi* (vepra e ndytë, gjëja e neveritshme) dhe jo çfarëdo rixhsi, por ai që bën pjesë në veprat e shejtanit. Allahu xh.sh. me Kuran kërkon nga njerëzit t'u largohen këtyre mëkateve, që të jenë të shpëtuar:

"Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveçse nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedhë armiqësi mes jush, t'ju pengojë nga të përmendurit Zotin dhe t'ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)?" (El-Ma'ide, 91)

Nëpërmjet verës dhe bixhozit, shejtani i mallkuar dëshiron të hedhë armiqësi dhe urrejtje ndër njerëzit dhe t'i pengojë nga përmendja e Emrit të Allahut, nga namazi dhe nga ibadetet e tjera, t'i përçajë familjarët, shokët, fqinjët; dëshiron t'i shpenzojë mjetet në rrugë të këqija, kurse shumë projekte individuale, grupore dhe të vendit të mbesin pa mjete të dëshiruara.

Ndalimi i alkoolit është urdhëruar në vitin e tretë hixhrij, dhe kjo ka ndodhur drejtpërdrejt pas betejës në Uhud, kur kasneci i Muhammedit a.s. u komunikoi të pranishmëve: "O njerëz, alkooli është bërë haram (i ndaluar)."

Të gjithë që i dëgjuan këto fjalë, e në duar kishin gota me verë, i thyen ato. Ata që në gojë kishin gllënjkat e verës, të cilat ende nuk i kishin përcjellë, i pështynë. Të gjitha enët për verë u thyen apo u shpërthyen, sikur qëndron në transmetim që përcjell ashabi Enesi r.a.:

"Kam shërbyer me pije në shtëpi të Ebu Talhasë, në kohën kur alkooli ishte i qortuar. Muhammedi a.s. i urdhëroi kasnecit ta kumtonte ndalesën e alkoolit dhe ne e dëgjuam: - Alkooli është i ndaluar! Ebu Talha më tha: - Dil dhe derdhe! Dola dhe e derdha në rrugë! Disa ashabë thanë: - Ka nga njerëzit tanë të cilët kanë rënë shehidë, e në barqet e tyre kishte mbetur alkool! Dhe u shpall ajeti:

"Ata që besuan dhe bënë punë të mira, nuk kanë mëkat për atë që u ushqyen (më herët) derisa ata ruhen (prej haramit), besojnë dhe bëjnë vepra të mira, mandej ruhen (nga ajo që ka qenë e lejuar e është e ndaluar) dhe besojnë e pastaj ruhen (nga çdo mëkat) dhe bëjnë mirë. All-llahu i do ata që bëjnë mirë." (El-Ma'ide, 93) (Buhari)

Ndalimi i alkoolit shkallë-shkallë është dëshmi e nevojës për përshtatje në mendje dhe zemër, në mentalitet, në transformim në Islam, sidomos për gjerat që kanë qenë rrënjosur tek arabët paraislamë dhe që ishte vështirë të ndaloheshin, braktiseshin dhe çrrënjoseshin si me shkop magjik.

Ashabët që ndodhte të pinin alkool edhe pas ndalimit të tij, Muhammedi s.a., si transmeton Ebu Enesi r.a., i godiste me degë palme apo me nallane, kurse Ebu Bekri r.a. ata që pinin alkool, gjatë hilafetit të tij, i ndëshkonte me 40 goditje kamxhiku.

Në një hadith qëndron se në Xhenet nuk do të hyjnë tre persona:

Ebu Se'idi r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: Në Xhenet nuk do të hyjë: ai që e përflet atë që e ka dhënë, ai që është i padëgjueshëm ndaj prindërve, dhe pijaneci.!" (Ahmedi)

Alkooli paraqet një prej të këqijave më të mëdha të kohës sonë dhe bën pjesë ndër rreziqet sidomos për popullatën e re, e cila nga dita në ditë bëhet gjithnjë e më e varur nga ai.

Alkooli në masë të madhe është shkak i drejtpërdrejtë i ndodhive të shëmtuara të përditshme: vrasjeve, vetëvrasjeve, aksidenteve në trafik, dhunimeve, perversiteteve, rrahjeve, zënkave, divorceve e të tjera. Disa qytetarë, madje edhe njerëz me peshë publike, bëjnë garë se cili do të pijë pije më cilësore dhe cili do të pijë më shumë, dhe të qëndrojë në këmbë! Alkooli ka depërtuar në shkollë, nëpër zyra të institucioneve arsimore, politike, kulturore. Çdo inaugurim, çdo përvjetor, çdo festë - celebrohet me alkool, nga prijësit e popullit. Çfarë skene bizare, çfarë shembulli trishtues televiziv para fëmijëve, familjarëve etj.!

Besimtarë të dashur, populli që bën garë të keqe, populli që mburret me të keqen e jo me të mirë, është populli që do ta humbë vlerën e vet dhe do të shkojë në plehra të historisë. Ata do të jenë në përqafim të ndëshkimit të Xhehenemit.

Muhammedi s.a. në vitin e tetë hixhrij pati ndaluar tregtinë me alkool, me mishin e kafshës së ngordhur e të derrit dhe me idhuj, sikurse qëndron në hadithin vijues:

"Transmeton Xhabir Ibn Abdullahu r.a. se e ka dëgjuar Pejgamberin a.s. se ky ka thënë në vitin e Çlirimit të Mekës: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e kanë ndaluar shitjen e alkoolit, ngordhësirave, derrin dhe idhujt." Dikush tha: A mund ta shesim dhjamin e ngordhësirës, me të cilin lyhen anijet, lëkurat dhe e përdorin për ndriçim?" Tha: "Jo, kjo është haram!" Pastaj Pejgamberi a.s. ka thënë: "Për këtë shkak Allahu është hidhëruar me hebrenjtë, sepse, pasi Allahu ua ndaloi dhjamin e shtazëve, ata e shkrinin, e shitnin dhe shfrytëzonin vlerën e tyre!" (Buhariu).

Siç shkruan në hadithin paraprak, Pejgamberi a.s. e ka ndaluar përdorimin e katër gjërave, kurse pyetjes se a lejohet shitja e dhjamit të ngordhësirës, thotë se edhe ai është i ndaluar dhe se Allahu është hidhëruar me hebrenjtë, të cilët, edhe pas ndalesës, e shitnin dhjamin dhe i përdornin paratë e fituara nga ai.

Simaku transmeton se e ka dëgjuar 'Alkame Ibn-Vâilin, kurse ky transmeton nga babai se ka qenë në shoqëri me Pejgamberin a.s., kur e ka pyetur Suvejd Ibn Târiku (apo Târik ibn Suvejd) për alkoolin, dhe Muhammedi a.s. ia ka ndaluar. Ai pyeti: A mund të mjekohemi me të? Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj:

"Ai nuk është mjekim por sëmundje." (Tirmidhiu)

Ne jemi ymet i fitres (natyrores), kurse Pejgamberi ynë në Isra, kur iu afrua gota e qumështit dhe gota e verës, zgjodhi qumështin, sikurse shkruan në hadithin vijues:

Ebu Hurejre r.a. transmeton se Pejgamberi s.a., ka thënë: "Natën kur isha në Isra, m'u ofruan dy enë: në njërën kishte qumësht, kurse në të dytën verë. Më tha (meleku Xhibrili):- Zgjidhe cilën të duash! Dhe unë zgjodha qumështin dhe e piva. Më tha:

"Zgjodhe atë që është natyrore, sikur ta kishe marrë verën, ymeti yt do të lajthonte!" (Buhariu).

Me dhënien pas alkoolit, a mos dëshirojnë që myslimanët të largohen nga fitreja dhe të bëhen nga ata që i ndjekin hapat e shejtanit? A mos populli të cilit i është bërë haram alkooli, dëshiron të tregojë se mund të jetë mysliman e të pijë, dhe se ky në njëfarë mënyre është mysliman bashkëkohor, i cili si i tillë mund të shkojë në Evropë!?

Shumë tregtarë aktualë, që dikur arsyetoheshin se shteti ua imponon shitjen e alkoolit dhe të mishit të derrit, tash arsyetohen se puna u shkon shumë më mirë kur ofrojnë alkool dhe mish e prodhime derri. Natyrisht që shejtani ua rrit qarkullimin atyre, por rritja e pasurisë nuk domethënë edhe rritje e nafakës dhe bereqetit, sepse pasuria haram shkatërrohet në mënyrën si është fituar, kurse ka shumë raste që mund të shërbejnë si shembull për ata që janë të talentuar me arsye.

Muhammedi a.s. në hadith i përmend ata që janë të mallkuar, e të tillë janë të gjithë ata që gjenden në zinxhirin e prodhimit, shitjes, shërbimit dhe konsumimit të alkoolit. Ibn Umeri r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Allahu e ka mallkuar alkoolin dhe atë që e pi, dhe atë që e mbush gotën, atë që e shet, atë që e blen, atë që e prodhon dhe për të cilin prodhohet, atë që e shërben dhe kujt i shërbehet." (Ebu Davudi)

Muhammedi s.a., në hadith flet për ata që pinë, se namazet nuk do t'u pranohen për një kohë të caktuar: 'Abdullah Ibn Omeri r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Kush pi alkool, Allahu nuk do t'ia pranojë namazin dyzet mëngjese (ditë), dhe nëse pendohet, Allahu do t'ia falë. Nëse sërish i kthehet alkoolit, Allahu nuk do t'ia pranojë namazin dyzet mëngjese, e nëse pendohet Allahu do t'ia falë. Nëse sërish dehet, Allahu nuk do t'ia pranojë namazin dyzet mëngjese, e nëse pendohet Allahu do t'ia falë. Nëse sërish i kthehet alkoolit për të katërtën herë, namazi nuk do t'i pranohet dyzet mëngjese, e nëse pendohet, pendimi nuk do t'i pranohet, dhe Allahu do ta ngopë nga lumi i helmuar (me qelb) (në xhehenem)." (Tirmidhiu)

Atij që qëllimisht dehet, qoftë kjo edhe me një gllënjkë, nuk i pranohet namazi, e kështu as veprat e tjera të mira për dyzet ditë. Nëse këtë e përsërit edhe dy herë dhe sërish i kthehet alkoolit, namazi nuk do t'i pranohet dhe nuk do t'i pranohet as pendimi.

Muhammedi s.a. në hadithin vijues urdhëron rrahjen e atij që pi alkool, tri herë me radhë, kurse, nëse e përsërit herën e katërt, urdhëron vrasjen e tij. Ky rigorozitet varironvarësisht nga niveli i krizës, varësisht nga intensiteti i përdorimit të alkoolit. Ibn Umeri r.a. transmeton se Muhammedi a.s. ka thënë:

"Kush pi alkool, rriheni; pastaj, nëse pi alkool, rriheni; dhe nëse pi alkool, rriheni. Dhe, nëse sërish pi alkool, vriteni."! (Nesâ'iu)

Çdo mysliman e myslimane që deri në këtë muaj mubarek e ka shijuar alkoolin, le të marrë vendim të prerë që ta braktisë alkoolin: pirjen, shërbimin, servimin, në raste të përditshme dhe në festa, në raste gëzimi dhe morti, i ri a i moshuar, dhe të ndihmojë, aq sa ka mundësi, që të nxirret ligji për ndalimin e konsumimit dhe shitjes së alkoolit.... së paku të bëhet ajo që është bërë në disa vende botërore: kufizimi i përdorimit të alkoolit.

Çdo mysliman e myslimane duhet të vendosë fuqishëm se nuk do t'i kthehet alkoolit dhe le të bëjë tevbe – pendim të sinqertë!

E lusim Allahun xh.sh. që ne dhe familjet tona të na ruajë nga kjo e keqe!

*Përgatiti:*
***N.I.***



# Sami Frashëri njohës i Kuranit

Prof. Dr. Mehdi Polisi

Dijetari i njohur turk, Levendi, në veprën e tij monografike për Sami Frashërin[1], duke u mbështetur në tri burime kryesore,[2] shkruan se Sami Frashëri ka përkthyer edhe Kuranin, por, gjithnjë sipas këtyre burimeve, Këshilli i Kontrollit të Sheriatit, të cilit Samiu ia kishte paraqitur kërkesën për të marrë lejen e botimit të përkthimit të Kuranit në gjuhën turke, ia kishte refuzuar kategorikisht, duke e detyruar Samiun që pjesët e përkthyera t'i asgjësonte krejtësisht. Për këtë veprim kaq ekstrem të autoriteteve turke-osmane, ne nuk mund të kemi ide të qarta, nuk mund të spekulojmë, por, megjithatë, mund të supozojmë se kjo masë e rreptë e qeverisë mund të ishte marrë se përkthimi dhe komentimi i përmendur do të ketë qenë shumë përparimtar dhe në kundërshtim me politikën fetare të qeveritarëve të kohës. Sido që të jetë, ne, duke u mbështetur në burimet e sipërpërmendura, por edhe për shumë arsye e argumente të tjera që kemi e që do t'i theksojmë në vazhdim të këtij punimi, nuk mund të mos besojmë që Sami Frashëri të mos jetë marrë edhe me studimin e Kuranit.

Dhe, pa fije dyshimi, nga Sami Frashëri, dijetari, enciklopedisti, shkencëtari, poligloti, iluministi, eruditi dhe patrioti i kombit tonë, i cili, për t'i shkruar gjithë ato vepra me tema nga më të ndryshmet, nga letërsia, gjuhësia, filologjia, leksikologjia, dialektologjia, didaktika, astronomia, gjeologjia, antropologjia, mitologjia, historia, gjeografia etj.[3], sidomos për të shkruar veprën enciklopedike *Fjalorin e përgjithshëm të historisë e të gjeografisë (Kamus al-a'lam),* në të cilin përfshihet një lëndë shumë e gjerë historike, me mijëra e mijëra zëra, që nga kohët më të lashta që ka mund t'i kapë historia, e deri në kohën e botimit të tij dhe nga të gjitha viset e rruzullit tokësor, pra, duke u shtrirë në kohë dhe në hapësirë, si dhe lëndë e gjerë gjeografike, ku përfshihen po ashtu me mijëra zëra



*Sami Frashëri*

gjeografikë nga gjithë rruzulli tokësor (kontinente, shtete, qytete, kasaba, male, fusha, lumenj, liqene, dete, oqeane etj.)[4], ka qenë i shtrënguar të gjurmojë nëpër biblioteka, librari e nëpër tavane të shtëpive vepra të ndryshme deri enciklopedi të botuara e të pabotuara që i kishte mbuluar pluhuri i kohës, - është pritur realisht që të merrej edhe me fushën e islamistikës, bazë e së cilës është Kurani. Kurani, siç dihet, është libër i shenjtë, që përfshin tema të llojllojshme, si tema që kanë të bëjnë me besimin në një Zot, në meleqtë e Tij, në librat e Tij, në Pejgamberët e Tij dhe në Ditën e Gjykimit; tema që lidhen me udhëzimin e njerëzve, që të vënë në funksion mendjen dhe intelektin e tyre që të përpiqen për të zbuluar fshehtësitë në qiej e në Tokë, krijesa madhështore të Zotit xh.sh.; tema që kanë të bëjnë me tregime të ndryshme për popujt, pejgamberët dhe ngjarjet e mëparshme; tema që lidhen me normat morale; tema që kanë të bëjnë me normat praktike etj.[5]

Për të pasur një ide më të qartë se sa njohës i thellë i Kuranit ka qenë Sami Frashëri, ne jemi të shtrënguar t'i sillemi veprës së tij, por vetëm aq sa na lejon natyra e këtij punimi. Samiu trajton tema të rëndësishme shkencore, ku për objekt studimi ka njeriun, qiellin, Tokën, Fenë islame dhe qytetërimin e saj etj., tema këto që në kohën e tij trajtoheshin në mënyra të ndryshme. Temat e këtilla Samiu i shtjellon ndryshe nga shumë shkencëtar të tjerë, sepse për shumë gjëra për të cilat nuk mund të gjente shpjegime shkencore, i kthehej Kur'anit drejtpërdrejt, duke cituar ajete të tij dhe hadithe të Pejgamberit a.s., ose në mënyrë të tërthortë.

Sa i përket temës për njeriun, për të cilën Samiu ka shkruar dy vepra "Njeriu"[6] dhe "Përsëri njeriu"[7], do të ndalemi në disa pika sa për të vënë në dukje se Samiu gjatë trajtimit të tyre shkencor, mbështetet pikërisht në Kuranin famëlartë. Është fjala për krijimin e njeriut të parë dhe për njësinë e gjinisë njerëzore, çështje këto që, siç thotë Samiu, më së shumti i kanë lodhur mendjet e dijetarëve.

Samiu, në dallim nga shumica e dijetarëve të kohës, te të cilët mbizotëronte bindja se njeriu ka prejardhje nga majmuni, mendim ky shumë i përhapur në kohën e tij, mbronte tezën e tij, natyrisht, duke u mbështetur në Kuran, se njeriu i parë është krijuar nga dheu dhe nga shpirti.

Ajetet e Kuranit: "Ne e kemi krijuar njeriun nga dheu, pastaj në të (në trupin e tij) kemi futur shpirtin tonë"[8] dhe "Me të vërtetë, Ne (thotë Allahu) e kemi krijuar njeriun në formën më të bukur" (Kurani, 95; 4)[9], - Samiu nuk i merr si pikë reference sa për të thënë diçka, por duke i zbërthyer e komentuar më tutje në mënyrë shkencore e me bindje të thellë, i përdor në veprën e tij si argumente të forta e të qëndrueshme për të kundërshtuar fuqishëm mendimet e pikëpamjet e të gjithë atyre që mendojnë ndryshe lidhur me krijimin e njeriut.

Samiu ishte në dijeni lidhur me krijimin e njeriut të parë, Hazreti Ademit, që përmendet në Kuran, dhe përpiqet të komentojë këtë çështje, por vetëm aq sa kishte mbledhur të dhëna nga Kurani dhe nga

mufessirët (komentatorët e Kuranit), për të thënë shkurt: "Sido që të jetë, shkenca tani për tani mbetet e pafuqishme të sqarojë saktësisht këtë çështje. Meqë është një gjë që lidhet *me dijeninë dhe qëllimin e Krijuesit* - thotë Samiu -, është madje përpjekje e kotë të lodhësh mendjen në këtë pikë. Prandaj - vazhdon Samiu -, në vend që të mendojmë se nga doli njeriu dhe si u krijua ai, më mirë është të merremi me të vërtetën se në ç'kohë u gjet në rruzullin tokësor dhe në ç'gjendje ka jetuar që nga shfaqja e tij fillestare."[10]

Problemi tjetër që do theksuar lidhur me krijimin e njeriut, është edhe çështja e njësisë së gjinisë njerëzore, çështje kjo shumë e diskutueshme në kohën e Samiut. Duke u mbështetur në Kuranin fisnik, edhe këtu ai shpreh qëndrime të kundërta me shumicën e antropologëve. Sipas tij *"... nuk ka asnjë dyshim se të gjithë njerëzit janë nga i vetmi lloj"*[11], për të vazhduar më tutje *"... të gjithë njerëzit kanë lindur nga një çift, domethënë, nga një baba dhe nga një nënë"*.[12] Këtë tezë Samiu do ta mbrojë me dinjitet deri në fund. Kjo çështje - thotë Samiu - , është një nga të fshehtat e krijimit, në të cilën shkenca deri tash nuk ka mundur të gjejë rrugë të depërtojë, dhe ndoshta nuk do të mundet ndonjëherë. Për këtë problem, shkencëtarët - vazhdon Samiu - kanë hyrë në debate e diskutime të gjata, por *"çfarëdo që kanë thënë, për çfarëdo që janë pajtuar dhe janë bindur, të gjitha mbesin vetëm si mendime, supozime, paragjykime, hipoteza dhe utopi."*[13] Krijimit të gjinisë njerëzore nga një çift, për të përforcuar edhe më tej pikëpamjet e veta, Samiu do t'i sillet gati në gjithë veprën e tij. "Numri i madh i prindërve të gjinisë njerëzore ende nuk është hedhur poshtë krejtësisht - thotë Samiu - por, po duket se hipoteza që gjithë njerëzit kanë lindur nga një çift njeriu dhe që gjithë fëmijët e tyre janë vëllezër, në aspektin shkencor, tani është madje më e fuqishme dhe më e qëndrueshme."[14]

Sami Frashëri, ky dijetar i madh, nuk i linte mendimet në gjysmë të rrugës. Pasi kishte pranuar me bindje të thellë se gjinia njerëzore ka lindur nga një çift njeriu, kudo që të ishte në rruzullin tokësor, për ta përforcuar edhe më tej këtë mendim, ai do të përpiqet të elaborojë shtimin dhe shpërndarjen e njerëzve edhe në viset e tjera. Dhe mënyra e përhapjes së gjinisë njerëzore nëpër viset e tjera të rruzullit tokësor - thotë Samiu - është bërë përmes tokës[15] dhe përmes detit (ujërave).[16]

Kur jemi te tema për njeriun, do theksuar se fryma e Kuranit në veprën e Samiut hetohet edhe në shumë aspekte të tjera, sidomos në vlerën dhe rolin e njeriut në sipërfaqe të tokës, në qëllimin e krijimit të tij, në dallimin e njeriut nga gjallesat e tjera, duke qenë i pajisur me mendje, zgjuarsi dhe me forcën e gjykimit për të zotëruar gjithë ç'ka në Tokë e në qiej. Nuk e shohim të arsyeshme t'i elaborojmë këto pika, sepse do të na çonin larg.

Temë tjetër që kishte tërhequr vëmendjen e enciklopedistit tonë, Sami Frashërit, ishte qielli, krijimi dhe zbulimi i fshehtësive në gjithësi, një çështje së cilës i kushton një vepër të veçantë.[17] Në këtë vepër, më shumë se në çdo vepër tjetër të tij, shihet ndikimi i drejtpërdrejtë i Kuranit. Duke njohur fare mirë fushën e islamistikës, ai u sillet edhe mendimeve islame për qiellin, duke u mbështetur kryesisht në Kuran dhe në thëniet e Muhamedit a.s., që kanë nxitur, dhe ku janë mbështetur dijetarët islamë për të zbuluar fshehtësitë e qiellit e të Tokës. Këto dy burime - thotë Samiu - kanë ndikuar që dijetarët islamë të përparonin në zotërimin e njohurive për qiellin dhe të diturive matematike-natyrore më shumë se çdo shkencë tjetër.[18]

Pikëpamjet e Samiut lidhur me temën në fjalë, janë shumë të qarta. Duke qenë gjithnjë në frymën e Kuranit, ai në mënyrë të argumentuar hedh poshtë mendimet e fanatikëve, duke iu përgjigjur atyre se "nuk ka asnjë fshehtësi në të cilën njeriu nuk duhet të përzihet, s'ka asgjë që nuk duhet ta zbulojë", shprehje këto që do t'i trajtojë e do t'i mbrojë me vendosmëri më tutje.[19] Për të qenë më bindës në mendimet e veta lidhur me trupat qiellorë, lidhur me gjithësinë përgjithësisht, Samiu si argumente merr një varg ajetesh të Kuranit dhe hadithe të Muhamedit a.s., të cilave, nëse mund të shprehem kështu, u bën komentim (tefsir) të mbështetur edhe mbi bazën e logjikës dhe arsyes së shëndoshë. Do të përpiqem t'i kap gjërat më të ndjeshme, por gjithnjë duke ia lënë fjalën Samiut.

"Në Kuranin fisnik - thotë Samiu - nuk ka asgjë për asnjë çështje që do të ishte në kundërshtim me shkencën. Së këndejmi, edhe për qiellin - vazhdon ai -, jo që nuk ndodhet në të diçka që do të përgënjeshtrohej me shkencë, por përkundrazi, Toka dhe qiejt përmenden mjaft herë në shumicën e sureve, në shumë ajete për ata që janë të mençur. Kurani fisnik - thotë Samiu - u zbulon njerëzve fshehtësitë në tokë dhe në qiell; ai i nxit dhe u jep zemër për t'i kuptuar ato fshehtësi."[20]

Sami Frashëri ishte këmbëngulës në qëndrimet e veta dhe pyetjen - Kërkimi dhe zbulimi i fshehtësive të qiellit është punë e pafe apo punë që shton besimin? - ai do ta shtrojë në mënyrë shumë transparente.

"Krijuesi i Madhërueshëm, vetëm për të shpjeguar dhe për t'ua bërë të njohur besimtarëve, e ka bërë të qartë përse ka krijuar botën. A nuk është veprim sipas *dëshirës* dhe *vullnetit të Zotit xh.sh*. të përpiqesh për të kuptuar në një shkallë të mjaftueshme të vërtetën dhe thelbin e punës së Perëndisë? - pyet Samiu. Sipas asaj që kuptohet nga fjala e Zotit xh.sh., ekzistenca dhe madhështia e Krijuesit të Plotfuqishëm do të mund të kuptohet vetëm me argumentet e krijesave të Tij. Epo, a është punë e pafe të kërkosh e të gjesh rrethanat e vërteta të qiellit, *që janë vepra tërësisht të pafund e të përjetshme të Krijuesit*, apo është mosbesim t'i çmosh sa një kandil veprat aq të mëdha të Zotit, që janë disa miliona herë më të mëdha në përpjesëtim me rruzullin tokësor, në të cilin ndodhemi dhe jetojmë ne? Cila nga këto zgjidhje ul dhe zvogëlon fuqinë dhe vlerën e Perëndisë dhe cila e ngre dhe e zmadhon? Në vend të përgjigjes ndaj këtyre pyetjeve, Samiu, porosit, ashtu siç hasim shprehje të ngjashme në shumë vende në Kuran: *Kini kujdes dhe mendohuni mirë!*"[21] "Njeriu - vazhdon Samiu - jo vetëm që është i caktuar dhe i urdhëruar (nga ana e Allahut - M. P.) të dijë dhe të njohë punët e Krijuesit të Madhërishëm, por, sigurisht, është i caktuar dhe i urdhëruar të dijë e të njohë edhe vetë Krijuesin. E për ta njohur mirë Atë - thotë Samiu - duhet t'i njohë mirë punët e

Tij."[22] Duke qenë në dijeni për astrologjinë, për nxjerrjen e gjykimeve të paargumentuara nga yjet, që është një punë e ndaluar rreptësisht nga Pejgamberi a.s., si dhe, duke qenë në dijeni për tregime mitologjike të indianëve, iranianëve, grekëve etj., që, fatkeqësisht, kanë mbushur faqe të tëra të tefsireve, sikur gjoja janë të Islamit burimor, - Samiu thotë: "Ndërkaq, të kuptuarit e shenjave të Perëndisë, që janë në Tokë dhe në qiell, dhe të nxjerrët mësime prej tyre, është urdhëruar me ajete të panumërta të Kuranit fisnik."[23]

Samiu nuk ndalet vetëm me kaq, Ai do të vazhdojë diskutimin e tij rreth qiellit edhe më tutje. Atë e kishin preokupuar shumë çështje, sidomos hapësira dhe koha e gjithësisë.

"Po të themi se është një hapësirë që s'ka fund - thotë Samiu - , është diçka që nuk do t'i përgjigjet mendjes së njeriut! E po të themi se është e kufizuar, shkon e ndalet deri në një shkallë, atëherë - vazhdon ai - është i gatshëm t'i kthehet mendjes sonë diskutimi - "Ç'ka më tej; ç'është përtej saj"? "Kjo hapësirë, së cilës i themi qiell, deri ku shtrihet"? "Sa është numri dhe sasia e botëve që janë në të"? "Prej nga fillojnë dhe ku mbarojnë"? Këto pyetje sulmojnë mendjen e njeriut, thotë Samiu. Ato bëjnë trysni dhe e detyrojnë të japë përgjigje. Njeriu i drejtohet shkencës, por fatkeqësisht, edhe shkenca - thotë Samiu- tani për tani shumë herë nuk mund të japë përgjigje të meritueshme për këto çështje.[24] Samiu, në një farë mënyre, jep shpjegime rreth këtyre pyetjeve, duke thënë se hapësira është e pakufishme dhe botët në të të pallogaritshme, megjithatë, ai do të pohojë se, kur diskutimi bartet te Krijuesi, mendja është e shtrënguar për të besuar në një ekzistencë të pafund dhe të paskaj.[25]

Edhe për sa i përket kohës, Samiu shtron disa pyetje. Njeriu - thotë Samiu - është mësuar të mendojë një fillim dhe një mbarim për çdo gjë. Po gjithësia a ka pasur një fillim? A do të ketë një mbarim? Kur ka filluar? Kur do të mbarojë? Çka kishte para se të fillonte? Çka do të mbetet pas mbarimit të saj?

Për dy pyetjet e para Samiu gjen përgjigje, duke thënë: "Çdo gjë, ashtu siç ka fillimin, është e natyrshme se do ketë edhe mbarimin e saj.



*Sami Frashëri*
*me bashkëshorten e tij, Eminen*

Së këndejmi, edhe trupat qiellorë, pa përjashtim, do të kenë patjetër mbarimin."[26] Pyetjeve se kur ka qenë fillimi i botës dhe kur do të jetë mbarimi i saj, shkenca - thotë Samiu - nuk mund t'u japë përgjigje. Edhe Samiu, meqë në Kuranin fisnik nuk përcaktohet as fillimi e as mbarimi i botës, nuk jep ndonjë gjykim të tij.[27] Por lidhur me këto pyetje, ai do të shprehet në mënyrë shumë të qartë: *"Meqë cilësia dhe fuqia krijuese e Krijuesit të Madhërishëm është një veti e përhershme e Tij, Ai mund të krijojë në çdo kohë, Ai ka krijuar botët edhe më parë, krijon edhe tash dhe do të krijojë edhe në të ardhmen."*[28]

E për sa i përket pyetjes: "Çka kishte para se të ishte krijuar bota dhe çka do të mbetet pasi të zhduket ajo?", Samiu jep mendim të prerë: *"Para krijimit të botës ishte Allahu dhe, pas shkatërrimit të botës, do të mbetet dhe do të ketë Allah. Ashtu siç ka qenë vullneti dhe cilësia krijuese e Krijuesit të Madhërishëm para krijimit të botës sonë, po ashtu do të mbetet si vullnet dhe cilësi krijuese e Krijuesit të Madhërishëm edhe pas shkatërrimit të botës sonë."*[29]

Për Sami Frashërin është e njohur dhe e pranueshme çështja e krijimit dhe e shkatërrimit të çdo gjëje të krijuar. Mendimet e tij rreth këtyre problemeve, ai do t'i shpjegojë shkencërisht duke i mbështetur në ajetet dhe në frymën e Kuranit Kerim:

*"Çdo gjë do të shkatërrohet, përveç Madhërisë së Tij (përveç Allahut)"* (Kurani, 28; 88)[30]; *"...çdo gjë do të kthehet te burimi i vet"*[31]; *"Allahu ka ekzistuar edhe kur s'ka ekzistuar asgjë"*.[32]

Mendimin e tij rreth shkatërrimit të Tokës, Samiu do ta shprehë edhe në fund të veprës "Toka".[33] Pasi shpjeguam fillimin, prejardhjen dhe gjendjen në të kaluarën e në të tanishmen të Tokës, si përfundim të librit - thotë Samiu - të themi disa fjalë edhe për të ardhmen e saj: "Është e natyrshme - pohon ai - se çdo gjë që ka lindur, një ditë do të vdesë dhe çdo gjë e krijuar, patjetër një ditë do të marrë fund, do të shkatërrohet. Pa dyshim edhe Toka - vazhdon ai - një ditë do të marrë fund, do të shkatërrohet, por kjo punë është një gjë që mendja e njeriut nuk arrin ta kuptojë se si dhe kur do të ngjajë" - përfundon ai.[34] Më duhet të shtoj këtu njëherësh se Sami Frashëri, si shkencëtar i madh dhe objektiv, pas shumë shpjegimeve që jep për qiellin, për Tokën, për gjërat mjaft të ndjieshme shkencore, nënshtrohet para Krijuesit të vet, duke thënë më në fund: *"Allahu është më i dijshmi për të vërtetën"*.[35]

Do theksuar se Samiu merr në shqyrtim edhe shumë e shumë ajete e shprehje të tjera nga Kurani, si "shtatë qiej"; "Zoti i botëve" (në shumës, e jo në njëjës - Zoti i botës), nga surja e parë "Fatiha", duke treguar se për dijetarët para Kuranit ka qenë e panjohur se në gjithësi ekzistojnë shumë botë[36], pastaj "gjashtë ditë"[37], që ka të bëjë me kohën e krijimit të botës etj., - argumente këto që tregojnë se Samiu i është qasur Kuranit në mënyrë të gjithanshme.

Njohuritë e tij të thella e të gjithanshme për Kuranin dhe për parimet e tij, Samiu do t'i përfaqësojë edhe kur merr në shqyrtim tema që lidhen me Fenë islame dhe me qytetërimin e saj. Paraqitjen dhe përhapjen e Islamit në botë, mënyrën e përhapjes së tij, vlerat e tij, mirësinë që i ka sjellë njerëzimit, rolin e tij në transformimin e njeriut nga gjendja pagane në gjendje të qytetëruar, nxitjen e tij në përparimin e njeriut në shumë fusha të dijes e shumë elementë të tjerë, - Samiu do t'i trajtojë në mënyrë të hollësishme në dy veprat e tij: *Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit*[38], të cilën e hap me ajetin e Kuranit *"E vetmja fe e pranuar tek Allahu është Islami",*[39] dhe *Qytetëri-*

*mi islam.*[40] Do të mjaftohemi në këtë rast të nxjerrim disa theksime të tij:

"Është shumë e njohur - thotë Samiu - se banorët e shumë viseve të largëta, të cilët nuk kanë qenë nën juridiksionin e shtetit islam, Islamin e pranuan me vullnet me anë të frymëzimit të Allahut të Lartmadhërishëm. Përhapja e Islamit në mënyrë vullnetare, pa shpatë, pa ushtarë, pa misione e misionarë të organizuar, sot është në rritje e sipër - vazhdon Samiu - dhe ky është argument i qartë dhe dëshmi e prerë, se mbrojtës i Islamit të vërtetë është Allahu i Lartmadhërishëm[41] dhe Pejgamberi i Tij. Allahu i Lartmadhërishëm, për ta përhapur fenë në çdo kohë ndër besnikët e Tij, krijoi disa mënyra dhe mënyra më e suksesshme për këtë kohë është udhëzimi dhe informimi", shprehet Samiu.[42] Për Samiun është e qartë se qytetërimi islam burimin e ka te Feja islame, Feja islame te Kurani, e Kur'ani është Fjala e Allahut të Madhërishëm. Ja si shprehet Samiu lidhur me këto: "Mund të themi lirisht se qytetërimi islam është fryt dhe prodhim pikërisht i Fesë islame, sepse ky qytetërim, është paraqitur bashkë me Fenë islame, ngado që ka arritur Feja islame, ka arritur edhe ai qytetërim... Ai qytetërim është rezultat dhe prodhim i Fesë islame, sepse shumë ajete urdhëruese të Kuranit dhe shumë hadithe të Pejgamberit a.s. janë mbështetje dhe argument i tij... Ai qytetërim është prodhim i Fesë islame, sepse Kurani Kerim është udhërrëfyes i qytetërimit; përshkruan drejtësinë dhe zbatimin e saj; vlerëson shkencën dhe diturinë."[43] E për sa u përket vlerave të Fesë islame, Samiu pohon se paraqitja e saj bëri kthesë të madhe në shoqërinë njerëzore. Ajo zëvendësoi politeizmin me monoteizëm, barbarinë me qytetërimin, paditurinë me dituri, urrejtjen me respektin ndaj njëri-tjetrit, dembelinë me përpjekje në punë, papastërtinë me pastërti, poligaminë me monogami, shthurjen familjare me harmoni familjare, amoralitetin me moralin, egoizmin me zemërgjerësinë, padrejtësinë me drejtësinë, nëpërkëmbjen e femrës me barazinë me mashkullin etj.[44] Kjo është një nga dhuntitë e Zotit tim - thotë Samiu - duke cituar edhe ajetin e Kuranit: "Erdhi e vërteta dhe u zhduk gënjeshtra" (Kurani: 17;81).[45]

Një argument tjetër i fuqishëm, që na bind se Sami Frashëri ka pasur njohuri të shumta për përmbajtjen e Kuranit, është edhe vepra e tij "Gratë".[46] Në këtë vepër Samiu trajton vlerat dhe detyrat e gruas në shoqërinë njerëzore, rëndësinë e saj si shtyllë e familjes, nevojën e domosdoshme të edukimit dhe të mësimit të diturive të shumta, aftësitë e saj në nxënien e shkathtësive diturore e të mjeshtërive të ndryshme, zgjuarsinë dhe talentin e saj barabar me mashkullin, gruan si nënë e si edukatore të fëmijës, si bashkëshorte, si besimtare, të drejtat dhe trajtimin e saj në kohë e ndër popuj të ndryshëm, barazinë e saj me burrin, të drejtën trashëgimore të saj, çështjen e poligamisë-monogamisë, të mbulesës etj. dhe, të gjitha këto, Samiu i trajton gjithnjë në përputhje me Kuranin[47] dhe parimet e tij, duke cituar edhe shumë ajete. Nuk e shohim të arsyeshme të zgjatemi më tepër, sepse kjo do të na çonte shumë larg.

Do theksuar këtu se njohuritë e Samiut për Kuranin vërehen edhe nga aspekti gjuhësor. Lidhur me këtë, ai do të shprehet në mënyrë shumë të qartë: "Kurani Kerim - thotë Samiu - u shpall me një pastërti e rrjedhshmëri gjuhësore që do t'i mahniste të gjithë poetët. Ai ushtroi ndikim të thellë në thelbin e gjuhës arabe."[48]

Në fund, mund të thuhet se këto që u thanë këtu, ndonëse pak në raport me veprën e tij, janë argumente të mjaftueshme për t'i besuar asaj që u tha në fillim, se dijetari ynë i madh, Sami Frashëri, do të ketë përkthyer edhe Kuranin, vetëm se kësaj do t'i shtoja edhe një element tjetër, se ai edhe e ka komentuar atë. Dëm i madh që kjo punë e vlefshme e Samiut është zhdukur nga faqja e dheut!

*Fusnotat:*

1. Agah sirri Levend, *Semsettin Sami,* Ankara Üniversitesi Basimevi, 1969, f. 99.
2. Në veprën e Abdurrahman Sherefit, *Tarih Musahabeleri* (Bisedime historike), Istanbul, 1920, f. 339; në shënimin e Yusuf Akçuras, të botuar në revistën *Türk Yili* (Viti turk), 1928, f. 354, Istanbul dhe në artikullin polemizues të Ibn Rifat Samihiut, të botuar në gazetën Ikdam (Përpjekja), 16 0cak (janar) 1989, Istanbul.
3. Shih: Sami Frashëri, Vepra 1-20, Logos-A, Shkup, 2004. Ky është botimi më i plotë deri tash i veprës së Sami Frashërit në gjuhën shqipe.
4. Shih më gjerësisht: Mehdi Polisi, *Kamus al-a'lami i Sami Frashërit, vepër me përmasa kombëtare dhe ndërkombëtare*, Seminari Ndërkombëtar për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare 23/1, Prishtinë 2004, f. 51-62; dhe në: Jeta e Re, Nr. 1-2 janar-prill 2005, f. 177-188, Prishtinë.
5. Shih më gjerësisht, Dr. Hasan Kaleshi, *Kur'ani - kryevepër e letërsisë arabe*, Vepra 1, Logos-A, Shkup, 1996, f. 79-117.
6. Sami Frashëri, *Njeriu,* Logos-A, Shkup, 2004 (mban numrin rendor 18 të serisë). E përktheu në shqip Mehdi Polisi.
7. Sami Frashëri, *Përsëri njeriu*, Logos-A, Shkup, 2004 (mban numrin 19 të serisë). E përktheu Mehdi Polisi.
8. Sami Frashëri, *Njeriu*, f. 16.
9. Po aty, f. 15.
10. Po aty, f. 30.
11. *Përsëri njeriu*, f. 23.
12. Po aty, f. 29.
13. Po aty, f.25.
14. Po aty, f. 29.
15. Po aty, f. 33.
16. Po aty, f. 37.
17. Sami Frashëri, *Qielli*, Logos-A, Shkup, 2004 (mban numrin 16 të serisë). E përktheu në gjuhën shqipe Mehdi Polisi.
18. Shih: Sami Frashëri, *Qytetërimi islam*, Logos-A, Shkup, 2004 (bot. i tretë dhe këtu mban numrin 13 të serisë)
19. Mjerisht, edhe sot e kësaj dite prej njerëzish fanatikë quhet mosbesim të diskutosh për fshehtësitë dhe rrethanat e vërteta qiellore, që zakonisht janë çështje gjurmimi e kërkimi në Kur'anin fisnik. Të tillët shpeshherë thonë: "Nuk bën të përzihesh në punët e Allahut" (S. Frashëri, Qielli, f. 23).
20. Sami Frashëri, *Qielli*, f. 19.
21. Po aty, f. 24/25.
22. Po aty, f. 25.
23. Po aty, f. 27.
24. Po aty, f. 35.
25. Po aty, f. 36.
26. Po aty, f. 38.
27. Po aty, f. 38.
28. Po aty. f. 39. Kjo është në frymën e Kuranit, surja 36, ajeti 82.
29. Po aty, f. 39.
30. Po aty, f. 50.
31. Po aty, f. 70. Këtu shihet ndikimi i Kuranit, surja 36, ajeti 83.
32. Po aty, f. 54.
33. Sami Frashëri, *Toka,* Logos-A, Shkup, 2004 (mban numrin 17 të serisë). E përktheu në gjuhën shqipe Mehdi Polisi.
34. Po aty, f. 93.
35. Po aty, f. 94.
36. Sami Frashëri, *Qielli*, f. 20.
37. Po aty, f. 39.
38. Sami Frashëri, *Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit*, Logos-A, Shkup, 2004 (mban numrin 12 të serisë). E përktheu në gjuhën shqipe dr. Ismail Ahmedi.
39. Kur'ani, 3;19.
40. Shih këtu shënimin 18.
41. Lidhur me këtë është ajeti i Kur'anit, surja 15, ajeti 9: *"Ne (thotë Allahu xh. sh.) e kemi shpallur Kur'anin dhe ne sigurisht do ta mbrojmë."*
42. Sami Frashëri, *Përpjekjet...,* f. 30.
43. Sami Frashëri, *Qytetërimi…,* f. 35.
44. Shih më gjerësisht: Sami Frashëri, *Përpjekjet…,* f. 32 e tutje.
45. Po aty, f. 35.
46. Sami Frashëri, *Gratë*, Logos-A, Shkup, 2004 (mban numrin 15 të serisë). E përktheu në gjuhën shqipe Hamdi Bushati.
47. Edhe në Kur'an është një sure e tërë që u kushtohet grave. Surja *En-Nisa*, surja e katërt e Kur'anit, me gjithsej 176 ajete.
48. Sami Frashëri, *Qytetërimi…,* f. 93.

# Islami dhe perëndimi*

Marrëdhëniet në mes Islamit dhe Perëndimit kanë të bëjnë me lidhje të vjetra. Gjatë gjithë historisë islame këto lidhje kanë qenë të preferueshme, megjithëse kishte batica e zbatica, luftë dhe paqe. Ndoshta ka shumë që nuk e dinë, se fillimet e para të këtyre lidhjeve i gjejmë në një kohë shumë të hershme. Në një kohë kur nuk kishte ndodhur asnjë takim i drejtpërdrejtë në mes dy palëve. Mirëpo, sidoqoftë, fillimi përbënte një inaguarim lidhjesh të mira për të ardhmen, së paku ashtu vlerësohej nga ana e myslimanëve.

Myslimanët kishin shfaqur simpati ndaj romakëve qysh në kohën para hixhretit (nga Meka në Medinë), kur shpërtheu lufta në mes romakëve të krishterë dhe persianëve idhujtarë. Lufta përfundoi me fitoren e persianëve kundër romakëve. Mushrikët-idhujtarët e Mekës u gëzuan, ngase persianët ishin idhujtarë si ata, kurse myslimanët u dëshpëruan. Mushrikët e Mekës u thanë myslimanëve: "…ju jeni ithtarë - besimtarë të librit, edhe të krishterët janë ithtarë të librit, e ne nuk besojmë në fe qiellore (të shpallur). Vëllezërit tanë persianë tashmë fituan kundër vëllezërve tuaj ithtarë të librit, po edhe kundër jush, nëse na shpallni luftë, do të fitojmë, sikurse fituan persianët kundër romakëve."

Në lidhje me këtë luftë, zbritën ajetet e para të një sureje që quhet "Suretu-Rruum" (romakët). Kjo sure u jepte sihariqin myslimanëve se fitorja herën tjetër do të ishte e romakëve, pas disa vjetësh. Kjo fitore erdhi pas nëntë Vjetësh. Për fitoren qenë gëzuar myslimanët. Në Kuran thuhet: "Elif, Lam, Mim. Bizantinët (rumët-romakët) u mundën, në tokën më afër (tokës arabe), por pas disfatës së tyre, ata do të ngadhënjejnë, Brenda pak viteve. Çështja është vendim i Allahut, fillim e mbarim (për disfatë dhe fitore). E atë ditë (kur të fitojnë bizantinët), besimtarët do të gëzohen, për ndihmën e Allahut". (sure Er-Rrum, ajeti 2-5).

Ne nuk kemi për qëllim të zbërthejmë në detaje historinë e këtyre lidhjeve. Dëshirojmë të drejtohemi nga e ardhmja, me shpresën se do të bëhet më mirë sesa është në kohën tonë. Ndryshimet e shpejta të kohëve që pasuan, kanë bërë të domosdoshëm një bashkpunim për të përballuar rreziqet që janë sheshet e botës së tanishme.

Gjurmët e ndonjë ngjarjeje në cilindo vend të botës, reflektohen herët a vonë në të gjitha vendet. Të gjithë ne në botën e sotme jemi në një barkë, ku i ekspozohemi rreziqeve të njëjta që na kërcënojnë. (Autori i këtij artikulli thotë): Para pak muajsh më është dhënë rasti të flas për të ardhmen e lidhjeve apo marrëdhënieve në mes Perëndimit dhe Islamit, në dy ligjërata që mbajta në Zvicër dhe Gjermani, ku vërtetova se e ardhmja e raporteve në mes Botës sonë islame dhe Perëndimit qëndron në dialogun e frytshëm e në një bashkëpunim në ngritje ndërmjet atyre dyjave (Islamit dhe Perëndimit)… Unë vura në dukje shfaqjen e disa rrymave radikale në Evropë, të cilat nuk dëshirojnë që këto lidhje a mardhënie të ecin në rrugë të duhur, të zhvillohen e të lulëzojnë për interesin e të dy palëve. Këto rryma përpiqen të prishin atmosferën, tërheqin vëmendjen nga përpjekjet e kthimit të besimit ndërmjet dy palëve dhe për shndërrimin e besimit në frikë nga rreziku i Islamit dhe myslimanëve.

Edhe unë personalisht pata një hise jo të vogël nga ai sulm i dëmshëm për mua nga ana e këtyre rrymave, para dhe pas atyre dy ligjëratave që mbajta në Gjermani në tetorin e shkuar (2007), me supozimin kinse bëkam thirrje për vrasjen e "murtedëve" (atyre që dalin nga feja islame). U habita nga ai sulm i tmerrshëm në rrjetin e internetit dhe në disa media të shkruara. Pavarësisht se reagova kundër atyre akuzave në gazeta dhe radio atje, sulmi nuk pushoi. Në një bisedë në Radion gjermane më është bërë një pyetje për komentin e këtij sulmi, nëse



ishte akuza pa bazë. Unë u kundërpërgjigja se kam vetëm një koment për këto sulme mizore, e ai është - që këta nuk ua duan të mirën e marrëdhënieve në mes Islamit dhe Perëndimit, prandaj përpiqen me tërë qenien e tyre të imagjinojnë Islamin dhe myslimanët me një imagjinatë të shëmtuar. Ata nuk duan t'i jepet rasti zërit të matur islam që t'i sqarojnë të vërtetat apo realitetin islam për masën e gjërë perëndimore.

### Autorët e thirrjes për konflikte në mes civilizimeve nuk duan të pranojnë realitetin historik, por duan të ndezin zjarrë që nuk shuhet dhe luftën që nuk pushon

"Në takimet e mia që pata me kryetarin e qytetit Uznabruk dhe rektorin e Universitetit (vazhdon autori) i sigurova ata se akuzat që më janë adresuar mua, janë gënjeshtra. Dhe prej këtu përgatitjet nisën të marrin trend të natyrshëm për përgatitjen e një ligjërate tjetër dhe pritjen në Sallen Historike, në të cilën ishte ratifikuar Marrëveshja e paqes, e cila kishte ndërprerë luftën tridhjetëvjeçare të njohur, në vitin 1648.

Duke pasur parasysh këto përpjekje që janë kundër çdo gjëje që është islame, unë kam bindjen e plotë se ajo që na bashkon të dy palët, Perëndimin dhe Islamin, është më e madhe se ajo që na ndan.

Këtë realitet e ka vërtetuar princi Çarls i Britanisë së Madhe, në ligjëratën e tij të mbajtur në vitin 1993 në qendrën Oksford për Studime Islame, ku pati deklaruar: "Nuk ka dyshim se Islami është pjesë nga e kaluara jonë dhe e tanishmja jonë në të gjitha sferat e studimit njerëzor, (Islami) ka marrë pjesë në themelimin apo ngritjen e Evropës bashkëkohore, ai është pjesë nga trashëgimia jonë (kulturore) dhe nuk është diçka e ndarë".

Në të njëjtin kontekst, Robin Kuk, ish-ministër i Jashtëm i Britanisë, në ligjëratën që mbajti në qendrën "El-Ismaili" në Londër në vitin 1998, pati thënë: "Nuk ka dyshim se zanafilla kulturës sonë nuk është vetëm greke ose romake, por edhe islame.. Kultura jonë qytetare është me prejardhje islame. Ajo nuk duhet harruar... Për shumë gjëra nga bazat e civilizimit tonë, merita, apo vlera kthehet tek Bota Islame".

Deti Mesdhe i ndan popujt evropianë dhe popujt arabo-islamë, të cilët jetojnë në brigjet e tij, i cili në të njëjtën kohë ka qenë hallkë lidhëse dhe urë e takimeve në mes dy palëve. Dhe prej këtu ka mbetur aktiviteti kulturor në vazhdim gjatë historisë, pavarësisht nga ç'ka me këto lidhje apo marrëdhënie në periudha të ndryshme, luftërash e përplasjesh ushtarake.

## Propaganduesit kaosin nuk e quajnë aftësi krijuese, e injorojnë të ardhmen e përbashkët në mes Islamit dhe Perëndimit dhe nuk mendojnë tjetër përveçse politikat e tyre afatshkurtra, për të synuar mbizotërimin

Për shkak të kësaj ka një reflektim armiqësor të ndërsjellë ndërmjet dy palëve. Islami është armiku i gjelbër, pasi u mënjanua armiku i kuq.

Dhe prej këtu kemi dëgjuar kohët e fundit kushtrime apo emocione që i bien daulles së luftës. Si p.sh. Perëndimi kundër gjithë botës "The west against the rest". Në realitet këtu kjo ka të bëjë në veçanti me myslimanët. Sikur kemi dëgjuar, këto japin sinjal për një luftë kryqtare kundër Islamit, duke e cilësuar atë si mënyrën e vetme për zgjidhjen e të gjitha problemeve. Herë tjetër hulumtojnë për të gjetur cjapin (për) sakrificë, i cili të bartë të gjitha mëkatet. Thënë ndryshe, kush e ka forcën, e ka të drejtën (d.m.th. ai ka të drejtë gjithmonë). "Ai që nuk është me ne, është kundër nesh". A mund të ketë kartë më të qartë se kjo?

Thirrësit ose propaganduesit e përplasjeve ndërmjet civilizimeve, mbështeten në kundërshtitë e kulturave e feve, dhe pastaj sikur nuk mbetet shpresë për t'i kapërcyer. Përplasjet, sipas mendimit të tyre, janë të pashmangshme në të ardhmen. Por, për atë që shpreson, historia njerëzore sqaron se kundërshtitë e popujve dhe kulturat janë aktivitete civilizimi, ndërmjet tyre ka qenë gjithë një shtytës vendimtar në zhvillimin pozitiv të sferave të ndryshme.

Kurani Kerim nuk i bëri kundërshtitë e popujve pikënisje për grindje e polemika, veçse plotësisht për të kundërtën. Këto kundërshti në pikëpamje islame janë pikënisje për njohje, bashkim dhe bashkëpunim në gjithë ato që shpien nga e mira e të gjithëve: "Ju kemi bërë popuj dhe fise për t'u njohur në mes jush". (sure Huxhurat, ajeti 13). Dhe kësaj i shtohet se popujt e kohës sonë, kohë e globalizimit, nuk jetojnë në kushte si në të kaluarën, kur jetonin njëri pranë tjetrit, por në masë të madhe jetojnë me njëri-tjetrin. E nëse dëshirojmë të realizojmë bashkëpunimin e frytshëm në aktivizimin e kulturave, më mirë është për ne të mos kemi pikësynim popullaritetin dhe afirmimin e popujve, kulturave dhe racave. Veçse ne duhet të kemi pikësynim atë që na bashkon në përgjithësi, dhe jo atë që na ndan, qoftë në kulturë, civilizim ose fe.

Kur shtrohet para nesh detyra për shuarjen e një zjarri që ka kapluar një shtëpi, ne nuk pyesim për të gjithë ata që banojnë në të, dhe as nuk përpiqemi t'i njohim ata një nga një, por zjarrin e shuajmë me shpejtësi sa të mundemi, dhe përpiqemi ta lokalizojmë, që të mos përhapet në shtëpitë e afërta. Ja, pra, ky është qendrimi islam, i cili bën thirrje për solidaritet ndërmjet të gjithë njerëzve, për t'iu shmangur rrezikut që po kërcënon botën ku jetojmë ne të gjithë.

Këtë fushë, Pejgamberi a.s. e përafron me shembullin se gjithë njerëzia është tubuar (kanë hipur) në një anije, disa në pjesën e sipërme e disa në pjesën e poshtme. Ata që kishin hipur në pjesën e poshtme, kur kishin nevojë për ujë, ngjiteshin në pjesën e sipërme të anijes. Kur u lodhën duke hipur e zbritur, dhe i pengonin të tjerët, ata menduan të shponin një vrimë në fund të anijes dhe të merrnin ujë për nevojat e veta. Pejgamberi a.s. thotë se, po të lejoheshin ata të bënin ç'të donin, do të zhdukeshin që të gjithë, ngase anija do të fundosej. Nga kjo shihet se, për të evituar rrezikun që u kanosej të gjithëve, ishte i domosdoshëm bashkëpunimi.

2. Ne tashmë kemi përmendur në pjesën e mëhershme të këtij artikulli, se është i nevojashëm përqendrimi i përbashkët i veprimeve në mes Botës Islame dhe asaj të Perëndimit, nëse deshirojmë të arrijmë deri te një bashkëpunim, i cili do të garantonte për të dy palët një të ardhme të sigurt, pa luftëra dhe grindje. Gjithashtu ne kemi vërtetuar nevojën e rëndësisë së lidhjeve apo marrëdhënieve në të ardhmen, pa i injoruar problemet ekzistuese në kohën e tanishme.

Gjëja për se nuk ka dyshim, është se shekulli ynë ndryshon nga shekujt e kaluar, për të arriturat si rezultat i revolucionit shkencor dhe teknologjik.

Këto zhvillime nuk kufizohen vetëm në sigurinë e paqes e të sigurisë për shoqërinë, por është zhvilluar edhe në mjete lufte. Luftërat në të kaluarën shpërthenin ndërmjet disa vendeve a shteteve, ose brenda vetë një shteti. Kjo gjë ka ndryshuar, pasi në shekullin tonë është shpikur diçka e re, që është lufta botërore dhe bomba atomike.

## Islami bën thirrje për solidaritet ndërmjet gjithë njerëzimit, për të shmangur rreziqet që kërcënojnë botën

Kjo do të thotë se çështja e luftës dhe paqes - rrënimit dhe ndërtimit - tashmë është bërë në kategori të ndryshme që prek tërë botën. Kjo do të thotë se solidariteti botëror është i nevojshëm me përparësi në të gjitha format e solidaritetit, jo në kuptimin bllokist apo në fanatizëm të ngushtë. Dhe nuk do të mund të bisedojmë kurrsesi për mënyrën se si t'i zgjidhim problemet tona të përbashkëta në tjetër mënyrë, përveç nëse jemi të gatshëm të dy palët-Bota Islame dhe Bota Perëndimore, duke flakur paragjykimet e vjetra dhe duke respektuar njëri-tjetrin, duke respektuar kulturën dhe trashëgiminë civilizuese të njër-tjetrit.

Më shumë se kaq, ne duhet të marrim vendime për të ardhmen, që të mos kufizohet mendimi ynë për sot dhe për interesa të veçantë e afatshkurtër. Ne duhet të mendojmë, në rend të parë, për të ardhmen që përcaktojmë me vendimet tona që marrim sot. Ardhmëria nuk vjen - nuk fillon në kohë të largët, por fillon nesër, nëse dëshirojmë saktësi (e ardhmja) fillon çdo moment dhe atëherë fillojnë përgjegjësitë tona për këtë ardhmëri.

Këta që propagandojnë të ashtuquajturin kaos moral në Botën Islame, injorojnë ardhmërinë e përbashkët dhe nuk vlerësojnë përgjegjësinë botërore. Nuk mendojnë gjë tjetër përveç politikën e tyre afatshkurtër, që ka për qëllim mbizotërimin dhe interesa të ngushtë. Qëllimi i pretenduar për këtë anarki apo kaos moral, është ngritja e kulturës e të fortit dhe zgjatja e mbizotërimit në këtë botë. Kjo çon në thyerjen e mirëbesimit ndërmjet dy civilizimeve - Islamit dhe Perëndimit. Përhapja e kaosit moral nuk çon në realitet përveç në kaos, çrregullime e përçarje, grupe fanatike dhe grindje brenda shoqërisë, pa sjellë ndonjë krijimtari të re e përparimtare. Para nesh kemi shembuj për këto - në rrënimin që është bërë dhe po bëhet në disa vende, si Iraku, e shkatërrimet që është duke u planifikuar të bëhen në vende të tjera.

Tani ka filluar të përmendet me të madhe globalizmi, por megjithatë, ajo nuk çon në globalizëm njerëzor dhe kulturën e tyre, ajo mund të çojë në një luftë globale. Ndoshta më me rëndësi do të ishte që të bëheshin shpenzime në luftën kundër varfërisë, sesa të shpenzohen qindra miliarda për çdo vit për luftëra e armatim. Varfëria është shkaku kryesor i të gjitha grindjeve, e në ballë të tyre është terrorizmi shtetëror.

Është më se e vërtetë se respektimi i kulturave të popujve dhe besimeve, apo

bindjeve të tyre, është i nevojshëm për të hapur horizonte të bashkëpunimit ndërnjerëzor. Çdo popull ka të drejtë të ketë kulturën e vet, rregullimin e vet shoqëror e politik dhe vlera të tjera të veçanta për veten e tij. Dialogu i vazhdueshëm ndërmjet kulturave është ai që mbetet garanci që duhet të përsëritet pa ndërprerje; me të forcohet ngritja e tolerancës dhe respektit të ndërsjellë, etj.

Është e vërtetë se toka nuk i kundërvihet asaj me se ballafaqohet, me kundërveprime terroriste, por me fatkeqësi-katastrofa të shumta natyrore, me të cilat kërcënon shkatërrimin e tërë botës. Prej shkaqeve me të cilat shkakton shkatërrimin e natyrës, mund të jenë p.sh. shpërthimi i gazeve të dëmshme për natyrën, ambientin etj. Nuk ka dyshim se vetë Bota Perëndimore bart pjesën më të madhe për dëmtimin e natyrës.

Pa dyshim, ajo që dëshirojmë të arrijmë ne të gjithë, në fund të fundit, është e njëjta gjë: d.m.th. një jetë e ndershme, duke konsideruar se jemi anëtarë të shoqërisë njerëzore. Andaj prej nesh kërkohet të bëjmë përpjekje të vazhdueshme për paqe në botën tonë dhe për atë që na lidhi me të, ose që është kusht për të, e ajo është respektimi i të drejtave të gjithë njerëzisë, qofshin ato individuale apo të një populli si tërësi. Mirëpo në këtë drejtim është për keqardhje, ngase shumëherë ka devijime dhe nga ajo kalohet në një luftë të pakuptimtë.

Pa dyshim, ne kemi bindjen se administrimi i mirë e i nevojshëm për bashkëpunim, për të realizuar këtë qëllim njerëzor e bujar, është i ngritur nga të mençurit e të dy palëve, duke pasur parasysh shoqëritë radikale këtu e atje. Përgjegjësia botërore sot, sipas nesh, nuk është thjesht një porosi nga porositë e feve të cilave ndoshta u përmbahemi, e ndoshta edhe nuk u përmbahemi. Çështja tash është bërë e fatit, d.m.th. çështje jete a vdekjeje.

Gjëja që duhet forcuar, është që ideja se kulturat dhe fetë nuk janë pengesë në rrugën e arritjes së marrëveshjes së përbashkët dhe bashkëpunimit ndërnjerëzor, që në të vëtetë është më i përshtatshëm, ngase përfaqëson pasurimin për nevojën e njerëzve. Andaj duhet të kuptojmë njëri-tjetrin dhe kështu shtohet mirëkuptimi ndërmjet nesh.

Ne kemi nevojë për të tjerët, sikurse edhe të tjerët kanë nevojë për ne. Pala tjetër nuk përfaqëson xhehenemin sipas nesh-sikur që thoshte Sartri - po në të vërtetë përfaqëson në realitet një rast të pasur, që vërteton vlerën e tolerancës, pranimin e tjetrit, respektin e ndërsjellë dhe, në vijim, do të ishte një rast për zgjidhjen e problemeve të përbashkta.



E gjithë kjo ndalet në përsëritjen e ngritjes së besimit ndërmjet dy palëve për të bërë dialog të frytshëm ndërmjet tyre, dhe Perëndimi nuk duhet të shikojë tek Islami apo Bota Islame (në përgjithësi) burimin e terrorizmit, ose fokusin e paragjykimit për terrorizëm. Ky shikim apo paragjykim nuk është shikim vetëm sipërfaqësor, por ai është plotësisht i gabuar dhe shpie në rrënimin e marrëdhënieve ndërmjet dy palëve.

Terrorizmi nuk është natyrë e Islamit. Realiteti na e sqaron se ai është bërë dukuri botërore. Terror ka në Perëndim dhe në Lindje, por ata janë pakicë e pakicës.

Dhe nga gjithë kjo duket se është e domosdoshme të bashkëpunojmë për shumë probleme të grumbulluara

Por gjëja që shqetëson me të drejtë Botën Islame dhe nxit dyshim në vete, janë akuzat që i bën Perëndimit Botës Islame, dhe në veçanti Lindjes së Mesme. Dhe kjo më shumë me ndezjen e luftërave në rajon me pretekstin për të përhapur demokracinë dhe të drejtat e njeriut, megjithëse kjo ndjenjë duhet të buroj nga brenda dhe nuk është e mundur të imponohet me dhunë. Dhuna nuk çon në të mirë, (por) përkundrazi dhuna prodhon dhunë. Dhuna e kundërt ndoshta edhe shndërrohet në terrorizëm.

Në këtë zhurmë të trubullt, për t'i kthjelluar marrëdhëniet ndërmjet dy anëve, Perëndimit dhe Islamit; në të dy anët gjejmë zëra të mençur, e ata janë zëra që ia vlen të dëgjohen dhe me ta të merret dikush.

Nga shumë shembuj në këtë fushë, vlen të përmendet njëri nga teologët e popullarizuar, jo vetëm në Gjermani, po dhe në botë. Ai në tri vëllime të mëdha të botuara ka studiuar Hebraizmin, Krishterimin dhe Islamin. Është profesor Henri Konxh, i cili në ligjëratën e mbajtur para pak vitesh në qytetin Gjerman Frajburg, pati deklaruar: "Nuk gjendet një shtet islam deri tash, i cili të ketë bërë agresion kundër ndonjë shteti perëndimor, kurse e kundërta është e vërtetë. Dhe nga pikëpamja e shikimit islam, Perëndimi shfaqet në formë agresioni".

Sikurse thotë dijetari i njohur (i shkencave) islame, Fritsi Ishtibat në librin e tij me titull "El-Islamu Sheriken": "Islami nuk paraqet kërcënim për botën, veçse shumë myslimanë e ndiejnë vetën të kërcënuar në botën tonë. Dhe është e mundur, po edhe gjendja është e tillë. Andaj duhet shembur apo fundosur kjo ndjenjë (duhet liruar nga kjo ndjenjë dhe sjellje arrogante e armiqësore).

Islami ka qenë partner i rëndësishëm për Perëndimin në historinë e zhvillimit të tij. Ky realitet nuk duhet injoruar. Bota Islame ka qenë ajo që i ka dhënë shtytje definitive për zhvillimin-përhapjen e civilizimit perëndimor bashkëkohor. Kur ishte civilizimi i myslimanëve në kulmin e lulëzimit të tij në Endelus, dhe përmes ndikimeve të civilizimit islam, Evropa arriti në mesjetë të çlirohej nga ngurtësia dhe prapambeturia e saj. Po ashtu është e njohur se Evropa nuk dinte për filozofinë greke. Atë në fillim e kanë njohur vetëm përmes shkrimeve arabe dhe nuk ka filluar njohja e saj nga burimet greke, deri në gjysmën e dytë të shekullit të pesëmbëdhjetë.

Siguria e Evropës nuk është e mundur pa stabilitetin e situatës dhe paqes në Lindjen e Mesme. Paqja nuk mund të imponohet me dhunë, po ajo mund të arrihet nëpërmes dialogut dhe bashkëpunimit ndërmjet dy palëve, në mënyrë që të përfitojnë të gjithë.

Nuk duhet harruar, gjatë bisedimeve për paqen, se duhet t'u sigurojmë paqe e qetësi gjeneratave të reja, që janë ardhmëria jonë. Duke pasur parasysh se ato nuk kanë kurrfarë faji për atë që ka ndodhur në të kaluarën, kanë të drejtën që t'u ofrojmë kushtet për të jetuar të qetë e të sigurt.

**Marrë nga "Minberul-Islami" Nr. 1. Janar 2008*

*Përktheu dhe përshtati:*
***Bajrush Ahmeti***

# Problemi ekonomik dhe trajtimi i tij nga këndvështrimi islam - (5)

Muhamed Abdullah Shebani

Në dy artikujt e mëparshëm kemi diskutuar për një aspekt prej aspekteve të problemit ekonomik e që është aspekti i rrallësisë së burimeve natyrore dhe kemi shpjeguar mënyrën se si Islami e trajton këtë problem. Ndërsa në këtë artikull do të diskutojmë aspektin e dytë të problemit ekonomik që paraqitet në mënyrën e llojin e shpërndarjes së faktorëve të prodhimit ndaj pjesëtarëve të shoqërisë, do të thotë caktimin e burimeve të të ardhurave personale, kriteret për fitimin e shpërndarjen e tyre dhe pjesëmarrjen e çdo faktori të prodhimit në të ardhura.

Zgjidhja e problemit ekonomik lidhet me parimin përmes të cilit caktohen të hyrat më të mira për shpenzimet e harxhuara për faktorët e prodhimit dhe nivelin e ndikimit të kësaj ndaj ofertës së mjeteve të prodhimit. Prandaj, problemi ekonomik lidhet me mënyrën e programin përmes të cilëve trajtohet shpërndarja e shpenzimet për faktorët e ndryshëm të prodhimit.

### Koncepti i teorisë së shpërndarjes

Teoria e shpërndarjes, sipas kuptimit ekonomik, cakton nivelin e shpenzimeve për faktorë të ndryshëm të prodhimit. Prandaj, teoria e shpërndarjes përmes kuptimit ekonomik bashkëkohor i kushton interesim të veçantë mënyrës së arritjes së të hyrave më të mira për shpenzimet e harxhuara për faktorët e prodhimit, që me rolin e tij të ndikojë në ofertën e mjeteve prodhuese.

Konceptet dogmatike e organizative ndërhyjnë në caktimin e vështrimit të sistemit ekonomik për marrëdhëniet ndikuese të faktorëve të prodhimit në krijimin e teorisë së shpërndarjes në aplikimin praktik. Prej koncepteve të tilla, që kanë ndikim në dallimin në mes sistemeve të ndryshme ekonomike, është mënyra e shpërndarjes së prodhimit neto të të ardhurave ndërmjet faktorëve të ndryshëm të prodhimit.

Kriteret e rregullat që vendosen përmes sistemeve ekonomike, kanë ndikim në lëvizjen e faktorëve të prodhimit. Për shembull, pikëpamja që përvetëson sistemi ekonomik ndaj faktorit punë dhe roli i tij në procesin e prodhimit e mënyrat e përdorura në nxitjen e tij e kështu edhe të faktorëve tjerë të prodhimit, - përcaktojnë dallimin dhe ndryshimin në mes sistemeve të ndryshme ekonomike në lidhje me shpërndarjen e prodhimit kombëtar për faktorë të ndryshëm të prodhimit.

Aspektet më të rëndësishme të problemit ekonomik paraqiten në mënyrat të cilat i përvetëson teoria e shpërndarjes për totalin e produkteve neto të të ardhurave të paraqitura në sasinë e të ardhurave personale (apo të pjesës së tij), që e fiton duke pasur parasysh pjesëmarrjen e tij në prodhim, qoftë me punën e tij apo pronësinë e tij, ose me të dyja së bashku. Këto mënyra, të cilat i ndjek sistemi ekonomik i çdo shoqërie, ndikohen nga filozofia që sistemi ekonomik synon të rrënjosë kuptimet e tij në lidhje me pikëpamjen për secilin prej faktorëve të prodhimit.

Me konceptin e shpërndarjes përmes pikëpamjes ekonomike synohet procesi i përcaktimit të pjesëve të faktorëve të prodhimit në të ardhurat e shoqërisë, të cilat përfshijnë dy aspekte:

1 - Shpërndarjen personale apo shpërndarjen e pronësisë së faktorëve të prodhimit për pjesëtarët e shoqërisë.

2 - Shpërndarjen në bazë të punës. Qëllimi i kësaj është përcaktimi i pjesëve të faktorëve të prodhimit në të ardhurat kombëtare në bazë të punës që kryen çdo faktor në realizimin e këtyre të ardhurave.

Problemi ekonomik në aspektin e tij të shpërndarjes bazohet në përcaktimin e burimeve të të ardhurave personale. Sistemi kapitalist, që është bërë sistemi dominues pas rënies së sistemit komunist, përcakton burimin e të ardhurave përmes punës dhe nga të hyrat e pronësisë, me gjithë mangësitë e sistemit kapitalist në vendosjen e rregullave të caktuara për fitimin e pronësisë apo shpërndarjes së tyre që ka sjellë keqshpërndarjen e pronësisë mes pjesëtarëve të shoqërisë që me rolin e tij ka shpënë në keqshpërndarjen e të ardhurave në mes tyre në lidhje me shpërndarjen personale. Ndërsa shpërndarja që ka rezultuar nga pjesëmarrja e faktorëve të prodhimit (apo shpërndarja në bazë të punës), sistemi kapitalist këtë shpërndarje e kufizon në fitimet nga toka, rroga nga puna, interesi nga kapitali dhe fitimi nga menaxhimi apo administrimi.

Ndërkaq, sistemi komunist e anulon pronën personale të faktorëve të prodhimit plotësisht ose e kufizon në një shkallë të madhe. Prandaj shpërndarja kryhet në bazë të punës dhe sipas planit ekonomik që vendos shteti, dhe me këtë veprim bie në kundërshtim me sistemin



kapitalist. Praktika e ka sqaruar pamundësinë e këtij sistemi për të zgjidhur problemin ekonomik, ky madje ka ndikuar në keqësimin e tij dhe pamundësinë për të realizuar ëndrrat me të cilat i përgëzonte ndjekësit e pasuesit e tij. Kurse, për sa i përket sistemit kapitalist, teoritë e tij kanë filluar të dështojnë dhe aspektet e problemit ekonomik kanë filluar të keqësohen, gjë që paralajmëron rënien e afërme të sistemit kapitalist të bazuar tek kamata. Dhe kjo do të shpjerë në një katastrofë botërore, pasojat e së cilës nuk i di askush tjetër përveç Allahut xh.sh. Pjesët e problemit ekonomik janë zgjeruar, zhvilluar dhe janë ndarë, gjë që i ka shtyrë teoricienët e sistemit ekonomik kapitalist t'u kushtojnë rëndësi këtyre pjesëve dhe të punojnë për t'i shmangur dëmet që u bashkohen pjesëve të tjera të problemit ekonomik.

Teorinë islame në lidhje me aspektin e shpërndarjes, nuk e ka përvetësuar askush në realitetin e aplikimit. Prandaj, tezat që do të paraqiten në lidhje me trajtimin e problemit ekonomik në aspektin e saj të shpërndarjes, do të mbështeten në supozimin që këto teza bazohen në faktin që ekziston integrim në pikëpamje të administrimit të ekonomisë së shtetit dhe i cili lidhet me sistemet e tjera shoqërore të mbetura, të marra nga Sheriati islam, ose që këto teza nuk mund të kenë rol në trajtimin e këtij aspekti të problemit ekonomik nëse izolohen nga mjedisi i saj rrethues. Qëllimi i paraqitjes së këtyre tezave për trajtimin e aspektit të shpërndarjes nga këndvështrimi islam, gjatë trajtimit të problemit ekonomik, është prezantimi që Islami posedon mënyrën e programin, me të cilët nëse punojmë së bashku edhe me sistemet e tjera të Islamit, të zgjidhim tërë atë që vuan njeriu në kohën bashkëkohore, prej problemeve ekonomike që rezultojnë nga devijimi prej natyrshmërisë së Allahut xh.sh., në të cilën i ka krijuar njerëzit.

Lidhjet mes faktorëve të prodhimit dhe shpërndarjes së të ardhurave kombëtare, janë lidhje reciproke e ngërthyese. Dhe këto lidhje përqendrohen në përcaktimin e faktorëve të pronësisë e burimeve të tyre dhe mënyrën që duhet ndjekur gjatë shpërndarjes së të ardhurave kombëtare, mbi faktorët e prodhimit. Prej burimeve të paraqitjes së problemit ekonomik, në çfarëdo sistemi ekonomik ekzistojnë kufijtë, sisteme dhe burime të pronësisë, dhe mënyra e realizimit të ekuilibrit në mes faktorëve të ndryshëm të prodhimit në ndarjen e pjesës së të ardhurave kombëtare, dhe kjo ndikohet nga rregullat, sistemet dhe legjislacionet që përcaktojnë burimet e të ardhurave dhe mënyrat e fitimit, nivelin e fushën e përdorimit të tepricës së kursyer nga fitimi.

Nga çështjet më të rëndësishme që preokupojnë ekonomistët, është mënyra e trajtimit të joekuilibrit në specifikimin dhe shpërndarjen e të ardhurave për faktorë të ndryshëm të prodhimit.

Islami ka koncept të caktuar dhe sistem të veçantë, që përcaktojnë mënyrat e fitimit dhe fushën e tij. Gjithashtu trajton mënyrën e shpenzimit duke nxitur për kursim dhe investim, duke ruajtur ekuilibrin e shoqërisë.

"...që ajo të mos ndahet ndërmjet pasanikëve tuaj...". (el-Hashr: 7)

Islami insiston në arritjen e ekuilibrit në mes faktorëve të ndryshëm të prodhimit, duke ndërhyrë në rast domosdoshmërie, me vendosjen e rregullave nga të cilat udhëhiqet. Nga faktorët e prodhimit që pranon Islami dhe punon për të arritur ekuilibrin në mes tyre, janë tre faktorë themelorë: puna, burimet natyrore dhe kapitali, ndërsa faktori i menaxhimit apo administrimit konsiderohet prej faktorit punë. Islami i jep rëndësi të veçantë punës, që ka rol të dalluar në procesin prodhues. Ai është faktori ndikues në formimin e kapitalit, por nuk neglizhohet roli i pjesëmarrjes së kapitalit në procesin prodhues.

Prishja e ekuilibrit të faktorëve të prodhimit shkakton probleme ekonomike, prandaj, Islami ka vendosur rregulla për ndalimin e këtij dallimi në mes faktorëve të prodhimit. Në vazhdim do të diskutojmë mënyrën se si trajton Islami secilin prej faktorëve të prodhimit në lidhje me trajtimin e shpërndarjes së të hyrave kombëtare. Këtë do ta pasojë paraqitja e trajtimit të përgjithshëm për arritjen e ekuilibrit në mes faktorëve të ndryshëm të prodhimit sipas sistemit ekonomik islam.

Islami faktorin punë e konsideron si kriterin themelor të pronësisë. Ai është dominues dhe ndikues në caktimin e shpenzimeve të prodhimit, pasi prodhimi i të mirave apo ofrimi i shërbimeve është i lidhur me punën e bërë, nëse kjo fuqi manifestohet në përpjekjet mendore apo fizike. Prodhimi i të mirave apo ofrimi i shërbimeve nuk arrihet vetëm se me fuqinë e punës. Dhe me këtë Islami njeh rolin e punës në procesin prodhues.

Transmetohet se Muhamedi a.s. është pyetur për fitimin më të mirë. Dhe ka thënë: "Shitja e pranuar dhe puna (fitimi) i njeriut nga dora e vet". Ndërsa, në një transmetim tjetër, Muhamedi a.s. është pyetur: "Cili është fitimi më i mirë?" Muhamedi a.s. thotë: "Puna (fitimi) e njeriut nga dora e tij dhe çdo shitje e pranuar".

Nga këto hadithe dhe të tjera, kuptojmë që Islami i jep rëndësi punës në procesin e prodhimit, dhe që puna është mënyra më e mirë e fitimit, për shkak të rëndësisë që ka në aktivitetin ekonomik dhe ndikimit të tij në ciklin ekonomik. Në paraqitjen e problemeve ekonomike, Islami ka synuar trajtimin e problemeve ku mund të ndikojë puna. Nga trajtimet e tilla, Islami i ka dhënë rëndësi vendosjes së zgjidhjeve të tyre dhe ka porositur që të merren parasysh çështjet vijuese:

**1 - Vendosja e parimeve për caktimin e rrogave**

Gjatë vendosjes së politikës së rrogave, duhen vendosur parime për caktimin e rrogave në shoqëri. Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush nuk ka punëtor, le të marrë punëtor, e nëse nuk ka shërbëtor le të marrë shërbëtor, e nëse nuk ka shtëpi, le të marrë shtëpi". Ky hadith vendos rregull të përgjithshme për politikën e rrogave dhe pjesën e punës nga të hyrat publike. Kjo rregull manifestohet në faktin që duhet të ketë minimum të rrogave, duke mos lejuar që të jepet më pak se ajo. Dhe ky minimum është i lidhur me mjaftueshmërinë për të realizuar kërkesat e domosdoshmërive themelore. Prandaj, problemet që ndikojnë në rëndimin e problemit ekonomik, janë zvogëlimi i rrogave dhe dobësimi i pjesës së tyre nga të hyrat publike, meqë dobësimi i tyre do të ndikojë në shpenzime. E tërë kjo do të ndikojë në ciklin prodhues.

**2 - Domosdoshmëria e caktimit të rrogave dhe pagesa e tyre me realizimin e punës**

Kjo rregull ndihmon në gjetjen e tregut të stabilizuar të punës dhe ndalimin e çrregullimeve të punëtorëve, që është tipari dallues në shoqëritë kapitaliste. Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Nëse dikush prej jush merr një punëtor, atëherë le t'ia bëjë me dije rrogën e tij". Gjithashtu transmetohet se Muhamedi a.s. ka ndaluar që të merret punëtori derisa t'ia sqarojë rrogën e tij dhe ka ndaluar nga ngacmimi, prekja e hedhja e

gurit". Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Jepjani punëtorit rrogën e tij para se t'i thahen djersët, dhe tregoni rrogën e tij derisa është në punë". Të gjitha këto hadithe profetike na porosisin për pagimin e asaj që i takon punëtorit në kohën e duhur dhe domosdoshmërinë e caktimit të rrogës, duke synuar me këtë krijimin e marrëdhënieve të reja në mes punëdhënësve e punëtorëve, dhe kësodore stabilizimin e tregut të punës.

**3 - Përpjekja për stabilizimin e tregut të punës**

Dhe kjo duke punuar për vendosjen e parimit të stabilitetit dhe mbetjen e punëtorit në punën e tij dhe mostransferimin e tij në ndonjë punë tjetër. Çrregullimi i tregut të punës dhe mosvazhdimësia e punëtorëve në çdo aktivitet ekonomik, do të ndikojë në shpenzimet e prodhimit për shkak të kurbës së ofertës punëtore, që do të ndikojë në shfaqjen e çrregullimit në tregun e punës. Prandaj Islami synon nxitjen e stabilitetit të punëtorëve dhe mostransferimin e tyre. Transmetohet nga Nafi'ë: "Udhëtoja për në Sham e Egjipt. Dhe njëherë u përgatita për t'u nisur në Irak. Shkova te nëna e besimtarëve, Aisheja r.a. dhe i thashë: Oj nëna e besimtarëve, udhëtoja për në Sham, por kësaj here u përgatita të shkoja në Irak. Dhe më tha: Mos e bëj këtë, sepse e kam dëgjuar Muhamedin a.s. duke thënë: "Kur ndokujt prej jush Allahu xh.sh. i sjell furnizim nga një anë, të mos e lërë atë derisa të ndryshojë apo të largohet". Transmetohet gjithashtu se Muhammedi a.s. ka thënë: "Nëse ndokujt i ndodh ndonjë gjë, atëherë le t'i përmbahet asaj". Të gjitha këto porosi profetike tregojnë interesimin për domosdoshmërinë e punës në stabilizimin e punëtorëve dhe mbetjen e tyre në punë për të ruajtur ekuilibrin e ofertës dhe kërkesës të fuqisë punëtore.

**4 - Mbrojtja e të drejtave të punëtorëve**

Strategjia e organizimit të punës ashtu siç na porosisin urdhrat islame, bazohet në ruajtjen e të drejtave të punëtorëve dhe obligimin e punëdhënësve për të siguruar kushtet e përshtatshme të ambientit, mosshfrytëzimin e fuqisë punëtore mbi fuqinë e tyre dhe domosdoshmërinë e mjaftueshmërisë së rrogës për të realizuar nevojat e tij themelore. Shumë prej haditheve na kanë porositur që të kemi parasysh këtë dhe të punojmë me këtë. Ebu Hurejrja r.a. transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: "Robit i duhen siguruar ushqimi dhe veshja e tij dhe ai nuk duhet të ngarkohet me punë që nuk mund të përballojë". Gjithashtu transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Allahu xh.sh. vëllezërit tuaj i ka lënë nën kujdesin tuaj. Nëse vëllai juaj është nën kujdesin tuaj, le ta ushqejë nga ajo që ha, le ta veshë nga ajo që vesh dhe të mos e ngarkojë mbi fuqinë e tij. E nëse e ngarkon mbi fuqinë e tij, atëherë le ta ndihmojë".

Nga këto hadithe mund të vendosim politikë të përgjithshme për marrëdhëniet në mes punëdhënësve dhe punëtorëve, që kanë të bëjnë me dhënien e rrogave të mjaftueshme për plotësimin e nevojave të tyre; duke vendosur kritere që i ndalojnë punëdhënësit t'i ngarkojnë punëtorët mbi fuqinë e tyre; duke obliguar punëdhënësin për krijimin e kushteve, të cilat nuk do të shkaktojnë lodhjen e tepërt të punëtorit fizikisht e psikikisht. Në të gjitha këto çështje interesi i punëtorit nuk duhet të fitojë mbi interesin e punëdhënësit, dhe as interesi i punëdhënësit mbi interesin e punëtorit, por duhet që, kur të vendosim politikat e punëtorëve, të marrim parasysh konceptin që të gjithë jemi vëllezër, që na lidh lidhja e besimit.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Fuad Morina***
*Marrë nga revista "El-Bejan" nr. 81*



## 100 Udhëheqësit e Mëdhenj Myslimanë të shekullit 20

# Mulla Idriz Gjilani Kosovë (1901-1949)

**Instituti i Studimeve Objektive**
**Nju-Delhi - Indi**

**Mulla Idriz Gjilani luftoi trimërisht për ruajtjen e Islamit në Shqipëri dhe e bëri atë forcë unifikuese për Myslimanët…**

**ai ishte përshëndetur dhe pranuar si njeri i shenjtë i kombit.**

Instituti i Studimeve Objektive, i cili e ka publikuar këtë libër, specializon në shkencat shoqërore dhe studime ligjore. Me kryeqendrën në Nju-Delhi, instituti ka gjashtë degë të shpërndara në tërë Indi. Është themeluar në vitin 1987, instituti në besimin e tij ka 168 publikime madhore.

Në mënyrë aktive është i involvuar në studimin dhe avokimin e çështjeve dhe kauzave shoqërore, ka organizuar 704 konferenca, seminare, simpoziume dhe takime të ndryshme me njerëz të fushave të ndryshme. ISO gëzon statusin konsultativ (Roster) në këshillin shoqëror dhe ekonomik të KB (ECOSOC).

ISO boton 5 gazeta ditore dhe periodike: (1)Gazeta e Studimeve Objektive, (2)Religjioni dhe Rishikimi i ligjit (që ndodh dy herë për çdo vit), (3)Të Drejtat Njerëzore Sot (çdo tre muaj), (4)Nwsletter e ISO-s (mujore, Anglisht), (5)ISO Khabarnama (mujore, Urdu).

ISO bashkëpunon me institute të tjera hulumtuese, universitete, organizata joqeveritare dhe grupe qytetarësh në fusha të ndryshme si në të drejtat e njeriut dhe reformat shoqërore. Në mesin e grupeve të mëdha që veprojnë në pjesëmarrje me të, është Shoqata Indiane e Shkencave Shoqërore Myslimane, e cila ka 400 akademikë në mesin e anëtarëve të saj.

Historia e Kosovës në shekullin e 20-të ka qenë traumatike dhe e rrëmujshme. Jeta dhe koha e Mulla Idriz Gjilanit është një dëshmi për këto vite sprovuese. Mulla Idrizi është përshëndetur dhe pranuar si njeri ‘i shenjtë i kombit’, luftëtar i lirisë dhe bartës i flamurit të unitetit shqiptar; ai prezantoi aftësi për të dalluar apo vënë re jo vetëm natyrën e sakrificave, po gjithashtu edhe vullnet prej një misionari, me të cilin ai i shërbeu kauzës së komunitetit mysliman kundër të gjitha mbeturinave destruktive.



*Mulla Idriz Gjilani*

Idriz Gjilani u lind më 4 qershor 1901 në Velekincë, fshat në veri të Gjilanit. Prindërit e tij, Hajrullahu dhe Sale Smakaj nga Cërnica, kishin katër fëmijë. Në mesin e tyre Idrizi ishte fëmijë i veçantë. Ai konsiderohej më i pjekuri në mesin e bashkënxënësve të tij për arsye të vetive personale dalluese të tij. Që nga fillimi ai shfaqi interesim shumë të madh për edukimin dhe problemet shoqërore. Ai kreu Mejtepin e Cërnicës në vitin 1911 me sukses të shkëlqyeshëm. Me udhëzimin e Mulla Halimit, një hoxhë autentik dhe imam në Cërnicë dhe në lagjet e saj, Hajrullah Hasani e dërgoi të birin në Ruzhdije të Gjilanit, për të diplomuar në punë administrative.

Shpërthimi i Luftës Ballkanike ndërpreu studimet e tij në Ruzhdije. Okupuesit serbë mbyllën shkollat, por më vonë u lejuan medresetë, që të punonin ekskluzivisht si qendra të edukimit fetar. Në vitin 1913, ai shkoi në medresenë “Atik” (medreseja e vjetër) të Gjilanit, e cila më përpara kishte punuar në Dobërçan. Atje, ai e kishte si mësues të tij Abdurrahim Efendi Llapashticën, një dijetar i famshëm kombëtar.

Lufta e Parë Botërore shkatërroi punën e këtyre medreseve përkohësisht. Idrizi me forcë u dërgua për të shërbyer në armatën e Mbretërisë Jugosllave për dy vjet dhe më pastaj ai u kthye përsëri në medresenë “Atik”.

Ndërsa në armatë, Idriz Gjilani e mësoi gjuhën serbe, e cila ishte një ndihmesë për studimet e tij në fe, filozofi, dhe histori. Në shkollë ai ishte i dalluar në mesin e bashkënxënësve të tij dhe konsiderohej hoxhë. Myderrizi Abdurrahim Efendiu, i cili i çmoi aftësitë pedagogjike të Idrizit, e angazhoi atë që t’i mësonte fillestarët si dhe studentët në pikat (fushat) më të avancuara të tyre. Ai ishte i vetmi nxënës i medresesë “Atik”, të cilit i lejohej mbajtja e shallit shumë vjet para se të përfundonte shkollimin e tij. Në vitin 1926, në moshën 26 vjeç, ai mori diplomën për hoxhë, për imam, dhe mori Ixhazetnamen, diploma iu dha për zotërimin e shkencave teologjike. Ai gjithashtu u nderua me titullin e Mulla-s.

Në vitin 1927, Mulla Idrizi bëhet imam i xhamisë për Xhematin e Pidiçit, në Karadak. Pas pesë vjetësh, ai ishte punësuar si imam-ofiqar për Xhematin e Hogoshit. Në Maj 1938, ai ishte vlerësuar si bash-vaiz në Ulama Maxhlis të asamblesë edukative fetare të Shkupit. Ai qëndroi në këtë post deri në vitin 1941,



Shkolla dhe xhamia e Mulla Idrizit

kur Mbretëria e Jugosllavisë (1918-1941) ishte mposhtur dhe zëvendësuar nga diktatura komuniste, e cila zgjati prej 1945 deri 1989. Gjatë Luftës së Dytë Botërore, ai iu kushtua kryesisht mbrojtjes së kufijve kombëtarë të Shqipërisë dhe ishte martirizuar për kombin, duke mos përjetuar asnjë ditë të 'lirisë' që ofrohej nga okupatorët komunistë serbë.

Mulla Idrizi ishte një aktivist i dalluar i lëvizjes për përhapjen e diturisë shqiptare. Ai mbante lëvizjen dhe vazhdonte t'i mësonte shqiptarët, megjithse mësimi, shkrimi dhe leximi shqip ishte një akt i dënueshëm, 'krim' politik kundër shtetit të Jugosllavisë. Ai promovoi, çoi përpara gjuhën kombëtare në rrethin e zgjedhur të studentëve të tij, me qëllim të avancimit të Islamit dhe etnitetit midis myslimanëve.

Ai ishte mësuar të jepte mësim në disa mejtepe njëkohësisht - në Hogosht, Malishevë dhe Gjilan, në mejtepin e Hashim Inn-it. Në këto mejtepe ai gjithashtu i mësonte edhe vajzat. Në të njëjtën kohë, ai i trajnonte mësuesit për mejtep dhe përcaktonte detyrat për mësuesit e angazhuar për maturantët, sidomos gjatë mungesës së tij. Ai shkonte prej një fshati në tjetrin hipur në kalë; një njeri shtatvogël, ai kishte një pamje mahnitëse dhe mustaqe të gjata, njeri tipik shqiptar. Kur mbushi 35 vjet, ai e lëshoi mjekrën, i vetmi hoxhë i gjallë i kësaj moshe që veproi në këtë mënyrë në Kosovën Lindore.

Gjatë shërbimit në fshatin Hogosht (1936-1937) Mulla Idrizi themeloi mejtepin dhe mbeti imam i xhamisë. Ai me zemërgjerësi kontribuoi në mirëmbajtjen e objekteve të tjera të përfshira dhe të dedikuara për hajrat (vepra bamirësie), të cilat i konsideronte të vlefshme për edukimin e popullit, për zhvillimin e kontakteve dhe komunikimeve, dhe për mirëqenien ekonomike të popullit. Këto struktura përfshinin shkollat, urat dhe rrugët. Ai kishte shprehi të thoshte "Fjala dëgjohet dhe harrohet, ndërsa hajrati duket, përdoret, dhe nuk harrohet." Dhe kështu ai frymëzonte popullin për të ndërmarrë punë bamirësie, për të ndërtuar objekte.

Pas vdekjes së Abdurrahim Efendi Llapashticës, myderriz i medresesë "Atik", Mulla Idrizi paraqiti në mënyrë vullnetare shërbimet e tij pa pagesë si myderriz në këtë shkollë të madhe, e vetmja në lagjet e Gjilanit. Qysh si student, ai kishte qenë i inkuadruar në mësim dhe kishte fituar dashuri e respekt nga nxënësit dhe populli. Në fund të majit 1938, ai vendoset në Shkup, ku u caktua në një pozitë të re. Ai solli në detyrë Mulla Salih Dobërçanin, një hoxhë i famshëm, si myderriz në medresenë "Atik" në vendin e tij dhe e paguante nga të ardhurat e burimeve të tij.

*"Sa i mirë dhe i kuptueshëm është Islami*
*kur shpjegohet në gjuhën Shqipe, gjuhë të cilën Zoti e zgjodhi për Shqiptarët."*

Më 25 qershor 1938, anëtarët e Ulema-së së mexhlisit e ngritën Mulla Idrizin në postin e bash-vaiz-it (kryepredikues), imam kryesor i Komunitetit Mysliman në rajonin e Shkupit për ulema-në e mexhlisit. Ai mbeti në këtë post deri në kapitullimin e Mbretërisë së Jugosllavisë në prill të vitit 1941. Mulla Idrizi ishte një zgjedhje ideale për detyrën e bash-vaiz-it, meqë ai njihte shumë mirë gjuhët arabe, turke, shqipe dhe serbokroate. Ai ishte i mësuar shumë mirë në persishte dhe shkruante shumë mirë në gjuhën shqipe. Ai ishte një prej aktivistëve të Organizatës së Rinisë Progresive DRITA të Kosovës, e cila u themelua në prill 1937, në tubimin sekret në Arllat të Drenicës. Kjo organizatë ishte themeluar me iniciativën e studentëve që studionin në medresenë e madhe "Kral Aleksandri" dhe në medresenë "Isa Beu" të Shkupit. Organizata tërhoqi shumë hoxhallarë progresivë, udhëheqës, patriotë dhe simpatizues të kauzës shqiptare.

Kurani dhe Hadithi, i cili përcakton vlerat e edukimit, kulturës dhe etikës, udhëhiqej nga veprimtaria e Mulla Idrizit si mësues fetar. "Pa edukim", thoshte ai, "Nuk ka fe të njëmendtë (të vërtetë)". 'Talebet (studentët) nuk duhet të pajtohen vetëm me leximin e Kuranit, por duhet gjithashtu ta kuptojnë atë. Mësuesit duhet t'i udhëheqin studentët për ta mësuar mirë Islamin, jo vetëm për ta prezantuar atë si doktrinë statike.' Krijimi i një bashkëpunimi bilateral i komunitetit mysliman mbeti mision afatgjatë i Mulla Idrizit. Për të botimet zyrtare në gjuhën shqipe kishin një rëndësi të madhe. Ai thoshte: "Sa i mirë është Islami kur shpjegohet në gjuhën Shqipe, gjuhë të cilën Zoti e zgjodhi për Shqiptarët."

Gjatë mbajtjes së detyrës së tij si imam dhe bash-vaiz, ai ishte aktiv në edukimin fetar dhe në aktivitete patriotike. Ai themeloi mejtepin e Pidiçit për vajza dhe djem të rajonit dhe i mësoi atje duke përdorur gjuhën shqipe në shkrim arab përballë ndalesës së gjuhës shqipe. Ai gjithashtu paraqiti gjuhën shqipe si subjekt në medresenë "Atik" dhe bëri



*Xhamia e Mulla Idrizit*

përpjekje për të përforcuar bashkëpunimin në mes Myslimanëve dhe Shqiptarëve Katolikë të Karadakut.

Falë aktivitetit të Mulla Idrizit në Kosovë dhe në pjesët e tjera të rajonit, shkollat fetare islamike bënë që prania e tyre të ndihej aq e fortë, saqë mund të quhet periudha e renesancës islamike (1938-1941). Në këtë periudhë, mësimet në medresetë e Kosovës fituan në cilësi dhe u bënë më tepër masive.

Përveç, shfaqjes së shumë institucioneve edukative me famë, ndër to mund të përmenden medresetë e famshme "Atik" (Gjilan), "Pirinaz" (Prizren), "Gazi Ali Bej" (Vushtrri), Medreseja e Vjetër (Pejë), "Medah", "Isa Beu", "Velika Kralja (Aleksandra)", (Medreseja e Madhe e Kral Aleksandrit) në Shkup dhe Gjakovë, "Mehmet Pasha" (Prizren), Brodosana dhe medreseja e Haxhi Pllanës (Ferizaj). Qindra mejtepe për nxënës të nivelit fillestar u hapën nëpër qytete dhe fshatra. Subjektet islamike u shfaqën në shkollat publike zyrtare në Serbi. Vazhdimisht, këto përpjekje penguan proceset në zhvillimin për serbizimin e rinisë myslimane nëpërmjet shkollave antishqiptare, në të cilat mësohej gjuha e okupatorit. Në vitin 1939-1940 numri i nxënësve të medresesë "Atik" të Gjilanit dhe në mejtepe u rrit në mënyrë të konsiderueshme. Përpjekjet e Mulla Idrizit shpunë në shtimin e 39 shkollave fillore dhe shkollave islamike fetare të lëvizshme në rrethinën e Gjilanit.

Zyra e Mulla Idrizit në Ulema-në e Mexhlisit në Shkup ishte vendosur në katin e dytë të medresesë "Isa Beu", e cila ishte afër shtëpisë së tij; kjo i mundësoi të mbante kontakte të vazhdueshme me nxënësit e tij. Ai ishte shumë i veçantë rreth mbajtjes së lidhjeve direkte me nxënësit e rajoneve të Gjilanit, Kaçanikut, Ferizajt, Preshevës, Bujanocit. Ai ndiente dhembje (prekej në shpirt) për të zhvilluar raporte të përzemërta me nxënësit e nivelit të lartë dhe për t'i motivuar ata në ngritjen e veprimtarisë kulturore, edukative, fetare dhe politike. Përveç të tjerash, ai mbante marrëdhënie të ngushta për sigurimin e bashkëpunimit patriotik dhe politik me studentët shqiptarë të Fakultetit Filozofik të Shkupit, veçanërisht me ata të Medresesë së Madhe aty.

Mulla Idrizi përvojën e tij të pasur politike dhe diturinë që kishte fituar me një punë të mundimshme, ua dha gjeneratave të reja dhe fakultetit e medresesë. Gjatë mbajtjes së detyrës së tij si bashvaiz, Mulla Idrizi kontribuoi në riparimin e xhamive ekzistuese dhe ngritjen e xhamive të reja. Këto veprime simbolizuan vërtetimin e kulturës islamike shqiptare në rajone të banuara nga shqiptarët etnikë nën okupimin e Mbretërisë Jugosllave, që ishte një ferr i hapur për shkatërrimin e Islamit, mendimin dhe shpirtin islamik.

Mulla Idrizi iu kundërvu dëbimit të Shqiptarëve dhe predikonte pikëpamjet e tij antiqeveritare dhe proislamike, në xhami, shtëpi banimi, tubime publike, madje edhe në funerale. "Ne jemi përgjegjës para Allahut dhe kombit për varrezat e baballarëve tanë. Ne nuk guxojmë t'i neglizhojmë dhe t'i lëmë në duart e naçallnikut (kryetarit të komunës) Sllaviç," - u thoshte ai bashkëqytetarëve shqiptarë.

Ai udhëhoqi dhe mbikëqyri ndërtimin e urave, rrugëve, dhe fontanave, mejtepeve, xhamive dhe mirëmbajtjen e varrezave, të cilat ai i shihte si simbole unifikuese të popullit shqiptar. Gjatë kohës sa shërbeu në medresenë "Atik" të Gjilanit, numri i studentëve u rrit në 734, prej të cilëve 326 ishin vajza. Medreseja e Gjilanit organizoi gjithashtu shkolla mobile (të lëvizshme) me mësuesit e tyre. Vetëm në zonën e Gjilanit, u themeluan 39 shkolla të tilla. Këto shkolla ringjallën dhe ripërforcuan ndjenjat fetare dhe vetëdijen kombëtare te gjeneratat e reja.

Prej prillit 1941 e tutje, ai mbeti i preokupuar me aktivitetet nacionaliste. Si imam, mësues - me fuqinë e fjalëve, si luftëtar - me fuqinë e armës, si komandant ushtarak që gëzonte besueshmëri të paluhatshme nga ushtarët e tij, - ai luftoi kundër Serbisë komuniste dhe forcave bullgare, të cilët kishin rivendosur për gjenocid. Ai organizoi rezistencë duke formuar bashkimin e shqiptarëve.

Në qershor të vitit 1944, ai ishte udhëheqës i shqiptarëve në betejën e Kikës, e cila ishte fituar kundër ushtrisë komuniste serbe. Në mënyrë të njëjtë, ai luftoi gjatë viteve 1944-1949 dhe fitoi lavde për trimërinë e tij. Ai u dogj për vdekje më 25-26 nëntor të vitit 1949. Si në jetë, vdekja e tij do të vazhdojë t'i motivojë dhe frymëzojë popullin. Mulla Idriz Gjilani jetoi dhe vdiq si muxhahid. Ai luftoi për ta bërë Islamin forcë kryesore unifikuese për myslimanët e Shqipërisë. Përpjekja e tij për të ringjallur dhe përforcuar religjionin lidhur me vetëdijen kombëtare, ka qenë sukses i qëndrueshëm i shekullit 20.

# Bekimi i priftit e mallkimi i Nënës

**Një debat që ka filluar në disa forume të internetit e që merr shkas një shkrim të botuar te gazeta e përditshme Koha Ditore, datë 28. 07.2008, me titullin "Familja Kabashi i kthehet fesë katolike" me nënshkrim Agron Gashi, ka shkaktuar një habi në qytezën Gurrakoc të komunës së Istogut**

**Salih Kabashi***

**E para,** sepse në këtë vendbanim, ku shumica e banorëve përbëhet prej kabashëve, ç'prejse dihet dhe gjithmonë ka pasur dhe aktualisht ende ka shumë persona me emrin e bukur Bajram, që para së gjithash u vihet fëmijëve kur ata lindin në ditët e festës myslimane të Bajramit, apo për të evokuar emra trimash e heronjsh shqiptarë, siç ishin Bajram Daklani a Bajram Curri, apo ndonjë axhë, gjysh a dajë i famshëm me atë emër. Ky Bajrami, që përmendet në shkrimin e cituar, është, pra, një nga disa bajramat e shumtë kabashë e gurrakocas e tomocas. Le ta identifikojmë Bajramin e shkrimit të Kohës Ditore. Baba i tij, Hyseni, dhe e ëma, Fatimja, ia patën lënë këtë emër, sepse ai kishte lindur, si fëmijë i tyre i pestë, ditën e parë të Bajramit të Madh të 1957-ës, në fshatin Tomoc. Le ta them menjëherë se pikërisht unë jam fëmija i parë i Hysen Ahmetit dhe i Fatime Osman Morinës, e cila ende rron dhe ka 85 vjet. Kjo le të jetë e qartë. Sepse askush nuk e ka hallin as i bëhet dert se ai më nuk dëshiruaka të jetë Bajram, natyrisht përveç nënës sonë plakë, e cila nuk e gjen dot fillin se çfarë zori e shtyri birin e saj të ndërrojë fe... Ndoshta është mirë të sqarohet se Bajram Hysen Kabashi dhe reja e kunata jonë, Ajshja, gruaja e tij, kanë edhe dy pasardhës, tashmë të rritur, Dardanin dhe Dardanën, që i duam shumë jo vetëm pse ata nuk pasuan aktin shpërndërrues të prindërve të tyre. Që të mos lëmë asnjë mundësi konfuzioni, le ta themi se vajzën e vogël të tyre deri më sot të gjithë e kemi njohur dhe e njohim me emrin Puhizë, e jo, Driada, siç ka pohuar çuditërisht i ati i saj.

**E dyta** punë. Kushdo ka të drejtën e mendimit të lirë, të ndërgjegjes dhe të besimit. Fundja, kështu shkruan edhe në nenin 18 të Deklaratës së Përgjithshme të Kombeve të Bashkuara mbi të Drejtat e Njeriut. Dhe jo vetëm kaq. Po ajo deklaratë përmban edhe lirinë e individit për ndërrimin e bindjeve dhe të fesë. Edhe për këtë shkak personalisht e as familjarisht nuk na bëhet vonë, as na pikëllon



dhe as na impresionon pse Kisha e Zallkuqit (Zllakuqanit) është bërë streha shpirtërore e Bajramit tonë konvertit. Por, na vjen keq pse Bajrami, para se të bëhej Gjergj, ka një kohë që edhe me shkrim, edhe me deklarime, me sjellje (të cilat kulmuan në raportin e përmendur të Kohës Ditore), tregoi se veprimi apo akti i tij i shpërndërrimit po bëhej, më shumë se nga bindja, nga urrejtje e papërmbajtur,e pajustifikueshme dhe me asgjë relevante e argumentuar kundër fesë islame. Ndërkohë që besimit islam i kanë takuar së paku 10 breza nga filli gjenealogjik familjar. E njëjta gjë vlen edhe për nënën tonë, familja e së cilës ndër breza kanë qenë myslimanë të përkushtuar jofanatikë. Me urrejtjen e tij të shprehur, ikjen e vet nga myslimanizmi në kristianizëm, Bajram Kabashi e ka bërë në mënyrën më të pandershme të mundshme, skajshmërisht të padinjitetshme dhe aspak burrërisht.

Me deklarimet e tij ai ka fyer rëndë ndjenjat fetare të shumicës së shqiptarëve, posepo edhe të familjes së tij pak më të gjerë. Por, besoj se as katolikët e shumtë shqiptarë, të ndershëm e të mençur, siç dinë të jenë ata, nuk mund të ndihen mirë kur brenda komunitetit të tyre shohin t'u jetë futur një njeri me kaq obsesione, me aq paragjykime, me aq paranojë e me aq urrejtje, shkurt, një njeri që shkatërroi të gjitha urat mbi të cilat ka kaluar mbi 50 vjet të jetës së tij. Nuk besoj se dikush mund të ndjehet mirë kur ka pranë vetes atë që ka këputur fijet e marrëdhënieve të deritashme njerëzore, që ka shkelur me të dy këmbët mbi një jetë të tërë të përbashkët familjare dhe që, në fund, ia ka bërë shkrumb zemrën nënës plakë, duke ikur për në Norvegji (ku jeton pandërprerë nga lufta e këndej).

Le të jetë si të jetë, inshallah Bajrami tash e tutje, bile si Gjergj, do të gjejë paqen shpirtërore dhe këndelljen e tij shëndetësore. E, nëse do të ngre farë shtëpie (gjë që deri tani nuk e ka bërë), atëherë do të shohim nëse transferi i tij paska qenë dobiprurës...

**E treta** ka të bëjë me priftin. Nëse duhet t'i besojmë shkrimit e nënshkrimit të gazetarit Agron Gashi, ai prift u quajtka Don Pren Kola. Dhe prifti i nderuar paska pas thënë:

"... kthimin në fenë e vjetër, familja Kabashi e ka bërë me dëshirën dhe vullnetin e vet dhe *me përkrahjen edhe nga të afërmit e tyre*." (kursivi ynë)

Nëse këtë ia ka thënë Bajrami, të cilit prifti ynë ia paska bërë të mundshme të bëhet Gjergj, atëherë, unë me të gjithë pjellën e Hysenit e të Fatimes, minus Bajrami, deklaroj(më) me keqardhje se me rrenë e paska nisur fenë e re (a të moçme, si të dojë). E nëse këtë prifti e ka nga mendja dhe goja e tij, atëherë edhe prifti duhet të qortohet për shpifje e gënjeshtra dhe duhet të paralajmërohet, dhe ne po e paralajmërojmë seriozisht, se për një shpifje të tillë mund të paditet në gjyq.

**E katërta** ka të bëjë prapë me priftin, por më shumë me gazetarin. Edhe pse ky farë Agron Gashi të lë përshtypjen e një zëdhënësi të paguar nga prifti. Në fakt tërë shkrimi s'është gjë tjetër përveçse një propagandë e ulët, arrogante dhe primitive fetare dhe përçarëse. Më shumë se një çerek shekulli jetoj në Evropë dhe ende nuk më ka rastisur që të lexoj që gazetarë e gazeta serioze të vihen në shërbim të klerit, të kishës e të hapjes së faqeve të tyre për propaganda fetare. Bashkësitë e komunitetet fetare kudo në botë kanë mediet e tyre. Le t'i kenë edhe Bashkësia Islame, edhe Kisha Ortodokse, edhe Kisha Katolike. Atje le të shkruajnë sa të duan dhe sa herë të duan për transfere të ngjashme ndërfetare. Ky farë prifti ynë, duke keqpërdorur një gazetar (sheshazi) të papërvojë të një gazete me përvojë dhe që lavdërohet për profesionalizëm, me paralajmërimin-thirrje(!) se të dielën e ardhshme grigja katolike do të begatohet edhe me konvertim të 16 anëtarëve të familjes Mehaj nga Prigoda, ka rënë shumë poshtë dhe është zhveshur në tendenciozitetin dhe fanatizmin e tij brutal fetar. Koha Ditore dhe gazetari Gashi do të duhej të mos kishin rënë në gracka të tilla që cenojnë objektivitetin e gazetës dhe dëmtojnë profilin e një gazetari. Koha Ditore ka abuzuar me konstruktet gjuhësore Familja Kabashi, Familja Mehaj, Ndërsa dihet se në Podgur, kabashë e mehaj janë qindra familje.

A mos po kujton prifti zallkuqas (zllakuqanas), Pren Kola, se është viti 1990, kur shqiptarët patën hedhur librezat e kuqe të Lidhjes së Komunistëve dhe në vend të 200 mijë, sa kishte Lidhja e Komunistëve e Kosovës, u bënë për pak ditë 500 mijë anëtarë të Lidhjes Demokratike të Kosovës? Lum prifti! Transferi i para gati dy decenieve ishte i motivuar atdhetarisht dhe diçka e tillë nuk mund të ndodhë edhe një herë, sidomos jo kur thirrjet bëhen për mobilizime mbi baza të një feje kundër fesë tjetër. Grigja e besimtarëve nuk shtohet pse një Bajram bëhet Gjergj, një Ajshe - Anë, pse duke abuzuar me një fëmijë, një emër i bukur me tingëllim shqip Puhizë bëhet për shqiptarët Driadë asgjëdomethënëse..., pse 16 mehaj nga Prigoda, punë e madhe, mund të ndërrojnë fe e emra... Sepse, edhe Gjergji, edhe Ana, edhe Puhiza si dhe mehajt (farefisi i Ajshes), do të shkojnë në Norvegji, - a nuk iku kësodore edhe Bajrami ynë, ose Gjergji i ri 51 vjeçar..., dhe pasi "të bëjnë letrat", duke u ankuar para autoriteteve azildhënëse se janë nën presion nga "islamistët e dhunshëm", disa prej tyre do të vijë gjatë pushimeve që të shohin dhe të angazhohen edhe për konvert-transfere të tjera, me qëllim që ta zbrazin Kosovën dhe ta lënë të shkretë pishinën e bukur dhe, në këtë rast, krejtësisht të pafajshme në Zallkuq.

Krejt në fund, meqë prifti, në mënyrë fort hileqare, na ka përmendur si familje, respektivisht "të afërm", që gjoja e paskemi mbështetur aktin e kthimit të Bajramit në katolicizëm, kam autorizimin të deklaroj, në emër të farefisit e të familjes së ngushtë e të gjerë, se ne as kemi ditur se çfarë fabrikonte me kokën e tij Bajram Kabashi. Dhe për të qenë të ndershëm deri në fund, ne të gjithë mbesim me shumë bindje dhe shumë krenarë në fenë tonë, në besimin e baballarëve e të nënave, të gjyshërve e të gjysheve, të stërgjyshërve e stërgjysheve..., duke e konsideruar atë të mrekullueshme e të hyjnueshme. Por me një ndryshim nga desh e dele të reja (në trajta Bajramash-Gjergjash), bashkuar grigjës së Don Pren Kolës, ne nuk urrejmë e nuk fyejmë fetë e tjera, as besimtarë të konfesioneve të tjera minoritare jomuhamedane në trojet shqiptare..., dhe më gjerë në botë. Ky është edukacioni ynë ardhur nga familja dhe predikuesit e fesë së Muhamedit a.s.. Bajramit ne nuk kemi ç'i themi, feja e tij e re, ishte zgjidhja e tij e lirë, ndërsa trishtimin që ai i ka shkaktuar nënës sonë, po pati fuqi njerëzore, le ta injorojë... Pastë kohë e paftë nëse për të ishte më i rëndësishëm e njerëzor sakramenti i priftit apo dhimbjet që ai i ka shkatuar Nënës Fatime, të dashur për gjithë Gurrakocin dhe rrethinën.

Krejt në fund: ai, sado i lajthitur, nevrik..., sado tepër i paqartë dhe paragjykues në konceptet e tij mbi fetë, kombin, kulturën e historinë, megjithatë është dhe do të mbetet vëllai ynë nga nëna e babai, nga gjaku e gjuha, trualli që na ka rritur, nga gjinjtë e vetëm të nënës sonë (shqiptare myslimane e devotshme) që na kanë ushqyer. "Vëllezërit tanë myslimanë" apo "vëllezërit tanë shqiptarë ortodoksë" si dhe "vëllezërit tanë katolikë", janë shprehje tepër të fuqishme dhe nuk rrënohen dot nga Dom Pren Kola dhe aleancat e tij kundërkombëtare e anticivilizuese.

* (Edhe në emër të familjes së Hysen, Selim e Smajl Kabashit nga Gurrakoci, Tomoci, Tomoci i Epërm e Lubjana)

# Salnametë (Vjetarët) e Vilajetit të Kosovës

**Faik Miftari**

Fjala salname e ka prejardhjen nga gjuha persiane, sal do të thotë vit, dhe name do të thotë letër, libër, dhe, kur të bashkohen këto të dy fjalë - salname, në gjuhën shqipe përafërsisht kanë domethënien vjetar. Salname në gjuhën frënge domethënë Annuaire, në gjuhën angleze Year book, ndërsa në gjuhën gjermane Almanak.

Në periudhën e fundit të Perandorisë Osmane botoheshin salnametë-vjetarët, në të cilët përshkruhej gjendja ekonomike, politike,sociale, kulturore, shoqërore gjatë një viti, e një vendi të caktuar të Perandorisë Osmane. Salnametë-vjetarët janë botuar brenda një periudhe 75 vjeçare të ekzistimit të Perandorisë Osmane, prej vitit 1847 e gjer në vitin 1922.

Në këto salnametë-vjetarët janë përshkruar me një stil të posaçëm dhe prezantoheshin një varg njohurish nga fushat të ndryshme, si nga historia, shkenca, politika, ushtria, kultura, shoqëria e fusha të tjera. Salnametë - vjetarët ndaheshin në katër grupe:salnametë - vjetarët shtetërorë, salnametë- vjetarët e vilajeteve, salnametë - vjetarët nazaret si dhe salnamet - vjetarët personalë.

Salnametë - vjetarët shtetërorë përmbanin njohuri dhe përshkrime më të gjera dhe u botuan për një periudhë më të gjatë kohore. Salnameja- vjetari i parë shtetëror është botuar në vitin 1847 dhe ka vazhduar të botohej pandërprerë deri në vitin 1912. Për shkak të pasojave të Luftërave Ballkanike dhe Luftës së Parë Botërore, pasoi ndërprerja e përkohshme prej vitit 1912 e deri në vitin 1916. Salnameja - vjetari i fundit shtetëror në nivel të Perandorisë Osmane, është botuar në vitin 1918.

Salnametë- vjetarët e vilajeteve janë botuar me ndërprerje të kohëpaskohshme, kështu që kishte raste të një botimi të vetëm një salnameje- vjetari të një vilajeti të caktuar, kurse, nga ana tjetër, edhe deri 35 botime të një salnameje - vjetari të një vilajeti. Termi vilajet gjatë kohës së Periudhës Osmane nënkuptonte një territor shumë të gjerë, si në ditët tona një Republikë në kuadër të një federate apo konfederate të caktuar. Perandoria Osmane përbëhej atë kohë prej shumë vilajetesh. Njëri prej vilajeteve të shumta ka qenë edhe vilajeti i Kosovës. Vilajeti i Kosovës përbëhej nga sanxhaqet- rrethet e Shkupit, Prishtinës, Prizrenit, Pejës, Yenipazarit (Pazari i Ri), dhe Plevljes. Salnameja - vjetari i parë i botuar i një vilajeti, ka qenë ai i vilajetit të Bosnjës, i vitit 1866, ndërsa salnameja - vjetari i fundit i botuar ka qenë i vitit 1918 i vilajetit të Bolusë, nënkuptohet gjatë periudhës së ekzistimit të Perandorisë Osmane.

Salnametë - vjetarët nazaret kanë qenë vjetarë që botoheshin pranë ministrive të caktuara të Perandorisë Osmane, si për shembull, Ministrisë së Punëve të Jashtme, Ministrisë së Arsimit, Ministrisë së Mbrojtjes, apo institucioneve të lidhura me ministritë përkatëse, si për shembull të Gjysmëhënës së kuqe, apo të shërbimit të doganave, ose të marinës ushtarake, e kështu me radhë.




Salnametë - vjetarët personalë kanë qenë vjetarë që botoheshin kohë pas kohe, të personave të caktuar të Perandorisë Osmane, si për shembull salnameja - vjetari i Ali Suavit në Paris, botuar 3 vjet rresht , apo i Ekrem, Reshat dhe Osman Feridit, ose i Tevfik bejt e kështu me radhë.

### Salnametë - vjetarët e vilajetit të Kosovës

Vilajeti i Kosovës është themeluar në vitin 1877; valiu i parë i vilajetit të Kosovës ka qenë Halil Rifat Pasha, i cili udhëheqte vilajetin e Kosovës. Në përbërje të vilajetit të Kosovës kanë qenë 6 sanxhaqet - rrethet, të cilat i udhëhiqnin muttesarrifët apo kryetarët e rretheve. Në kuadër të sanxhaqeve kanë qenë kazatë, e në kuadër të kazave - nahijet.

Vilajeti i Kosovës kufizohej në lindje me Bullgarinë, në perëndim me vilajetin e Shkodrës, Malin e Zi dhe Bosnjën e Hercegovinën, në veri me Serbinë dhe në jug me vilajetin e Manastirit dhe vilajetin e Selanikut. Vilajeti i Kosovës, duke filluar në lindje nga qyteti i Shtipit e deri në perëndim tek qyteti i Plevljes, përfshinte një territor shumë të gjerë gjeografik. Në vilajetin e Kosovës jetonin kryesisht shqiptarët, turqit dhe boshnjakët, si myslimanë shumicë, si dhe me pakicë bullgarët, serbët, grekët,vllehtë, si të krishterë. Si kryeqytet i vilajetit të Kosovës ka qenë Prishtina prej vitit 1879 e gjer në vitin 1893, ndërsa prej vitit 1893 e gjer në vitin 1912 ka qenë Shkupi. Në vitin 1893 kishte gjithsej 847.419 banorë, prej të cilëve 507.800 myslimanë dhe 340.339 të krishterë.

Janë botuar gjithsejtë 8 salname - vjetar të vilajetit të Kosovës:

1. Në vitin 1879 është botuar për herë të parë në shtypshkronjën e vilajetit të Kosovës në Prishtinë, dhe kishte gjithsej 154 faqe.
2. Në vitin 1883 është botuar për herë të dytë në shtypshkronjën e vilajetit të Kosovës në Prishtinë, kishte gjithsej 178 faqe.
3. Në vitin 1885 është botuar për herë të tretë në shtypshkronjën e vilajetit të Kosovës në Prishtinë, kishte gjithsej 176 faqe.
4. Në vitin 1887 është botuar për herë të katërt në shtypshkronjën e vilajetit të Kosovës në Prishtinë, gjithsej 314 faqe.
5. Në vitin 1888 është botuar për herë të pestë në shtypshkronjën e vilajetit të Kosovës në Prishtinë, kishte gjithsej 283 faqe.
6. Në vitin 1893 është botuar për herë të gjashtë në shtypshkronjën e vilajetit të Kosovës në Shkup, kishte gjithsej 239 faqe.
7. Në vitin 1896 është botuar për herë të shtatë në shtypshkronjën e vilajetit të Kosovës në Shkup, kishte gjithsej 753 faqe.
8. Në vitin 1900 është botuar për herë të fundit në shtypshkronjën e Vilajetit të Kosovës në Shkup, kishte gjithsej 936 faqe.

Koleksioni (përmbledhja) e 8 salnameve - vjetarëve të vilajetit të Kosovës gjendet vetëm në bibliotekën popullore të Fatihut në Stamboll, ndërsa veç e veç ato gjenden të shpërndara nëpër biblioteka të ndryshme, si për shembull: në Bibliotekën të Muzeut Arkeologjik gjenden sallametë - vjetarët e vilajetit të Kosovës të vitit 1883 dhe 1887; në bibliotekën Ataturk në Taksim gjenden salnametë - vjetarët e vilajetit të Kosovës të viteve 1879, 1883, 1885, 1887, 1888, 1896 dhe 1900; në bibliotekën e Arkivit të kryeministrisë osmane gjenden salnametë - vjetarët e vilajetit të Kosovës të viteve 1887, 1888, 1893, 1896; në Bibliotekën shtetërore të Bejazitit gjenden salnametë - vjetarët e vilajetit të Kosovës të vitit 1887; në bibliotekën e Hakkë Tarëk Us gjenden sallametë - vjetarët e vilajetit të Kosovës të viteve 1893, 1896; në bibliotekën e Universitetit të Stambollit gjenden sallnametë - vjetarët e Vilajetit të Kosovës të viteve 1879, 1888 dhe 1896; në bibliotekën e degës së Historisë të Fakultetit të Letërsisë të Universitetit të Stambollit gjenden salnametë - vjetarët e viteve 1879 dhe 1883. Të gjitha këto 8 salname - vjetarët e vilajetit të Kosovës janë të botuara në gjuhën osmane, të shkruara me alfabet arab. Nga këto salname - vjetarë të vilajetit të Kosovës, Shoqata kulturore dhe përkrahëse Rumeli nga Stambolli, falë punës së palodhshme të ekspertëve të gjuhësisë osmane përzgjodhi dhe botoi në vitin 2000 në gjuhën turke me alfabet latin, salnamenë - vjetarin e vitit 1896, me titullin në origjinal “1896 (Hicri 1314) KOSOVA Vilayeti Salnamesi”, që në përkthim domethënë Salnameja e vilajetit të Kosovës e vitit 1896. Dëshira parësore në të ardhmen e shoqatës do të jetë botimi komplet i koleksionit prej 8 salnamesh -vjetarësh të vilajetit të Kosovës në gjuhën turke me alfabet latin. Për Salnamenë - Vjetarin e botuar të vilajetit të Kosovës të vitit 1896 do të shkruaj, dashtë Zoti, në një të ardhme të afërt.



*Myftiu Tërnava në takim me shefin e Zyrës greke në Prishtinë*

# Shpresoj që në të ardhmen Greqia do ta njoh shtetësinë e Kosovës



Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava ka pritur më 16 shtator 2008, në takim njohës, shefin e Zyrës greke në Prishtinë, Dimitros Moschopoulos, të cilin e njohu me historinë, të arriturat dhe sfidat e Bashkësisë Islame.

Myftiu Tërnava, shefin e Zyrës greke e njohu edhe me angazhimin e përhershëm të BI të Kosovës për kultivimin e raporteve të mira e tolerante me të gjitha bashkësitë fetare në rajon. Pas takimi për gazetar myftiu Tërnava ndër të tjera tha:

"Kemi biseduar për mundësinë e bashkëpunimit në mes Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe Ambasadës greke këtu në Kosovë, si dhe për shtrirjen e bashkëpunimit edhe më të thellë edhe në mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Bashkësisë Islame të Greqisë, me qëllim që të jemi në kontakte dhe të kontribuojmë që në rajon të mbretëroi një klimë bashkëpunimi, mirëqenie, paqe e tolerances ndërfetare, ndërkulturore, e ndëretnike.

Unë pres që të jetë një integrim edhe më i madh i pakicës myslimane e cila jeton në Evropë".

Ndërsa shefi i Zyrës greke Dimitros Moschopoulos tha:

"Do të dëshiroj që ta falënderoj edhe njëherë Myftiun e Bashkësisë Islame për nderin e veçantë, për respektin e veçantë që ma bëri që më pranoi sot. Dëshirojë që t'i shprehi urime për një Ramazan sa më të mirë.

Me Myftiun diskutuam së bashku për bashkëpunimin e Greqisë me Bashkësinë Islame të Kosovës. Jam i gëzuar dhe shumë i lumtur që kam pasur rastin që të takojë një figurë publike që ka një tolerancë të veçantë dhe që punon në drejtim të bashkëjetesës me të gjithë etnitetet dhe popujt, dhe natyrisht që t'i shmanget të gjitha atyre forcave që dëshirojë të krijojnë armiqësi.

U dakorduam që të jemi gjithnjë afër, t'i përkrahim të gjitha ato forca që angazhohen për një barazi, të cilat angazhohen për një bashkëjetesë dhe për një tolerancë te të gjithë popujve dhe te të gjitha bashkësive fetare që veprojnë në rajon".

Në fund myftiut Tërnava tha: "Shpresoj që në të ardhmen Greqia do ta njoh shtetësinë e Kosovës dhe do të kemi marrëdhënie më të afërta".

---

*Lideri i AAK-së Ramush Haradinaj pas takimit me Myftiun Tërnava*

# Bashkësia Islame e Kosovës gjatë gjithë këtyre viteve ka rrugëtuar me Kosovën në mënyrën më të mirë

Myftiu i Kosovës më 29 gusht 2008 ka pritur në selinë e Kryesisë së BI të Kosovës në Prishtinë, kryetarin e Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës (AAK), ish-kryeministrin Ramush Haradinaj me bashkëpunëtorë, të cilit pas falënderimit për pritjen Myftiut Tërnava i uruan fillimin e muajit të madhëruar të Ramazanit.



Në takim Myftiu Tërnava dhe kryetari i AAK-së Haradinaj biseduan për shtimin e bashkëpunimit të dy institucioneve për të mirën e Kosovës.

Pas takimit Myftiu Tërnava iu tha gazetarëve: "Sot pata kënaqësinë që në selinë e Kryesisë së BI të Republikës së Kosovës të pres kryetarin - liderin e Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës, Ramush Haradinaj, me të cilin shkëmbyem mendime për mundësinë e bashkëpunimit të mëtutjeshëm në mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe partisë të cilën e udhëheq zotni Haradinaj.

Mund të them se ne vazhdimisht kemi pasur një bashkëpunim të mirë dhe besoj që edhe tash e tutje do të punojmë dhe do të rrisim bashkëpunimin për një mirëqenie të përgjithshme në vendin tonë, për luftimin e të gjitha dukurive që shkojnë në dëm të popullit të Kosovës, për avancimin e ndjenjës për të mirë, për forcimin e shtetit të cilin me mund të madh e kemi krijuar.

Ndaj edhe njëherë e falënderoj zotni Haradinaj për këtë vizitë, për këtë kohë që ka ndarë tash në vigjilje të muajit të shenjtë të Ramazanit ta vizitoj Bashkësinë Islame të Kosovës".

Ndërsa lideri i AAK-së tha: "Ishte një privilegj për mua që sot isha në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës e të takohem me kryetarin- Myftiun Naim Tërnava dhe me bashkëpunëtorët e tij. Natyrisht ndenjat ishte me emocione të mira në prag të muajit të Ramazanit, me këtë rast unë i urova që muaji i Ramazanit të jetë një muaj i mirë, një muaj i lehtë, një muaj me funksion çfarë e ka si i tillë t'i përmbahen të gjithë ata besimtarë që e duan jetën me rende të mira.

Po ashtu i shpreha simpatinë dhe përkrahjen time për angazhimet që bëjnë në Bashkësinë Islame.

Bashkësia Islame e Kosovës gjatë gjithë këtyre viteve ka rrugëtuar me Kosovën në mënyrën më të mirë, unë besoj që kështu do të rrugëtojmë si popull bashkë në rrugën tonë që e kemi zgjedhur si vend".

# Myftiu Naim Tërnava priti shejh Shuajb Arnautin



Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava ka pritur më 29 gusht 2008 në selinë e Kryesisë së BI të Kosovës dijetarin e alimin e madh shqiptar me famë botërore, Shuajb Arnautin, i cili këto ditë po qëndron për vizitë në Kosovë.

Dijetari e alimi i madh shqiptar, shejh Shuajb Arnauti është me origjinë nga Shkodra, i cili jeton e vepron prej kohësh në Aman të Jordanisë, ku ka dhënë një kontribut të madh në fushën e shkencës së Hadithit.

Puna dhe rezultatet e arritura në këtë fushë shejh Shuajb Arnautin e kanë bërë një ndër njohësit më të mirë të shekullit 20 në këtë shkencë, për çka është i njohur në tërë Botën Islame.

Alimi Shuajb Arnauti u interesuar për gjendjen e institucioneve arsimore si dhe për të arriturat e BI-së.

Myftiu Tërnava gjatë takimit ka shprehur kënaqësinë e tij që pret alimin e njohur Shuajb Arnautin të cilin Myftiu e ka njohur me arritjet e Bashkësisë Islame në fushën e infrastrukturës, arritjen e institucioneve të arsimit të BI, në fushën e publicistikës si dhe për sfidat dhe projektet që ka Bashkësia Islame dhe institucionet e saja për të ardhmen.

Ndërsa alimi shejh Arnauti u shpreh: "Megjithëqë larg atdheut me vëmendje kam përcjell zhvillimin e ngjarjeve në trojet shqiptare. Çdo sukses i vendit dhe njerëzve tanë më gëzon pa masë".

Në Aman shejh Shuajb Arnauti pos që është një mësues i madh i studentëve tanë në Aman është edhe përkrahës i tyre në çdo aspekt.

Shehj Shuajb Arnauti do të qëndrojë disa ditë në Kosovë.

**B i o g r a f i**

## Shuajb (Muharrem) ARNAUTI

Shehj Shuajb Arnauti: **"Gjaku më lëviz ndryshe kur them se jam shqiptar, vet emri dhe llagapi im dëshmon se jam shqiptar".**

Shuajb Muharrem Arnauti lindi në qytetin e Damaskut në vitin 1928. Në familjen e tij, ku tradita shqiptare dhe kultura islame ishin gjithnjë të pranishme.

Rrënjët e tij kthehen në Shkodrën e Bushatllinjve. Familja e Shuajbit shpërngulet nga Shkodra më 1926 dhe vendoset në Siri.

Shuajbi mësoi nga i ati dijet elementare të islamit.

Qysh i vogël mësoi përmendësh shumë pjesë nga Kurani, ndërsa dëshira për t'u thelluar edhe më tepër në sekretet e librit hyjnor e bëri atë që qysh nga mosha 17 vjeçare t'i përkushtohej mësimit të gjuhës arabe dhe gramatikës së saj. Kështu për më se dhjetë vjet radhazi, Shuajb Efendiu vazhdoi të ndjekë ligjëratat e gjuhës nëpër xhamitë dhe medresetë e vjetra të Damaskut, veçori e të cilave ishin se nxënësi ishte i lirë të zgjidhte dijet, që i interesonin, dhe askush nuk kishte të drejtë ta detyronte nxënësin që të mësonte atë që nuk i interesonte ose nuk i përshtatej.

Gjatë kësaj kohe Shuajb Efendiu mësoi nga dijetarët më të mirë të gjuhës arabe që kishte Damasku dhe lexoi librat më të njohur të dijetarëve të kohës

Dhe pas këtij udhëtimi të gjatë në thellësinë e gjuhës arabe, në të cilën arriti një nivel mjaft të lartë, Shuajb efendiu e pa të nevojshme t'i kushtonte një kohë edhe mësimit të shkencave juridike islame (Fikhut islamik ). Për këtë qëllim lexoi librat më të njohur të kësaj fushe, sidomos në Medhëhebin Hanefi. duke mësuar Usuli Fihkun, Tefsirin e Kur'anit, Mustalah El-Hadithin, leximin e librave të moralit etj. Është kjo kohë, kur ai kishte kaluar të tridhjetat.

Ajo që i ra në sy Shuajbit gjatë studimeve të tij e që pati ndikim të rëndësishëm në formimin e tij shkencor si dijetar qe se te profesorët e tij ndihej një mungesë e theksuar në njohjen e rangjeve të hadithit. Ose thënë ndryshe, hadithet e dobëta (Daif) dhe të mbathurat (Mevdu) të cilat përdoreshin më tepër në shpjegimet, ligjëratat dhe literaturën islame të asaj kohe.

Prandaj e pa të nevojshme që të specializojë në këto dije, për të mundur të rishikonte dhe rivlerësonte librat e hadithit dhe të synetit të Pejgamberit a.s. në mënyrë që të krijohej një mbështetje për studiuesit dhe të bëhej një sqarim i domosdoshëm për lexuesit e literaturës islame në përgjithësi.



*Shuajb (Muharrem) Armauti*

Kështu që në vitin 1955, kur në Damask filloi të punojë si mësimdhënës i gjuhës arabe dhe i edukatës islame, pa se kjo nuk i linte kohë të mjaftueshme për studimin e traditës dhe të librave të hadithit. Prandaj që në vitin 1958 filloi një punë të re në "Biblioteken islame të Damaskut", ku kryesoi grupin e seksionit që merrej me kritikën dhe korrigjimet e literaturës burimore islame.

Në bibliotekën islame ndenji afro njëzet vjet plot dhe gjatë kësaj kohe hulumtoi, identifikoi dhe korrigjoi mbi shtatëdhjetë vëllime librash të ndryshëm me karakter historik, fetar islamik dhe letrar,

Më parë Shuajb Efendiu e pa të arsyeshme të largohej që andej, ngase rregullorja e atyshme si dhe jeta përgjithësisht në Siri nuk i krijonte mundësi pune e hulumtimi. Kështu që në vitin 1982 ai shkoi në kryeqytetin e Jordanisë, Aman, ku filloi të punojë në fondacionin " Err-rrisale " dhe u angazhua të kryesonte seksionin e kulturës. Kontributi i Shuajb Efendisë nga koha kur erdhi në Aman gjer më sot është i pallogaritshëm për shkencat islame dhe kulturën arabe në përgjithësi. Numri i librave që ka punuar vetë e me bashkëautorë, ose ka qenë mbikëqyrës i tyre, arrin në mbi njëqind e gjashtëdhjetë vëllime, në të cilat përfshihen libra në shkencat e hadithit, fikhut, tefsirit, akides, libra të përkthyer etj.

Shuajb Efendiu, ose si e quajnë në Jordani Shejh Shuajbi, edhe pse i lindur jashtë atdheut e jetuar atje flet rrjedhshëm gjuhën shqipe.

Kur Shuajbi përmend Shqipërinë thotë: "Gjaku më lëviz ndryshe kur them se jam shqiptar, vet emri dhe llagapi im dëshmon se jam shqiptar".

## Myftiu Tërnava priti delegacionin e peshkopëve nga 11 vende të Evropës



Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava ka pritur sot në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në Prishtinë një delegacion të peshkopëve nga 11 vende të Evropës të kryesuar nga peshkopi gjerman Leo Shvarc.

Peshkopi Shvarc në emër të delegacionit ka falënderuar Myftiun Tërnava për pritjen dhe e ka njohur atë me qëllimin e vizitës në Kosovë.

Ndërsa Myftiu Tërnava pasi që i ka përshëndetur dhe u ka dëshiruar mirëseardhje, mysafirët i ka njohur me një historik të shkurtër të Bashkësisë Islame të Kosovës si dhe me angazhimin që ka Bashkësia Islame në krijimin e frymës së tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar e ndëretnik.



Myftiu Tërnava përgëzoi peshkopët për iniciativën dhe shprehu gatishmërinë e tij dhe të BI që të kontribuojë në sensibilizimin e ofrimit të komuniteteve fetare e nacionale në Ballkan e më gjerë.

Vizita e peshkopëve në Kosovë është rezultat nga konferenca tre ditore që po i zhvillon punimet e saj në Beograd me temën “Shërimi i plagëve dhe kujtimeve të luftës, Serbia ballafaqohet me barrën e së kaluarës”, e cila për objekt debati ka marrëdhëniet serbo-kroate dhe serbo-shqiptare, ditën e dytë ia kushton vizitave në terren.

## Nga aktiviteti i Kryesisë së BI në terren me rastin e muajit të madhëruar të Ramazanit





Në kuadër të aktiviteteve që ka ndërmarr Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës me rastin e muajit të madhëruar të Ramazanit, ndër të tjerat është edhe vizita në terren për se Kryesia me kohë ka përgatitur një elaborat të detaizuar ku përfshin të gjithë Këshillat vendor të BI të Kosovës.

Për këtë qëllim Kryesia, respektivisht kryeimami me kohë formoi një ekip prej 30 vetash ku angazhoi kuadrot nga Kryesia, Fakulteti i Studimeve Islame të Prishtinës si dhe nga Medreseja të cilët ishin në terren respektivisht nëpër xhami anë e kënd Kosovës ku ligjëruan tema kushtuar Ramazanit, zekatit e sadakatut- fitrit, mbajtën hytbe dhe falën namazet e xhumave e të teravive.

Në bashkëpunim me këshillat vendor u bë sistemimi nëpër xhamitë apo nëpër aktivitete të tjera si tryeza, tribuna apo paraqitje qoftë në mediat qendrore qoftë në ato lokale.

Dalja në terren dhe komunikimi i drejtpërdrejt me xhematin është një traditë e kamotshme e Kryesisë së BI që e realizon në këtë muaj. Në çdo vend, në çdo xhami përfaqësuesit e Kryesisë së BI dhe të institucioneve të sajë janë pritur mirë nga xhemati, që ka qenë një freski për ta.

Krah aktivitetit që zhvillon Kryesia në nivel qendror, këtë muaj një aktivitet të dendur në terren e kanë edhe këshillat vendor ku organizojnë tribuna tematike, pastaj derse nëpër xhami dhe vizita të ndryshme nëpër xhemate.

***(r. shkodra)***

# Festivali i Ramazanit 2008




Në Prishtinë, për të parën herë këtë vit është organizuar “Festivali i Ramazanit 2008”, ku gjatë gjithë muajit të Ramazanit nevojtarët patën mundësi të bëjnë iftar në platonë e Pallatit të Rinisë në Prishtinë. Për këtë qëllim qe ngritur një tendë që kishte kapacitet prej 1000 ulësesh, çka do të thotë që për çdo natë gjatë ramazanit kanë bërë iftar në këtë vend 1000 persona.

Pos nevojtarëve, një organizim i tillë është i mirëseardhur edhe për nxënës e studentë si dhe për punëtorët që i zë koha e iftarit në Prishtinë. Ky organizim është bërë nga Bashkësia Islame e Kosovës në bashkëpunim Shoqatën qeveritare turke “TIKA” si dhe me disa organizata joqeveritare nga Kosova e Turqia si dhe është mbështetur e përkrahurë dhe nga disa ndërmarrje e afaristë ku duhet veçuar: “ÜLKER,” “ABI”, “TEB”, “BKT”, “VITAMINKA”, “BUÇAJ” etj.



Në iftarin e parë qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës. Mr. Naim Tërnava i cili në fjalën e tij, pasi ua uroi agjërimin të pranishmëve, falënderoi të gjithë ata që ndihmuan për këtë organizim.

Në iftar qe i pranishëm edhe ambasadori i Turqisë në Kosovë Mustafa Sarniç, pastaj përfaqësues të KFOR-it e policisë turke që janë me mision në Kosovë si dhe të ftuar të tjerë.

Nga pjesëmarrësit dhe qytetarët e Prishtinës kjo nismë është pritur mirë.

Pas iftarit në qiell u lëshuan fishekzjarr që ishte një simbolikë me të cilën shënohej përfundimi i iftari dhe fillimi i suksesshëm i Festivalit të Ramazanit 2008.

# Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava shtroi iftar për liderët institucional e politik të Kosovës




Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava i cili shoqërohej nga bashkëpunëtorët më të afërt dhe nga anëtarët e Kryesisë së BI të Kosovës, për hir të muajit të madhëruar të Ramazanit më 8 shtator 2008 në “Vila Gërmia” në Prishtinë shtroi iftar për udhëheqësit institucional e politik të Kosovës.

Në iftar qenë të pranishëm presidenti i Kosovës dr. Fatmir Sejdiu, Ministri i shëndetësisë Alush Gashi, Ministri i ambientit Mahir Jakxhillar, kryetari i Prishtinës Isa Mustafa, kryetari i LDD-së Nexhat Daci, nënkryetari i ARK-së – Ibrahim Gashi, nënkryetari i AAK-së Naim Maloku, kryetari i Partisë së Drejtësisë Ferid Agani, kryetarja e Partisë Reformiste Ora Teuta Sahatçia, Sadik Idriz e Xhezair Murati nga koalicioni “Vakat”, pastaj kolonel Sheremet Ahmeti nga Policia e Kosovës etj.

Duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava pasi ka falënderuar të pranishmit për pjesëmarrje fillimisht tha: Më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, t’ju falënderojë për pjesëmarrje në këtë iftar të përbashkët të shtruar nga Kryesia e BI të Republikës së Kosovës me qëllim të vetëm që të jemi së bashku një prej ditëve të muajit të shenjët të bekuar të Ramazanit i cili në vazhdimësi thërret që të jemi së bashku, thërret për sakrificë, thërret sinqeritet, thërret për punë, thërret për avancimin e të gjitha veprave të mira dhe demaskimin apo luftimin e të gjitha veprave që janë të këqija dhe që shkojnë në dëm të shoqërisë”.

Ndërsa duke folur për rëndësinë e veçantë të këtij iftari Myftiu Tërnava në fjalën përshëndetëse tha: “Ky iftar është paksa i veçantë ngase është i pari që kështu bashkërisht e bëjmë në shtetin tonë sovran e të pavarur, për çka e falënderojmë Allahun që na bëri të mundur ne që sot të jemi shtet. Gjithashtu falënderoj edhe të gjithë ata që dhanë gjithçka prej vetes që ne të jemi të lirë, fal kontributit të tyre ne na u mundësua që të kurorëzojmë ëndrrën tonë që kemi prit dekada e shekuj me radhë. Besoj që kemi vu themele të forta të shtetit tonë të cilit duhet ta bëjmë edhe më tutje”.

Myfti përgëzoi udhëheqësit kosovarë për rezultatet e arritura në formimin dhe funksionalizimin e shtetit për se u shpreh: “Unë ju përgëzoi për punën madhore që jeni duke e bërë në institucionet e vendit së bashku me spektrin politik.

Bashkësia Islame e Kosovës është krenare për atë që bëhet sot për Kosovën dhe rreth Kosovës dhe për punë që bëni në vazhdimësi që bëni ju si President apo Presidenca pastaj Qeveria e Kosovës, të gjitha institucionet tona, partitë politike qofshin ato pozitë apo opozitë ngase të gjithë e kemi një qëllim pavarësisht rrugën që ne e ndjekim megjithatë të gjithë e kemi qëllimin e mirë, të gjithë dëshirojmë të arrimë në cakun e duhur ai është që më tepër ta forcojmë, ta bëjmë këtë shtet funksional e stabil dhe të gjithë ata që jetojnë në Kosovë t’i gëzojnë të drejtat e tyre të garantuara me të gjitha konventat ndërkombëtare dhe për këtë jemi duke punuar”.



Ndërsa presidenti i vendit dr. Fatmir Sejdiu në fjalën e tij të tha:

"Për ne është një nder i veçantë që të jem bashkë me ju në këtë natë dhe natyrisht bashkë në procese të rëndësishme për Kosovën.

Në Kosovën e të gjithë qytetarëve, në Kosovën e vlerave dhe karakteristikave të shprehura jashtëzakonisht në identitet të formësuar qartë edhe shtetëror dhe kultural evropian dhe mund të them po ashtu se është një përparësi e jashtëzakonshme që gjithmonë ju Bashkësia islame por edhe komunitetet e tjera fetare në Kosovë sidomos në mesin e shqiptarëve kanë qenë pjesë e një rrezatimi të vazhdueshëm të tolerancës, respektit, të solidaritetit, por them edhe të sakrificës.

Mendoj që ky muaj i rëndësishëm i agjërimit është vetëm një shembull që duhet të përcjell përkushtimin e gjithmonshëm dhe padyshim të besimtarëve dhe gjithë njerëzve të mirë të kësaj bote në vlerat më të mira njerëzore dhe humane".

***(r. shkodra)***

*Kryeministri Hashim Thaçi*

## Shtroi iftar për udhëheqësit e Bashkësisë Islame të Kosovës

**Myftiu Tërnava:** Ne duam që ky popull të jetë i lirë, thjesht, i lirë në jetën e tij, i lirë në besimin e tij, i lirë në vendosjen e tij.

**Kryeministri Thaçi:** Jam krenar që besimtarët tanë në çdo muaj të vitit punojnë çdo ditë për të ndërtuar ëndrrën e tyre të kamotshme, për jetë më të mirë, për shëndet në familje për përparim të gjithëmbarshëm shoqëror, kulturor dhe profesional.

Kryeministri i Kosovës Hashim Thaçi ka shtruar iftar më 22 shtator 2008, për udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovën me në krye Myftiun mr. Naim Tërnava.

Në këtë mënyrë shefi i ekzekutivit të vendit ka vazhduar traditën e shtrimit të iftareve për udhëheqësit e BIK, dhe këtë në dy rrafshe së pari vet kryeministri aktual sa ka qenë në opozitë për çdo vit ka shtruar iftar për udhëheqësit e BI, dhe së dyti ka vazhduar traditën e ish-paraardhësve të tij në qeveri.

Por ky iftar ishte më i veçantë se të më hershmit, pos asaj që është i pari që e shtrojnë institucionet e Kosovës pas pavarësisë së vendit, në këtë iftar si kurrë më parë qenë të pranishëm thuajse i tërë kabineti qeveritar, pastaj përfaqësues të partive politike të spektrit opozitar, përfaqësues të zyrave të huaja, deputet të Kuvendit të Kosovës si dhe kryetarët e komunave.



Duke iu drejtuar të pranishmëve kryeministri Thaçi fillimisht ka pohuar se ky iftar tregon unitetin qytetar e politik.

"Jam krenar që besimtarët tanë në çdo muaj të vitit punojnë çdo ditë për të ndërtuar ëndrrën e tyre të kamotshme, për jetë më të mirë, për shëndet në familje për përparim të gjithëmbarshëm shoqëror, kulturor dhe profesional.

Jam krenar që në muajin e Ramazanit familjet tona janë më të përkushtuara edhe shpirtërisht për të përkryer vlerat humane: harmoninë, dashurinë, respektin për qenien njerëzore."- tha ndër të tjerat kryeministri Thaçi.

Më tutje kryeministri Thaçi ka çmuar lartë rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës duke potencuar se anëtarët e Bashkësisë Islame të Kosovës kanë luajtur dhe janë duke luajtur rol pozitiv ngase anëtarët e BIK-ut kanë qenë zëri shpirtëror i qytetarëve.

Duke pasur për bazë pastërtinë e parimeve islame ju të nderuar keni bërë që në shoqërinë tonë të mos shfaqen fenomenet destruktive, por përkundrazi keni luajtur rolin tuaj të unitetit.

Institucionet e Republikës së Kosovës do të jenë gjithmonë në shërbim të lirisë së qytetarit, në shërbim të tolerancës ndërfetare".

Kryeministri ka vlerësuar se emancipimi fetar është kusht për integrimet në institucionet euroatlantike, kusht ky që, sipas kryeministrit Kosova është duke e plotësuar me përpikëri.

Myftiu i Kosovës pasi falënderoi për iftarin e shtruar nga ana e kryeministrit fillimisht foli për rëndësinë e Ramazanit për se tha:

"Ramazani është pjesë e rëndësishme e kohës dhe e jetës sonë. Është një muaj me një program të veçantë të organizimit të jetës. Secili mysliman, individ apo shoqëri bën përpjekje që sa më mirë ta presë këtë muaj të bekuar, për të bërë ibadet (adhurim) sa më shumë, në mënyrë që ky muaj vërtetë të rrezatojë afërsi, mirëkuptim dhe tolerancë ndërnjerëzore.

Organizimi i këtij iftari të sotëm nga ana Juaj, ka një rëndësi të veçantë, sidomos kur dihet se ka për qëllim afrimin e qëndrimeve tona, dhe njohjen e ndërsjellë me aktivitetet tona në planet afatmesme dhe afatgjata".

Më tutje Myftiu Tërnava ka folur edhe për bashkëpunimin e Bashkësisë Islame të Kosovës me institucionet e shtetit për se u shpreh:

"S'ka dyshim se Vendin do ta qeverisin ata që do ta marrin besimin e popullit, por janë edhe shumë faktorë të tjerë përcjellës, të cilët ndihmojnë përparimin e shoqërisë. Ne si Bashkësi Islame, jemi një Institucion i cili kurrë nuk do të ndalet së punuari për të mirën e këtij populli, edhe pse ka tentativa në anatemimin e saj për kontributin e dhënë në proceset nëpër të cilat kaloi dhe po kalon Kosova.

Ne duam që ky popull të jetë i lirë, thjesht, i lirë në jetën e tij, i lirë në besimin e tij, i lirë në vendosjen e tij.

Por gjithashtu, duam që ata të cilët me liri të plotë kanë zgjedhur të falen e të agjërojnë, t'u ofrojmë hapësirë dhe komoditet për kryerjen e këtyre detyrimeve hyjnore. Vetëm një qasje e tillë, neve definitivisht na mundëson t'i bashkangjitemi familjes së madhe të popujve të lirë e të mëdhenj, me liri të fesë dhe të besimit, pa urrejtje dhe imponim".

Myftiu Tërnava përmendi në fjalën e tij edhe raportin vjetor të Departamentit të shtetit të ShBA-ve për lirinë e fesë ku përmendi faktin se është inkurajuese se raporti për herë të parë këtë vit e fut Kosovën në vendet ku respektohen liritë fetare.

*Ambasadorja amerikane në Prishtinë*

# Tina Kajdanov shtroi iftar për udhëheqësit e lartë të BI të Kosovës



Më 19 shtator 2008 në restorantin "Pëllumbi" në Prishtinë, ambasadorja e ShBA-ve në Prishtinë znj. Tina Kajdanov shtroi iftar për udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me në krye Myftiun mr. Naim Tërnava.

Është ky iftari i shtatë që shtron misioni diplomatik në Kosovë për udhëheqësit e Bashkësisë Islame të Kosovës që nga pas lufta e këndej.

Me këtë rast Myftiu i Kosovës në fillim të fjalës së tij tha:

"Fillimisht më lejoni të shpreh kënaqësinë time dhe të bashkëpunëtorëve të mi që na është dhënë mundësia të jemi së bashku pran tryezës edhe për këtë iftar i cili tashmë të thuash është bërë tradicional.

Prandaj krahas konsideratës time të lartë, më lejoni të ju shpreh falënderimin tim të sinqertë për kujdesin dhe respektin e treguar, juve zonja ambasadore dhe shtetit dhe popullin të cilin ju e përfaqësoni.

E nderuara zonja ambasadore!

Njeriu nuk është i krijuar që të jetoi i vetmuar, por përkundrazi të jetoi në shoqëri. Prandaj ai është i thirrur që roli i tij shoqëror të jetë pozitiv, i mirë dhe i dobishëm, sidomos në raport me anëtarët tjerë të shoqërisë.

Me qëllim të udhëzimit të drejt Zoti kohë pas kohe dërgoi pejgamber dhe libra të shenjta siç ishin Ademi, Nuhi, Musai, Isai e Muhamedi a.s., pastaj libra të shenjta si Tevrati, Inxhili e Kurani".

Ndërsa në vazhdim Myftiu falënderoi ShBA-të për përkrahjen që i kanë dhënë Kosovës gjatë procesit të shpalljes së pavarësisë, përse Myftiu u shpreh: "Ky Ramazan për ne në Kosovë është më i veçantë se të tjerët për faktin se Kosova më 17 shkurt 2008 shpalli pavarësinë e cila u njoh nga një numër i konsiderueshëm i shteteve të botës të prira nga ShBA-të me çka populli i Kosovës realizoi ëndrrën e kamotshme për liri e pavarësi.

znj. Ambasadore,

Kosova do të jetë një vend ku do të respektohen besimet dhe të drejtat e të gjitha komuniteteve që jetojnë në Kosovë dhe do të jetë model i mirë edhe për shtetet në rajon e më gjerë.

Edhe një herë falënderojmë ShBA-në dhe popullin amerikan për përkrahjen e vazhdueshme që po i jep Kosovës së pavarur.

Unë në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, dhe të gjithë besimtarëve islam në Kosovë ju falënderoj për angazhimin tuaj të përhershëm për Kosovën, dhe njëkohësisht ju falënderoj edhe për këtë iftar të përbashkët".

Ambasadorja amerikane në Kosovë znj. Tina Kajdanov pasi përshëndeti Myftiun dhe të pranishmit fillimisht tha: "Faleminderit që erdhët në këtë iftar, i shtati me radhë që shtron Ambasada amerikane për miqtë tanë të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Gjatë vitit të kaluar, bashkëpunimi i Ambasadës sime me Bashkësinë Islame të Kosovës ka mbetur i fuqishëm. Për pesë vite me radhë, një profesor amerikan i gjuhës angleze po jep mësim ne Medresenë e Kosovës si shenjë e përkushtimit tonë për bashkëpunimin me Bashkësinë Islame. Përveç kësaj, marsin e kaluar ne patëm nderin të jemi nikoqirë në Amerikë të dhjetë burrave dhe grave nga bashkësia juaj përmes Programit të Shkëmbimit të Qytetarëve "Feja dhe Bashkësia", ku ata panë diversitetin e bashkësive myslimane në tërë SHBA-të".

Në vazhdim ambasadorja amerikane foli për atmosferën e lirisë e tolerancës që kanë popujt në Amerikë ku ndër të tjerat veçoi:

"Anëtarët e Bashkësisë Islame të Kosovës, jo vetëm që mësuan për prejardhjet e ndryshme kulturore të myslimanëve amerikanë, por ata kanë përjetuar edhe atmosferën e lirisë dhe tolerancës në të cilën krejt amerikanët kanë mundësinë të ushtrojnë fenë e tyre. Në tërë Amerikën, familjet myslimane bëhen bashkë çdo natë të Ramazanit për të festuar devotshmërinë ndaj islamit. Fetë dhe traditat e shumta të cilave u përkasin amerikanët e pasurojnë shtetin tonë dhe reflektojnë më të mirën për Amerikën.

E njëjta vlen për Kosovën. Diversiteti i shumë etnive, gjuhëve dhe feve. Ne e falënderojmë Myftiun Tërnava dhe Bashkësinë Islame për përkushtimin e tyre që ta ndërtojnë një Kosovë ku të gjithë janë të mirëseardhur, të lirë dhe të sigurt që të praktikojnë fetë e tyre, dhe të gjithë mund të kenë një të ardhme në paqe dhe prosperitet".

***(r. shkodra)***

*Me rastin e shënimit të Betejës së Bedrit*

# Myftiu i Kosovës shtroi iftar tradicional me udhëheqësit e Këshillave vendor të BI dhe nëpunësit e institucioneve të BI

**Myftiu Tërnava:** Nëse Nata e Bedrit, dhe sigurisht se po, ka bërë kthesë vendimtare në historinë e re islame para 14 shekujve dhe ka qenë mesazhi më i fortë drejtuar mbarë njerëzimit dhe shkëndija ndriçuese do të ndriçoi mbi mbarë botën, ja të nderuar vëllezër kjo është realizuar.



Si tradicionalisht me rastin e natës së 17 të Ramazanit respektivisht në kujtim të fitores historike në Betejën e Bedrit, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava të enjten më 18 shtator 2008 shtroi iftar për udhëheqësit e Këshillave të BI dhe nëpunësit e institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës. Si tradicionalisht Myftiu iftarin e shtroi në restorantin e Medresesë së mesme “Alaudin” të Prishtinës ku qenë të pranishëm rreth 200 pjesëmarrës.

Fillimisht të pranishmëve mirëseardhje u shprehu kryeimami i BI të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, ndërsa me një fjalë rasti iu drejtua vet Myftiu Mr. Naim Tërnava, i cili pasi që i përshëndetin të pranishmin tha: Më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, t’ju dëshiroj mirëseardhje në këtë iftar të përbashkët të organizuar nga kryesia e bashkësisë Islame dhe të lusim Allahun xh.sh. që agjërimin tonë ta ketë pranuar dhe mëshira e rahmeti i Tij të jetë mbi ne dhe mbi të gjitha ata të cilët në vazhdimësi kanë frikën ndaj Krijuesit suprem. Ju kujtohet sigurisht në Ramazanin që shkoi se në këtë sallë, në këtë vend, në këtë kala të dijes, në këtë fortesë të paepur e të pa shembur pavarësisht se në çfarë furtuna kaloi patëm thënë së bashku se shpresojmë dhe kemi bindjen e thellë se Ramazanin që vjen do ta presim në Kosovën tonë të lirë, sovrane e të pavarur. Dhe falënderojmë Allahun xh.sh. dhe të gjithë ata që kontribuuan dhe u flijuan për këtë ditë që t’i gradoj me shpërblimet e tija më të mëdha në këtë dhe në botën tjetër.”

Ndërsa duke folur për rëndësinë dhe refleksionet e Natës së Bedrit, Myftiu Tërnava veçoi: “Nëse Nata e Bedrit dhe sigurisht se po, ka bërë kthesë vendimtare në historinë e re islame para 14 shekujve dhe ka qenë mesazhi më i fort drejtuar mbar njerëzimit dhe shkëndija ndriçuese do të ndriçojë mbi mbar botën, ja të nderuar vëllezër kjo është realizuar. Po le të na shërbej neve ky iftar i përbashkët sonte këtu në këtë vend që edhe ne të bëjmë një kthesë në vetën tonë dhe të marrim edhe më me përgjegjësi amanetin që kemi para vetës në lartësimin e fjalës së Allahut xh.sh., në edukimin e brezit të ri, në punën tonë të vazhdueshme në luftimin e dukurive të cilat janë prezente në shoqërinë tonë dhe avancimin e të gjitha veprave të mira kuptohet me një edukatë të mirëfilltë që buron nga Kurani famëlartë që është hedia apo dhurata më e madhe që i madhi Allah xh.sh. zbriti njerëzimit mbarë dhe atë e zbriti në muajin e shenjët të Ramazanit. Andaj edhe vlera mu për këtë i takon këtij muaji ngase në këtë muaj kemi edhe Natën e Kadrit para së cilës pra na ndajnë edhe pak net dhe është nata në të cilën i madhi Allah xh.sh. dërgon mysafirë edhe më të shumtë, dërgon engjëj, dërgon edhe kryeengjullin pran neve që vërtetë të na begatojë me të mirat e tij, të na shpërblej me të mirat e tij për adhurimet, për ibadetet që i kemi bërë në vazhdimësi a në veçanti gjatë këtij muaji të shenjta të Ramazanit”.



Në fund të fjalës së tij myftiu Tërnava në formë mesazhi porositi të pranishmit: “Pavarësisht se me çfarë pengesash mund të ballafaqohemi për çdo ditë ne duhet që të gjejmë forcën e imanit, forcën e besimit që ato t’i tejkalojmë dhe vërtet të tregohemi që jemi të gatshëm të punojmë për ardhmërinë e këtij vendi, për ardhmërinë e fesë sonë, për një jetë sa më të mirë të të gjithëve duke respektuar sigurisht edhe të gjitha besimet e tjera të cilat janë në Kosovën tonë. Ky le të jetë mesazhi im që ju duhet të përcillini nëpërmjet xhamive tuaja e në prag të kësaj feste kaq të madhe që na pret - festa e Bajramit e inshalla Allahu xh.sh. na bën të mundur që ne të presim atë ditë të festojmë bashkërisht”.

*Myftiu i Kosovës Naim Tërnava gjatë iftarit në Prizren*

# Të bashkuar gjithherë rreth sofrës së Allahut ne do të kemi ardhmëri të mirë



Më 16 shtator 2008, përfaqësia e DIJANET-it në Kosovë në bashkëpunim me Këshillin e Bashkësisë Islame shtroi iftar të përbashkët në Prizren ku qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, zëvendësambasadori turk në Prishtinë Dogan Isik, Ministri i Ambientin në Qeverinë e Kosovës, Mahir Jakxhillar, nënkryetari i Kuvendit komunal të Prizrenit Merxhan Shpat, kryetari i Kuvendit komunal të Mamushës Arif Bytyqi, përfaqësues të KFOR-it që veprojnë në Prizren si dhe të ftuar të tjerë, imamë e mësimdhënës të medresesë nga paralelja në Prizren si dhe kryetar të këshillave të KBI Mitrovicës, Rexhep Lushta dhe Muhamet Paçarizi- kryetar i këshilli të BI në Suharekë.

Duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava ndër të tjerat tha: "Mesazhet që dalin nga muaji i shenjët i Ramazanit janë të shumta, mirëpo edhe një prej atyre mesazheve është tubimi kështu siç jemi ne sonte për rreth sofrës së Allahut xh.sh. të ulur duke pritur momentin t'i themi Allahut xh.sh.: "O Zot, o Krijuesi ynë, o Krijues i kësaj gjithësie bazuar në urdhrat tua ne jemi zgjuar në syfyr kemi ngrënë, tërë ditën kemi agjëruar dhe me kënaqësinë më të madhe tash presim sinjalin tend, presim ezanin. Po ne presim në shenjë falënderimi ndaj madhërisë sate për begatitë që na i ke dhënë. Jemi ata që bëjmë iftar dhe jemi ata që i kryej obligimet tona në vazhdimësi. Jemi të binduar se thënia jote se njeriu nuk do të gjej as më shumë as më pak tek Allahu xh.sh. me përjashtim të asaj, për atë që është angazhuar dhe ka punuar gjatë jetës mbi sipërfaqen e tokës".

Ndërsa duke folur për rëndësinë e unitetit e bashkëveprimit Myftiu Tërnava spikati: "Të bashkuar gjithherë rreth sofrës së Allahut ne do të kemi ardhmëri të mirë edhe në këto troje ngase kemi pritur dhe vuajtur shumë që ta kemi Kosovën tonë të lirë e sovrane. Me këtë rast falënderoj të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë anë e mban botës të cilët na ndihmuan ne, përkrah sakrificës në vazhdimësi që ka bërë ky popull, që ne sot të jemi një shtet i pavarur e sovran dhe të na njohin deri sot afërsisht 50 shtete të botës. Ne ju premtojmë të gjithëve që Kosova do të jetë një model i mirë për të gjitha shtetet në rajon ngase do të krijojmë në vazhdimësi një klimë bashkëpunimi jo përçarje, jo urrejtje por tolerance e paqeje mirëpo duke e ruajtur gjithherë identitetin tonë".

Duke i përshëndetur të pranishmit përfaqësuesi i DIJANET-it në Kosovë Tefik Jyxhesoj tha: "Ndiej kënaqësi të veçantë që së bashku jemi këtu në muajin e bekuar të Ramazanit i cili është përplot mëshirë dhe dhunti. Dashuria dhe toleranca të gjithëve na i ka hapur dyert, kurse brenda kësaj dashurie e tolerance nuk zë vend, xhelozia, përçarja e urrejtja dhe kjo dashuri i do krijesat për hir të Krijuesit".

Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i Këshillit të BI së Prizrenit Lutfi Balluk i cili ndër të tjerat tha: "Kam nderin dhe kënaqësinë që në emër të Këshillit të BI të Prizrenit tu përshëndes dhe t'u përgëzojë në këtë iftar të përbashkët. Lus Allahun që të gjithë neve të na bashkojë në kevtherin e tij sepse iftari ka gjithherë simboliken e vetë, por ky iftar për ne është i veçantë ngase për herë të parë Këshilli i BI në Prizren shtron një iftar të përbashkët në Kosovën tonë të pavarur".

# Këshilli i Bashkësisë Islame të Ferizajt shtron iftar për institucionet ferizajase




Këshilli i Bashkësisë Islame të Ferizajt (KBI ) në bashkëpunim me OJQ WAMY më 19 shtator kanë shtruar iftar të përbashkët me institucionet e Ferizajt në restaurantin " Parku" ku qe i pranishëm, gjenerali amerikan i kampit Bonstill Larry D. Kay, kreu komunal Bajrush Xhemaili, drejtorët e ekzekutivit të Ferizajt, partitë politike që funksionojnë në Ferizaj, PK-së, TMK-së, Shoqatave të dala nga lufta, gazetarë, biznesmen etj.Të pranishmit i ka përshëndetur kryetari i KBI Fehmi ef. Mehmeti i cili tha se ky iftar tashmë e ka marr formën e vetë tradicionale që nga paslufta ku në këtë sofër të përbashkët bashkohemi të gjithë me të vetmen dëshirë që të jemi pran njëri tjetrit dhe për t'i shprehur falënderimet Zotit që këtë vit po e presim këtë iftar në pavarësi të plotë të Kosovës që për të u sakrifikuan shumë shqiptarë.

Në këtë muaj jemi të thirrur të sakrifikojmë dhe t'i përkushtohemi Zotit si asnjëherë më parë. Është muaj i bereqetit dhe lumturisë dhe i unitetit, ka thënë kryetari ef. Mehmeti. Kreu komunal Xhemaili ka falënderuar institucionet e KBI-së për këtë organizim madhështor dhe ju ka uruar suksese në punën dhe misionin e tyre. "Ky është një muaj i sakrificës, i përkushtimit, paqes, unitetit dhe në këtë kohë më së shumti na duhet uniteti se vetëm së bashku mund të shkojmë përpara dhe të zhvillohemi më fuqishëm".

Këtë iftar të përbashkët e ka përshëndetur edhe gjenerali amerikan i kampit Bonstill Larry D. Kay i cili nuk fshehu edhe emocionet e veta që ka krijuar atmosfera e këtij iftari dhe tha se ky iftar do të jetë gjatë dhe i paharrueshëm për të. "Për miliona amerikan që nuk kanë rastin të shohin diçka të tillë, ata nuk kanë mundësi që të kuptojnë paqen, gëzimin, sakrificën dhe gjithë të mirat që ne po shohin sonte. Është e vërtet ajo që tha kreu komunal në këtë kohë na duhet uniteti. Ne duhet t'i gjejmë mënyrat për ta kuptuar njëri tjetrin si të luftojmë për atë që është e drejtë dhe vazhdimisht ta luftojmë dhunën dhe ta afirmojmë vëllazërinë dhe dashurinë. Nëse unë kam mësuar diçka nga qëndrimi im në Kosovë janë këto lutje që unë mësova sonte këtu në këtë iftar" - tha gjeneral i BSHL-së Lary D.Kay.

***Rexhep Suma***

# Kryetari i komunës së Gjakovës Dr. Pal Lekaj shtron iftar për nder të Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës

*Për herë të parë në historinë e qytetit të Gjakovës së pasluftës së Dytë Botërore, një kryetar komune shtron Iftar për nderë të Këshillit të Bashkësisë Islame*



Më datën 27.09.08, në natën më të vlefshme të muajit të shenjt të Ramazanit "Lejletul-Kadër" dhe ditën e xhuma, kryetari i Komunës së Gjakovës Dr. Pal Lekaj ka shtruar Iftar për nderë të Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës.

Në Iftarin e titulluar "SOFRA E PËRBASHKËT", përveç intelektualëve të qytetit, përfaqësuesve të partive politike, funksionarëve lokal dhe qendror, shoqatave qeveritare dhe jo qeveritare, përfaqësuesve të TMK-së, SHPK-së, Shoqatës "Thirrjet e nënave", familjeve të dëshmorëve, familjeve të të zhdukurve, ishin të ftuar imamët dhe përfaqësuesit e KBI-së.

Pas përfundimit të Iftarit, me insistimin e kryetarit të Komunës Dr.Pal Lekaj, të pranishmëve iu drejtua imami i nderuar i xhamisë së Re Munir ef. Salkurti, i cili pas falënderimit të Allahut dhe dërgimit të salavateve mbi Muhamedin s.a.v.s., përshëndeti kryetarin e Komunës Dr. Pal Lekën, si organizator i këtij iftari dhe të gjithë të pranishmit.

Më pas fjalën e mori kryetari i komunës së Gjakovës Dr. Pal Lekaj i cili tha: "Të nderuar prijës fetar, përfaqësues të Këshillit të Bashkësisë Islame, përfaqësues të strukturave politike, të organizatave jo qeveritare dhe të gjithë të pranishëm. Sa mirë është të jemi në *"Sofrën e përbashkët"* me motivin e besimit në Zot - Krijuesin. Besimi në Zot, është vet virtyti njerëzor me të cilin strukturat udhëheqëse të resurseve njerëzore jemi në përballje të përditshme, jemi në sprovë para vet Krijuesit, pikërisht në Kosovën e stërmbushur me sfida. Kosova ishte një arenë që në të kaluarën sikur u zhvilluan të gjitha ngjarjet që përshkruhen në librat e shenjtë, plotë dhimbje, plot vuajtje duke e luhatur mendjen e njeriut në devotshmëri. Sa perandori që kaluan, sa kultura u gërshetuan, sa regjime e kushtetuta u ndërruan, lanë nga një vragë, lanë nga një plagë në popull. Por, të dashur qytetar të komunës së Gjakovës, duke qenë të një gjaku, të një kombi, i shëruan plagët më së miri. Familja e shëndosh shenjtërinë e vet e ruan në *"sofrën e përbashkët".* Kur nuk e duam njeriun, nuk i gjendemi afër, nuk bëjmë për njëri tjetrin, e thirremi në besim, sikur provojmë të mashtrohemi. Kjo metaforë vlen për ne sot, ta duam popullin tonë, t'i gjendemi afër, ta ndërtojmë edhe mjedisin, edhe dashurinë. Të krijojmë hapësirë për ta shijuar më mirë dhe më shlirshëm jetën në demokraci ku frekuentohen, besimet dhe kulturat që kanë vetëm një rrugë drejtë të mirës së njerëzimit".

Më tutje kryetari Lekaj tha: "Të dashur qytetar, besimtarët e fesë islame, dhanë shumë provime për këtë popull siç e thamë të vuajtur. Si edhe më parë, në tempujt nëpër xhamia u shndërruan në shkolla dhe në vendtubime për të dalë nga rrezikshmëria që kanosej. Nga aty kurrë nuk u dallua përkatësia fetare, por u bë unifikimi i popullit dhe u bë thirrje për përkatësi kombëtare. Këtë e bënë edhe vet udhëheqësit fetar edhe vet besimtarët. Kjo dukuri u zhvillua edhe në vendluftimet e shumta kudo në zona që kishte besimtarë të një përkatësie".

**E. Rexha**

# Shoqata "Bereqeti" ndihmon nevojtarët për Bajram




Në prag të festës së Fitër-Bajramit s Shoqata humanitare "Bereqeti" ka ndihmuar me artikuj ushqimor mbi 1200 familje anë e kënd Kosovës duke filluar nga Prishtina dhe qendrat tjera të Kosovës.

Në pako qem përfshirë gjërat themelore për përgatitjen e drekës së Bajramit, kjo është ndihmë simbolike që sadokudo këtyre familjeve në nevojë t'u dalim në ndihëm që edhe këta ta festojnë Fitër- Bajramin.

Përmes Shoqatës "Bereqeti" me rastin e festës së Fitër-Bajramit, Banka Ekonomike ka vendosur që të ndihmojë 114 familje në nevojë na tha kryetari i shoqatës Fitim Flugaj.

Shoqata Bereqeti për festën e bajramit ka shpërndarë edhe mish, artikuj satira dhe veshmbathje.

## Bashkësia Islame e Kosovës nderon myslimanët e Medvegjës me një iftar të përbashkët



Për hir të muajit të shenjtë të Ramazanit, të shtunën me datën 27 shtator, në Xhaminë e Kapitit të komunës së Medvegjës, Bashkësia Islame e Kosovës (BIK) ka shtruar iftar të përbashkët për të gjithë besimtarët islam të kësaj komune.

"Duhet të falënderojmë Bashkësinë Islame të Kosovës që çdo vit nuk po e harron komunën e Medvegjës dhe që po i ndihmon myslimanët e këtij vendi, jo vetëm me iftare por edhe me ndihma të tjera" deklaroi imami Ilham Hasani. Ai shtoi se është i kënaqur me organizimin e iftarit në Xhaminë e Kaptit dhe me faktin që popullata e komunës së Medvegjës masovikisht i është përgjegjur ftesës për iftar të përbashkët të cilin e ka organizuar BIK-ja. Poashtu, imami Hasani e shprehi kënaqësinë e tij që në këtë iftar kanë marrë pjesë shumë besimtarë islam të komunës së Medvegjës dhe që në fund të gjithë janë ndarë të kënaqur. Imami Hasani me respekt të veçantë foli për ndihmën e rregullt të Bashkësisë Islame të Kosovës ndaj besimtarëve islam të komunës së Medvegjës e cila nuk po mungon asnjëherë dhe e cila po shndërrohet në traditë.

Pas iftarit, në Xhaminë e Kapitit të pranishmit kanë falur namazin e jacisë dhe namazin e taravive.

Edhe në Xhaminë e Sijarinës me datën 25 shtator është mbajtur një iftar i përbashkët të cilin bashkërisht e kanë organizuar z. Zenel Neziri nga Stara Baja dhe z. Fadil Selmani nga Tupalla, që të dy me qëndrim të përkohshëm në Zvicër. Me këtë rast imami i Xhamisë së Sijarinës Ilham Hasani deklaroi se "...kush ka mundësi që të jep gjatë muajit të Ramazanit, kush ka mundësi që të ushqejë agjëruesit, All-llahu xh.sh. do t'ia jep vendin në xhenet dhe do ta mbrojë nga zjarrmi i xhehnemit. Unë e lus All-llahun xh. sh. që të kemi njerëz të tillë që ndihmojnë dhe njerëz që marrin iniciativa të tilla".

***Fidan Kosumi***

## Pleqtë e Xhamisë së madhe bëhen lexuesit më të rinj të Kuranit



Të bësh hatme në moshën rinore nuk përbën ndonjë risi në kohën tonë, por të bësh një punë të tillë në moshën 78-vjeçare vërtet është një sakrificë e llojit të vet, që duhet përshëndetur dhe të jetë mostër për pleqtë e tjerë që edhe ata, po të duan, mund të bëhen lexues të Kuranit në gjuhën arabe. Në xhaminë e madhe "Mulla Vesel Xheladin Guta" të Ferizajt, më 21 gusht 2008 një grup prej 13 pleqsh kanë bërë atmen (kanë përfunduar leximin e Kuranit) duke u cilësuar edhe si grupi më më aktiv, edhe pse të moshuar, me seriozitet, punë dhe angazhim të pashoq. Ata kanë arritur që për 10 muaj të përfundojnë leximin e Kurë'anit Kandidatët që bënë hatme, janë:

Azem Ismajli (1931, më i moshuari), Hafiz Elezi (1940), Bafti Mustafa (1945), Fehmi Ajeti (1945), Shefqet Fazliu (1948), Sabri Bajraktari (1949), Raif Sopa (1952), Ramadan Beqiri (1954), Rexhep Idrizi (1958), Ramadan Isaku, Kapllan Ymeri, Enver Sahatçiu. Dhe më i riu nga të gjithë Adnan Osmani ( 1961).Në këtë ceremoni që u mbajt menjëherë pas namazit të drekës, organizuar nga KBI i Ferizajt, merrnin pjesë kryeimami i KBI-së Sylejman ef. Roshaj, i cili, pasi përshëndeti në emër të Këshillit, të pranishmit dhe në veçanti kandidatët që kishin bërë hatme, duke u ngazëllyer tepër shumë, ngase vërtet mësimi i Kur anit nuk njeh moshë as kohë, theksoi: "Kërkimi i diturisë është nga periudha e lindjes deri në vdekje, kështu na ka porositur i dashuri i Allahut, Muhamedi a.s. dhe vërtet ndihem shumë i lumtur që në këtë moshë këta persona kanë gjetur kohë dhe mundësi për të mësuar leximin e Kuranit".

Edhe Adem Hoxha, i cili ka organizuar këtë mësimbesim, ka shprehur falënderim në emër të këtyre nxënësve, të cilët edhe në pleqëri nuk kursyen dhe nuk u dorëzuan që nga nëntori i vitit të kaluar të vijonin vazhdimisht mësimin në xhami. Kjo është një korrje e atij mundi që kanë treguar për muaj me radhë. Këtë hatme e mundësuan imami i Xhamisë së madhe Adem ef. Hoxha, Shyqeri Tershana (mualim) dhe Jahja ef. Stublla, myezin, të cilët kishin punuar pareshtur, që këta nxënës të mësonin librin e Allahut në këtë moshë, një punë kjo jo e lehtë për asnjërën palë.Në fund lexuesve të rinj iu dha nga një mirënjohje për përfundimin e leximit të Kuranit dhe ndjekjen e këtij kursi 10 muajsh. Nga ana e tyre, pleqtë si lexuesit më të rinj nuk mund të fshihnin emocionet e gëzimit që i kishte kapluar në momentin kur po uroheshin nga të pranishmit për mbarimin e leximit të Kuranit. Një ndjenjë gëzimi e gërshetuar me lot që rrokulliseshin mbi faqet e tyre." "Vërtet është një realizim që vetëm Allahu ka deshi e na ndihmoi, dhe ndihem më i lirë, sepse deri tash kam ndier një barrë të madhe.Mbetem me shpresë që kjo hatme të jetë një hap edhe më i fort që ne duhet të tregojmë në raport me Krijuesin dhe njerëzimin" - ka thënë Adnan Osmani, lexuesi më i ri nga ky grup.

***Rexhep Suma***

# U festua solemnisht Fitër-Bajrami i parë në Kosovën e pavarur

Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të agjërimit-Ramazanit, më 30 shator 2008, si në gjithë Botën Islame ashtu edhe tek ne, besimtarët kremtuan në mënyrë madhështore festën e Fitër-Bajramit me lutjet për paqe, harmoni, unitet dhe për solidaritet me nevojtarët e për një të nesërme më të mirë.



Është kjo hera e parë që qytetarët e Kosovës Fitër-Bajramin e kremtuan solemnisht në të gjitha xhamitë anë e kënd Kosovës në shtetin e lirë, sovrane e të pranuar ndërkombëtarisht gjë që i dha dimension dhe kuptim të dyfishtë ngase festohej e kremtohej në vendin e lirë për çka u sakrifikuan shumë gjenerata.

Pasi që xhamia "Sulltan Mehmet-Fatih" është në rinovim kësaj radhe manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Fitër-Bajramit u mbajt në xhaminë "Sulltan Murat" (Xhamia e Çarshisë) të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun, Mr. Naim Tërnava në krye.

Këtë ditë feste Namazit të sabahut i priu ish-imami shumëvjeçar i kësaj xhamie tash në pension Mustafë ef. Dervisholli, ndërsa ashere nga Kur'ani lexoi imami Hakim ef. Ilazi, i cili hapi ceremoninë festive kushtuar Fitër-Bajramit.

Për vlerën dhe rëndësinë e festës së Fitër-Bajramit, foli H. Resul ef. Rexhepi, i cili në fillim iu drejtua të pranishmëve:



*Resul ef. Rexhepi*

"Jemi tubuar sot në këtë ditë feste, në këtë vend të shenjtë për ta madhëruar dhe falënderuar Allahun-Krijuesin e Gjithësisë.

Ky Bajram ose kjo festë për ne është e veçantë për shumë arsye. Është Fitër-Bajrami i parë në Kosovën tonë të dashur, shtet sovran dhe demokratik. Gjithashtu, kjo festë sot është e veçantë sepse është Bajrami i parë i shpallur festë shtetërore nga ligjvënësit kosovarë, që do të thotë se këtë festë e festojnë të gjithë qytetarët tanë, gjë kjo e cila neve nga bënë të lumtur.

Prandaj, edhe me këtë rast falënderojmë Allahun dhe i kujtojmë me pietet të gjithë ata që u flijuan për këtë ditë, që ne sot të jetojmë të lirë.

Vëllezër të nderuar!

Sot po e lëmë pas muajin e agjërimit, të solidaritetit e të bamirësisë. Sot po e lëmë pas Ramazanin. Po lëmë pas agjërimin, të cilin e kemi bërë me dëshirë për një vetëdisiplinë të trupit dhe shpirtit duke iu përkulur Allahut. Sapo u adoptuam se si me ibadet dhe duke e kënaqur shpirtin t'i mundim epshet trupore. Agjërimi na mësoi se si të jetojmë me moral të pastër.

Prandaj, i gëzuar dhe i lumtur është ai i cili mund të qëndrojë para Krijuesit të qiejve dhe Tokës me agjërimin e tij, me ibadetin e tij, me shpirtin e tij të pastër dhe dëshirë për të jetuar në paqe dhe mirësi.

Në ditën e Bajramit është e pëlqyeshme që besimtari të pastrohet, të parfymoset dhe t'i veshë rrobat më të bukura që i ka. Është synet që para se të shkohet në xhami me i ngrënë disa hurme tek."

Në vazhdim të fjalës së tij Resul efendiu foli për mësimet themelore të fesë islame për se ai tha:



"Nuk duhet harruar se adhurimi ndaj Allahut është një nga qëllimet më madhore të krijimit të njeriut, madje vet misioni i ardhjes së tij në këtë botë është adhurimi që duhet kushtuar Zotit.

Natyrisht, për t'ia arrit këtij qëllimi, Allahu, përveç se i dërgoi udhëzues-pejgamberë dhe libra qiellor ose hyjnorë, njeriut i dhuroi edhe mendjen-arsyen. Prandaj, sipas islamit, feja dhe shkenca, besimi dhe arsyeja, qëndrojnë përkrah njëra-tjetrës. Është thënë edhe kjo: Zoti i dhuroi njeriut dy libra: Kuranin dhe Universin. I pari është fjalë, kurse i dytë është krijimi i Tij, dhe me plotë të drejtë është thënë: Kurani është universi që hesht, kurse universi është Kurani që flet. Dhe nuk ka përplasje mes tyre.

Besimi-imani, si veçori shpirtërore, i është dhënë njeriut dhuratë nga Zoti, dhe këtë dhuratë ai duhet ta çmojë, ta kultivojë e ta respektojë.

Filozofi i shquar Henri Bergson thoshte: “Është gjetur dhe gjendet shoqëri njerëzore pa shkencë, pa art e filozofi, mirëpo asnjëherë nuk është gjetur ndonjë shoqëri pa fe”.

Ndërsa në ligjëratën e dytë Kasim ef. Gërguri foli për Ramazanin si muaj i Kuranit dhe për vet festën e Fitër-Bajramit përse u shpreh:

“Ja pra kaloi muaji i bekuar i Ramazanit, na la neve duke marrë me vete fletët e veprave tona, të cilat shpresojmë të jenë përplot mirësi dhe me to të jetë i kënaqur Krijuesi i gjithësisë.


*Kasim ef. Gërguri*

Kjo ditë është ditë feste dhe ushqimi, ditë e furnizimit ndaj të varfërve, jetimëve, skamnorëve dhe të atyre që nuk kanë përkujdesje.

Kjo ditë është dita në të cilën paraqitet agjërimi tek Sunduesi i Plotfuqishëm, dhe ditë kur jepet shpërblimi i agjëruesve prej thesareve të Gjithëmëshirshmit.

Kjo është ditë gëzimi sepse ne e kryem obligimin tonë, ditë gëzimi sepse ne e kemi ndërgjegjen e pastër, ditë gëzimi sepse e ndjejmë në thellësinë e shpirtit se Allahu është i kënaqur me ne.

Kjo është ditë gëzimi për shkak të vullnetit të fuqishëm, kjo është ditë gëzimi e ngadhënjimit të dëgjueshmërisë mbi padëgjueshmërinë, të mirës kundër të keqes dhe mirësisë kundër mëkatit.

Kjo është ditë gëzimi kur ngadhënjen fisnikëria mbi koprracinë, falja mbi hakmarrjen, lidhja farefisnore mbi ndërprerjen e saj, dashuria mbi urrejtjen.

Prandaj, urime për atë që agjëroi, gëzime për atë që bëri ibadet gjatë netëve të Ramazanit, që lexoi Kuranin dhe përmendi të Gjithëmëshirshmin. I gëzuar dhe i lumtur duhet të jetë, ai i cili gjatë tij i dyfishoi veprat e mira, i gëzuar le të jetë ai që dha Zekatin dhe Sadakën.

Sot i jemi kthyer natyrshmërisë sonë të përditshme, pas mbarimit të muajit të shenjtë të Ramazanit, dita e Fitër Bajramit është një ditë e festimit, e gëzimit, e paqes, mirëkuptimit, tolerancës dhe solidaritetit me njëri-tjetrin.

Sot kemi kryer një obligim njëvjeçar, duke plotësuar numrin e ditëve të Ramazanit, sot falënderojmë Allahun si kurrë më parë që na udhëzoi në rrugë të drejt dhe që arritëm në Ditën e Bajramit siç thuhet në Kur’an:

*“Që të plotësoni numrin, të madhëroni Allahun për atë se u udhëzoi dhe që të falënderoni.”* El-Bekare-185

Festa e Bajramit të Madh, na kujton një kuvend mbarëpopullor ku mblidhen të gjithë besimtarët e fesë Islame, me të njëjtin qëllim, që ta adhurojnë Krijuesin e tyre t’i shprehin falënderimin dhe t’i luten që mbi tokë të mbretërojë paqja dashuria e respekti, mirëqenia e toleranca ndërnjerëzore.

Në fenë Islame kemi dy festa kryesore: Fitër Bajramin dhe Kurban Bajramin. Që të dyja na vijnë pas realizimit të dy shtyllave të fesë Islame; pas përfundimit të muajit të madhërishëm të Ramazanit vjen Fitër Bajrami, kurse Kurban Bajrami pas përfundimit të ceremonive të Haxhit” - tha Kasim ef. Gërguri.

Faljes së namazit të Fitër-Bajramit i priu Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, ndërsa Myftiu i Kosovës, nga hytbeja e xhamisë “Sulltan Murat”, iu drejtua popullit me mesazh, ku në fillim tha:

“Jemi tubuar sot, në këtë ditë madhështore për të kremtuar në mënyrën më të mirë Fitër-Bajramin, festë kjo që ngërthen në vete rikujtimin dhe përkushtimin ndaj Krijuesit të gjithësisë, të cilin besimtarët me devocionin më të madh e shprehen gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit.

Në muajin e Ramazanit ne na bashkoi agjërimi që e kemi bërë vetëm për Allahun, na bashkuan ibadetet e namazet, iftari e syfyri, zeqati e sadakaja si dhe solidariteti, bamirësia, mirëkuptimi e përkujdesja ndaj nevojtarëve.

Allahu i Madhërishëm thotë:

*“Shembulli i pasurisë së atyre që e japin në rrugën e Allahut është si i një kokrre që i mbinë shtatë kallinj, në secilin kalli njëqind kokrra. All-llahu ia shumëfishon (shpërblimin) atij që dëshiron, All-llahu është bujar i madh, i di qëllimet.”* (El-Bekare, 261)

Janë këto tipare që këtë muaj e bën më të veçantë nga të tjerët, sepse nëpërmjet tij ne u afruam edhe më shumë tek Allahu, ishim më tolerant, më dorëlirë, dhe më të afërt me farefisin, familjen dhe shoqërinë.

Për ne në Kosovë, kjo festë, këtë vit, ka një domethënie të dyfishtë, ngase për të parën herë e presim dhe e festojmë në Kosovën e pavarur e të pranuar ndërkombëtarisht, për se së pari i jemi mirënjohës Zotit fuqiplotë që na mundësoi ta arrijmë këtë ditë e më pastaj u jemi mirënjohës edhe të gjithë miqve tanë që na ndihmuan ta realizojmë projektin tonë të kamotshëm për liri e sovranitet.”

Më tutje në mesazhin e tij Myftiu Tërnava ka potencuar parimet universale të fesë islame, ku spikati rolin e njeriut në shoqëri: “Parimet universale të Islamit konsistojnë në formimin e një shoqërie të shëndoshë, dinjitoze e humane, me vlera të larta etike e të vlefshme, të një shoqërie të barabartë, përparimtare, të lirë, demokratike dhe bashkëkohore, të një shoqërie të njerëzishme, në të cilën të gjithë njerëzit pa kurrfarë dallimesh do të gëzonin lumturinë e vërtetë shpirtërore dhe atë materiale trupore.



Myftiu, Mr. Naim Tërnava

Roli i njeriut në këtë botë është që ai së pari ta njohë natyrën e ambientin që e rrethon, që në shpirtin e njeriut të zgjojë vetëdijen dhe ndërgjegjen e heshtur të humanitetit dhe të njerëzores, të cilat e shtyjnë dhe e motivojnë për realizimin e idealeve të larta.

Nëse njeriu e kupton drejt këtë mision, padyshim do të jetë një pjesëtar i vlefshëm në shoqëri, e shoqëria mburret me ata që zbukurohen e stolisen me këto virtyte të larta të moralit e të fisnikërisë.

*Të nderuar besimtarë!*

Fitër-Bajrami vjen si një fllad i cili qetëson dhe gëzon zemrat e besimtarëve, të cilët me dinjitet e përkushtim të pashoq, kryen obligimin e Ramazanit duke iu nënshtruar Allahut fuqiplotë me tërë qenien e tyre.

Le të jetë kjo festë e Fitër - Bajramit si stimulim në përforcimin tonë ndaj ftesës së besimit dhe tolerancës dhe, forcim i zemrave tona drejtë shkallëve të larta të devotshmërisë për të na siguruar prosperitet në këtë botë dhe shpëtim në botën tjeter. Le të jetë festa e Fitër-Bajramit moment i vetëdijesimit tonë, kur ne do të dimë ta respektojmë dinjitetin njerëzor".

Myftiu Tërnava në mesazhin e tij apeloi tek popullata e Kosovës që të angazhohen për funksionalizimin e shtetit të Kosovës si dhe për respektimin e vlerave të popujve e komuniteteve që jetojnë në Kosovë:

Përfitoj nga rasti, që nga ky vend t'ju ftojë që të kontribuojmë për funksionalizimin e shtetit tonë, të ndërtojmë një shtet ku do të mbretërojë rendi, ligji e rregulli, të ndërtojmë një shoqëri që do të respektojë vlerat qytetëruese të popujve të Kosovës duke respektuar etninë, gjuhën dhe besimin e çdo qytetari të saj, dhe duke u angazhuar për afirmimin dhe kultivimin e vlerave pozitive të popujve të Kosovës.

Në fund, më lejoni që të gjithë juve, besimtarë të nderuar, t'ua uroj Festën e Madhe të Fitër-Bajramit, duke e lutur të Gjithëmëshirshmin që në shtëpitë tona të mbretërojë paqja, harmonia dhe ngrohtësia familjare"-tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava.

Edhe duanë e namazit të Fitër-Bajramit e bëri Myftiu Naim ef. Tërnava.

## Pritje urimi nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Fitër-Bajramit





Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës organizoi pritje urimi.

Për ta uruar Myftiun Tërnava në selinë e BI të Kosovës erdhën:

**Nga institucionet:**

Presidenti i Kosovës - Fatmir Sejdiu; Kryetari i Kuvendit të Kosovës - Jakup Krasniqi; Kryeministri i Kosovës - Hashim Thaçi; Shefi i Misionit të EULEX-it - Piter Fejd; Komandanti i TMK-së Gjeneral Sylejman Selimi.

**Nga misionet diplomatike:**

Zëvendësambasadorja e Britanisë së Madhe, shefi i Zyrës së Malajzisë, shefi i zyrës së Shqipërisë;

**Nga partitë politike**:

Kryetari i LDD-së - Nexhat Daci, nënkryetarët e AKR-së - Ibrahim Gashi, Ibrahim Makolli e Fadil Maloku, nënkryetari i AAK-së - Ahmet Isufi; kryetari e PSDK-së - Agim Çeku, Kryetari i PD - Ferid Agani, kryetari i PLK-së - Gjergj Dedaj; nga një delegacion i KLMDNJ-së, dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.

***(r.sh.)***

*Në Prizren*

# Në vigjilje të Ramazanit Mbrëmje Kuranore me kurra nga Turqia



Në vigjilje të muajit të madh të Ramazanit, Këshilli i Bashkësisë Islame të Prizrenit më 24 gusht në Sallën e sporteve të qytetit organizoi Mbrëmje Kuranore, ku në prani të rreth 2000 qytetarëve kënduan pjesë nga Kurani 4 kurra të njohur turq.

Në këtë mbrëmje qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, nënkryetari i DIJET-it dr. Mehmet Gyrmez, alimi e dijetari i madh shqiptar me famë botërore Shejh Shuajb Arnauti, Isamet Qazimi përfaqësuesi i IIRO, Myftiu i Komunës së Bajram Pashës nga Turqia si dhe shumë personalitete të tjerë nga të gjitha anën e Kosovës.

Organizimi i Mbrëmjes Kuranore në Prizren e rrethinë kishte zgjuar interesim të madh kjo u pa më së miri kur në ora 20 Salla e sporteve ishte mbush plotë me dashamirë që kishin ardhur për të dëgjuar kurrat e Kuranit.

Në një atmosfere të bukur fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i Këshillit të BI së Prizrenit, Lutfi efendi Ballëk i cili pasi përshëndeti të pranishmit tha se organizimi i kësaj Mbrëmje kuranore në prag të muajit të shenjët të ramazanit është bërë që sa më të përgatitur edhe shpirtërish ta presim ramazanin.

Ju përshëndes të gjithëve me një kënaqësi që ne sonte të jemi së bashku, që ne sonte ta dëgjojmë Kuranin-Fjalën e Allahut xh.sh.

Të nderuar të pranishëm kemi kënaqësi të veçantë që sonte në mesin tonë kemi të pranishëm hafizëllarë të dalluar që do të na kënaqin zemrat tona me leximin e Kuranit.

Ndërsa Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava pasi ka përshëndetur dhe përgëzuar organizatorin për mbrëmjen kuranor, të pranishmëve në sallë iu drejtua:




"Vëllezër të nderuar, motra të nderuara, atëherë kur njerëzimi kishte humbur shpresën e ardhmërisë, atëherë kur vlerat njerëzore nuk respektoheshin, atëherë kur vërtetë nuk dihej se çfarë po ndodh në këtë gjithësi i Madhi Allah e dërgoi Muhamed Mustafanë dhe atij i dërgoi librin e fundit hyjnor Kuranin famëlartë, në muajin e shenjet të bekuar të Ramazanit. Ndaj ky muaj që po vjen është muaj i Kuranit, është muaj në të cilin Allahu xh.sh. e begatoi njerëzimin me zbritjen e tij dhe e beri ligj, e beri kushtetutë, e bëri program jete për individin, familjen dhe shoqërinë".

Në fund Myftiu Tërnava u shpreh se Bashkësia Islame e Kosovës edhe në të ardhmen edhe këtu po edhe në qendra tjera anë e kënd Kosovës do të organizojë tubime të tilla.

Përshëndetën edhe dr. Mehmet Gërmez dhe Shejh Shuajb Arnauti.

## Kush këndoi Kuran në Prizren?

Në mbrëmjen kuranore në Prizren me zërin e tyre melankolik e me një lexim vërtet artistik Kuran lexuan 4 kurra turq: **Xhihan (Cihan) Kodal** nga Turqia, **Mahmut Shefket Bajram** po ashtu nga Turqia, **Mustafa Özcan nga** Gjermania dhe **Fatih Imdat** nga Turqia.

Të theksojmë kurrat turq janë pritur shumë mirë nga të pranishmit në Sallën e sporteve në Prizren.

Në këtë mbrëmje kanë qenë të paraparë që të marrin pjesë edhe dy kurra të njohur shqiptar **Xhelal Kaloshi** nga Kosova dhe **Xhemail Nuhiju** nga Maqedonia por sipas organizatorit për shkaqe objektive nuk qenë të pranishëm në Prizren.

***(r. shkodra)***

*Kryesia e BI në bashkëpunim me Wakqf-in organizuan*

# Gara të Kuranit në hivz dhe tilavet - lexim



Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në bashkëpunim me Shoqatën "Waqf"- misionin në Kosovë për hir të muajit të madhëruar të Ramazanit organizuan gara në Kuran në nivel të Kosovës. Garat u organizuan në kategorinë e hivzit dhe në atë tilavet-lexim të Kuranit.

Interesimi i kandidatëve për pjesëmarrje në gara ishe i mirë kështu në kategorinë e hivzit garuan 5 kandidatë ndërsa në kategorinë e tilavetit 39 kandidatë.

Ajo që duhet theksuar për këtë garë është paraqitja e garuesve të moshave të ndryshme gjë që është një tregues i qartë se në Kosovë ka një potencial të mirë garues në Kuran.

Garat i hapi Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava i cili i përshëndeti garuesit duke u uruar suksese. "Ju të nderuar pjesëmarrës sonte do të garoni në një garë të veçantë në leximin e bukur të Kuranit. Këto gara kësaj here mbahen në muajin e madhëruar të Ramazanit që siç e dini ky është muaj në të cilin ka filluar që të zbres Kurani.

Bashkësia Islame e Kosovës do të organizojë gara të Kuranit edhe në të ardhmen në nivel të Kosovës po pse jo edhe të rajonit"-tha Myftiu Tërnava në hapje të garave të Kuranit.

Komisioni vlerësues në përbërje Hfz. Safet Hoxha - kryetar, Sabri ef. Bajgora, Bahri Simnica, Ahmet Serreaxh, Mustafë Hajdari dhe Fitim Flugaj pasi dëgjoi kandidatët në kategorinë e hivzit dha këtë renditje



Hakim Ilazi

1. Gëzim Shuku - Vushtrri;
2. Suad Shabani - nx. në medresenë. "Alaudin" të Prishtinës;
3. Veton Osmani - Mitrovicë;
4. Selver Krasniqi - Obiliq;
5. Besnik Abrashi - Gjakovë.

Dy vendet e parë në kategorinë e hivzit u shpërblyen me nga 500 euro ndërsa tri vendet tjera me nga 100 euro.

Ndërsa në kategorinë e leximit sipas komisionit vlerësues doli kjo renditje:

1. Hakim Ilazi - Podujevë;
2. Bali Sadiku - Gjilan;
3. Osman Abazi - Prishtinë;
4. Sallah Feta - Prishtinë;
5. Daut Lezi - Prizren;
6. Enes Koshi - Gjakovë;
7. Xhelatin Halili;
8. Faton Bytyqi - Prizren;
9. Xhingiz Inxhi - Prizren;
10. Selman Jallderem - Prizren.



Suad Shabani

Vendi i parë në kategorinë e tilavetit u shpërblye me një Llap-top, ndërsa 9 të tjerat me dhurata të posaçme.

Organizatori ndau një dhuratë edhe për garuesin veteran Musa Avdiu-imam nga Prishtina, gjithashtu organizatori ndau nga 50 euro për 4 fëmijët garues

Art Yll Baruti, Qëndrim Ramadani, Ensar Shuku, Rexhep Ibrahimi.

# 12 vjeçari Jasir Krasniqi hafëzi më i ri në Kosovë

**Myftiu Naim Tërnava:** Ruajtja e fjalëve të Allahut përmendësh është puna më meritore që mund ta bëjë njeriu mbi sipërfaqen e tokës,...

Me dorëzimin e diplomës mbi kryerjen e hivzit nga hoxha i njohur nga Tetova hfz. Mahmud ef. Asllani në Prishtinë më 13 shtator 2008 publikisht u bë inaugurimi i hafëzit më të ri në Kosovë -12 vjeçarit nga Prishtina Jasir Shefqet Krasniqi.

Në këtë solemnitet qe i pranishëm Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava, Ministri i shëndetësisë Alush Gashi, zëvendësministri i Shërbimeve Publike Rifat Blaku, përfaqësues të partive politike, si dhe të ftuar nga Tetova, Shkupi dhe thuajse nga të gjithë këshillat e BI.



*Hfz. Jasir Krasniqi*



BIM - SHKUP

قال الله تعالي : انا نحن نزلنا الذكر وانا له لحافظون صدق الله تعالي

BASHKËSIA ISLAME NË REPUBLIKËN E MAQEDONISË

DIPLOMË HIFZI

قال رسول الله صلي الله عليه وسلم: أشراف امتي حملة القرآن صدق رسول الله

| | | | |
|---|---|---|---|
| Emri dhe mbiemri: | JASIR KRASNIQI | Kursin e filloi më: | 01. 09. 2006 |
| Emri i babës: | Shefqet | Kursin e mbaroi më: | 04. 09. 2008 |
| Vendi i lindjes: | Medine, Arabi Saudite | Vendi i mbajtjes së provimit: | Tetovë |
| Data e lindjes: | 30. 10. 1996 | Data e mbajtjes së provimit: | 05, 06. 09. 2008 |

Jasir Krasniqi mësimet e hifzit i vijoi te: Hfz. Mahmut ef. Asllani, kurse provimin e dha para Komisionit i përbërë nga 1. Hfz. Ejup ef. Selmani 2. Hfz. Abdilbaki ef. Kasami dhe 3. Idris Ef. Idrizi me vlerësim: (5), dhe personit në fjalë i jepet titulli: HAFIZ I KUR'ANI KERIMIT

Nr. i regjistrit: 03-738
Data: 10. 09. 2008
Shkup

Reisul-Ulema i BI në RM
H. Sulejman ef. Rexhepi

Në këtë përurim të hafëzit të ri që u bë pas iftarit që e shtroi familja Krasniqi ishin të pranishëm mbi 200 veta.

Fillimisht të pranishmëve iu drejtua prindi i Jasirit, dr. Shefqet Krasniqi i cili pasi që përshëndeti mysafirët, një përshëndetje dhe falënderim të posaçëm ia adresoi mësuesit të hafëzëve hfz. Mahmut ef. Asllanit.

“Kam emocion të veçantë ngase sot kjo tokë po na nderohet më një hafëz të ri e ky është biri im Jasiri, për të cilin kemi lutur Allahun e madh gjatë, dhe shumë kemi bërë dua dhe kënd e kam takuar e kam porositur bëni dua që Allahu t’i lehtësoi këtij vogëlushi që ta mësojë këtë Kuran” - tha dr. Shefqet Krasniqi.

Ai më tutje tha se nxënia e Kuranit përmendësh është një prej mrekullive më të mëdha të vet Kuranit famëlartë - Kuranit i cili sfidon çdo gjë.

Është interesante që Kuranin e mësojnë përmendësh si ata që e kuptojnë ashtu edhe ata që nuk e kuptojnë gjë që është një mrekulli në veti



Më pas Idriz ef. Idrizi nga Tetova para të pranishmëve lexoi një biografi të shkurtër të Jasir Krasniqit si dhe kumtoi para të pranishmëve rezultatin e shkëlqyeshëm të arritur të këtij vogëlushi prishtinas përse komisioni kompetent i Myftinisë së Tetovës e ka vlerësuar me notën maksimale 5.

Hfz. Mahmut ef. Asllani në mënyrë solemne ia dorëzoi Diplomën e hivzit, hafizit më të ri në Kosovë - Jasir Krasniqit me se edhe publikisht i bë promovimi i tij.

Pas kësaj hafëzi i ri para të pranishmëve këndoi pjesë nga Kurani i madhëruar.

Duke përshëndetur të pranishmit, mysafirët nga Tetova familjen Krasniqi e posaçërisht të riun Jasirin, Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava fillimisht ka folur për rëndësinë që i ka kushtuar vetë Pejgamberi ruajtjes dhe nxënies përmendësh të Kuranit. Myftiu ka përmendur edhe rolin e hafuzllarëve në kohën e tubimit të Kuranit si dhe për traditën e hivzit tek ne.

“Ruajtja e fjalëve të Allahut përmendësh është puna më meritore që mund ta bëjë njeriu mbi sipërfaqen e tokës, është begatia më e madhe, është dhurata më e madhe nga Allahu xh.sh.. Ne na begatoi me shumë të mira por ja Ramazani është muaji në të cilin zbriti Kurani dhe Kurani është kryedhurata e Allahut xh.sh. për mbarë njerëzimin. Ndaj kjo dhuratë që na është dhënë neve po dëshmojmë se do ta ruajmë me nder e respekt, me përkushtim, me sinqeritet, me dinjitet kur ne shohim edhe këtë vogëlush pranë neve që është dëshmia më e madhe se vërtetë në Kosovën tonë deri në kataklizmin përfundimtare do të ketë njerëz të cilët do ta mësojnë Kuranin përmendësh falë hoxhallarëve tanë, falë imamëve siç e kemi Hoxhën Mahmudin i cili vërtet ka bërë një punë të madhe që unë ja kam lakmi” - tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava në shenjë përkrahje për hafëzin e ri ndau 2000 euro.

## Biografi e shkurtër e Jasir Krasniqit

Jasiri ka lindur më 30 tetor 1996 në Medinë të Arabisë Saudite. Është nxënës i shkëlqyeshëm në kl. VII në shkollën fillore “Meto Bajraktari” në Prishtinë.

Hivzin e ka filluar më 1 shtator 2006 në Tetovë tek hoxha i njohur Mahmud ef. Asllani, ndërsa e ka përfunduar më 4 shtator 2008 po në Tetovë.

Më 5 dhe 6 shtator 2008 i është nënshtruar provimit vlerësues para komisionit në përbërje Hfz. Ejup ef. Selmani, Hfz. Abdilbaki ef. Kasemi dhe Idriz ef. Idrizi.

Komisioni vlerësues pasi e dëgjoi Hfz. Jasirin e notoi me notë 5 dhe i dha titullin Hafiz i Kuranit Kerim.

Familja e Jasirit jeton në Prishtinë.

***(r.sh.)***

***Shtime*** *- Manifestim me rastin e duasë së Hatmes*

# Ku ka punë, ka edhe rezultate



Dita e enjte, 28 gusht, qe ditë kremteje për xhematlinjtë e xhamisë qendrore në Shtime, që kishin mbushur xhaminë për të ndjekur programin e përgatitur nga vijuesit e mësimbesimit.

Pas namazit të drekës dhe këndimit të një ashereje nga Vezir Ademi, të pranishmëve mirëseardhje në këtë tubim madhështor u shprehu imami i kësaj xhamie, Isa ef. Tërshani, i cili, pasi falënderoi Allahun Fuqiplotë, përshëndeti të pranishmit dhe në veçanti mysafirët.

Në këtë manifestim, përveç shumë xhematlinjve që kishin mbushur xhaminë, qenë të pranishëm edhe kryetari i KBI-së të Ferizajt Fehmi ef. Mehmeti me bashkëpunëtorët, si dhe shumë imamë nga rrethina.

Duke folur në këtë manifestim, kryetari Fehmi ef. Mehmeti, pasi përgëzoi imamin, nxënësit dhe prindërit e tyre, për rezultatet e arritura me vijuesit e mësimbesimit, tha: "Ky imam duhet të jetë shembull edhe për imamët e tjerë, se aty ku ka angazhim, rezultatet nuk mungojnë, sepse angazhimi i imamit ka rol të madh për të rinjtë dhe xhematin. Imami juaj edhe këtë pushim veror e ka shfrytëzuar me të rinjtë duke ua mësuar fjalët e Allahut të Madhëruar, në kursin veror që ka organizuar".

Në vazhdim ai foli për rëndësinë që i jep feja islame diturisë, për se tha:

"Allahu xh.sh.që në ajetin e parë në Kuran i drejtohet njeriut: *"Lexo, mëso, në emër të Zotit....".* Si dhe foli për rëndësinë e edukimit të të rinjëve në frymën e parimeve të shëndosha islame, e sidomos në këto kohëra të vështira ku janë përhapur shumë dukuri negative. Për të shpëtuar nga këto të këqija është e domosdoshme që të futet lënda e mësimbesimit në shkollat tona, dhe në fund, më lejoni t'ju uroj muajin e Madhërishëm të Ramazanit, që fillon pas dy-tri ditësh, duke ju dëshiruar një agjërim të lehtë dhe të pranuar".

Pastaj filloi një program i pasur me pjesë nga Kurani: secili vijues këndonte pjesët e caktuara dhe nga disa sure përmendsh nga xhuzi i fundit.

U kënduan disa ilaçi, poema e poezi të zgjedhura. Programi ishte jashtëzakonisht i ngjeshur dhe cilësor, saqë shumë prej të pranishmëve nga ngazëllimi u mbusheshin sytë me lot.

Pas programit Isa efendiu, ndër të tjera, tha: "E falënderoj Allahun xh.sh. që më mundësoi të punoj edhe me këtë gjeneratë të shkëlqyeshme që sot po kurorëzojnë punën me suksesin e treguar para jush.

E lusim Allahun e Gjithëmëshirshëm që këryre të rinjve t'u japë shëndet dhe suksese në të ardhmen", përfundoi ai.

Duanë e hatmes e bëri kryeimami i KBI-së Sulejman ef Roshaj. Në fund të këtij manifestimi, kryeimami Roshaj, nxënësëve që bënë hatme, ua dha nga një dhuratë modeste.

Nxënësit që bënë hatme:
- Isak Jakupi
- Lavdim Tërshani
- Arlinda Jakupi
- Melihate Jakupi
- Fitore Tërshani
- Pas përfundimit të manifestimit, prindërit e nxënësëve për mysafirët kishin përgatitur një drekë.

***I. T.***

## Përmirësim gabimi

Ju bëjmë me dije se në "Diturinë Islame" nr. 216-217, korrik-gusht 2008, në artikullin me titull: "Imam Vehbi Ismaili (1919-2008) - themelues i Qendrës së parë shqiptare Islame në Amerikë", në faqen nr. 11 ku bëhet fjalë për letrën e Imam Vehbi Ismailit dërguar imamit të Kavajës, është cekur gabimisht emri i Muhamed Demirit, e duhet të jetë emri i Muhamed Hoxhës. Kërkojmë falje nga të përmendurit si dhe nga lexuesit.

(Autori)

## Lexuesi i kosovarë Hakim Ilazi i 16 në listën e përgjithshme




Në qytetin Terengganu të Malajzisë, gjatë muajit gusht u mbajtën garat në shkallë ndërkombëtare në këndimin e Kuranit. Kjo ishte hera e 50-të që Qeveria Malajziane fton lexuesit më të mirë prej vendeve të ndryshme myslimane anekënd botës. Në një sallë të bukur dhe në praninë e një publiku mjaft entuziast, garues të ardhur nga shtete të ndryshme të botës, treguan shkathtësitë e tyre në këndimin e Kuranit.

Garat u mbajtën në dy kategori, atë të meshkujve dhe të femrave. Punën më të vështirë në këtë eveniment kulturor e pati juria profesionale nga 14 anëtarë, të gjithë emra të njohur të shkencës së Kuranit që kryesohej nga Sheikh Abdul Aziz nga Malajzia.

Vlen të theksohet se Kosova edhe këtë vit pati përfaqësuesin e saj në këto gara mjaft prestigjioze. Këtë vit, Kosovën e përfaqësoi lexuesi i njohur i Kuranit jo vetëm tek ne por tani edhe në shkallë kombëtare dhe atë regjionale, Hakim Ilazi i cili garoi më 23 gusht 2008 në kategorinë Tilavet (lexim të Kuranit).

Në një konkurrencë të fortë Hakim efendiu nga komisionin vlerësues nga 100 pikë e mundshme mori 78 duke u renditur i 16 në listën e përgjithshme .

Hakim efendiu nga të gjithë përfaqësuesit e deritashëm kosovar që kanë, marrë pjesë në këtë garë ka arritur rezultatin më të mirë gjë që është një i sukses i Kosovës në arenën ndërkombëtare.

Përveç pjesëmarrjes në garë, garuesit patën rastin të takonin edhe shumë personalitete publike, si dhe të vizitonin disa nga pikat më turistike që ka ky vend.

Për Hakim ef. Iljazin, pjesëmarrja në këto gara qe një nga eksperiencat më të bukura.

**Republika e Kosovës**
**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Vushtrri**
**Nr. 361/08**
**Dt. 01.09.2008**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Vushtrri, në mbledhjen e rregullt me anëtarët e Këshillit të mbajtur me datë 26.08.2008, në mes tjerash, shqyrtoi edhe ecurinë e çështjeve fetare, për çka shpallë:

# Konkurs

Për **Imam, hatib** dhe **mual-lim** në Xhaminë e fshatit Smrekonicë.

Kandidati duhet t'i plotësojë këto kushte:
- Përveç medresesë, duhet ta ketë edhe kualifikimin superior islam (Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë ose jashtë vendit).
- Dokumentacionit përveç kërkesës duhet t'ia bashkëngjis edhe diplomat e kulifikimit të mesëm dhe atij superior si dhe certifikatën e lindjes.

Vërejtje:
- Dokumentet dorëzohen në KBI të Vushtrrisë;
- Dokumentet e pakompletuara nuk do të merren në shqyrtim;
- Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas publikimit në revistën e BI-së "Dituria Islame".

**Republika e Kosovës**
**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Viti**
**Nr. 125/09**
**Dt. 03.09.2008**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Viti në mbledhjen e mbajtur me datën 19.08.2008 vendosi të shpallë:

# Konkurs

Për këto vende pune:
1. Imam në fshatin Gërmovë;
2. Imam në fshatin Vërban;
3. Imam në fshatin Zhiti;
4. Imam në fshatin Devaj;
5. Imam në fshatin Trestenik.

Për të gjitha vendet e punës kërkohet kualifikimi superior profesional, ose së paku medreseja.

Dokumentet e nevojshme:
- Kërkesa;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata e mjekut;
- Diploma e fakultetit, ose diploma e medresesë.

Dokumentat e pakompletuara nuk do të shqyrtohen.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas pulbikimit në revistën "Dituria Islame".